PËRUROHET XHAMIA E RINOVUAR E SINAN PASHËS NË PRIZREN

# DITURIA ISLAME

NUMER 254 | VITI 25 | SHTATOR 2011 | SHEVALL 1432 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1€

## GJITHKUND NË KOSOVË SOLEMNISHT U KREMTUA FESTA E FITËR-BAJRAMIT

HYTBEJA E BAJRAMIT NGA MYFTIU I KOSOVËS




NUK ËSHTË E DREJTË E ASKUJT QË ISLAMI TË FYHET NË RAPORT ME ATË SE DO TË HYJ OSE JO LËNDA FETARE NËPËR SHKOLLA

www.dituriaislame.net

Transmetohet nga Enesi radijallahu anhu, i cili thotë:

“Pejgamberi salallahu alejhi ue selem, erdhi në Medine dhe gjeti njerëzit duke festuar dy ditë të caktuara. Ai pyeti: “Çfarë janë këto dy ditë”? Ata u përgjigjën: Në periudhën e injorancës, këto ditë ishin festa për ne. Pejgamberi salallahu alejhi ue selem tha:
“Allahu ua zëvendësoi me dy ditë më të mira, me Kurban Bajramin dhe Fitër Bajramit.”

(Ebu Davudi, Nesaiu, Ahmedi – hadith sahih)

Trasmetohet nga Ebu Umame se Muhamedi a.s. ka thënë:

“Kush lutet (fal namaz) në dy netët e bajrameve me kënaqësi (sinqeritet), nuk i vdes zemra atë dit e kur do të vdesin zemrat”

(Ibn Maxhe, kurse Taberani e trasmeton nga Ubade ibn Samiti)

DITURIA ISLAME

# Frika nga paqja

*Akti terrorist i kasapit norvegjez, Anders Behring Breiviki (32), i cili me sulmet e kryera në Oslo dhe në ishullin Utoeya më 22 korrik, ka shkaktuar vdekjen e mbi 77 personave, në mesin e të cilëve edhe shqiptarë, shkaktoi tërmet në opinionin norvegjez, evropian e më gjerë. Ai mësohet të jetë anëtar i një grupi suedez neonazist Nordisk, i themeluar në 2007, i cili thekson "identitetin, kulturën dhe traditat nordike".Kjo masakër, më e madhja në Norvegji pas përfundimit të Luftës II Botërore, i ka kaluar kufijtë e vendit po edhe ka thelluar hendekun e urrejtjes dhe islamofobisë që ushqejnë njerëzit, se ai kundër Islamit dhe myslimanëve. Bazuar në informacionet e medieve që kanë transmetuar vazhdimisht këtë lajm, vetëkuptohet se kjo masakër nuk është kryer rastësisht, por me një paramendim dhe një studim të mirëfilltë, sa kohë që për këtë krim ekzistonin planet A dhe B. Kjo bazohet edhe në deklaratën e autorit të këtij krimi dhënë autoriteteve policore. E përditshmja norvegjeze VG shkruante "detyrën e ka kryer me sukses". Dhe ai e identifikon veten anëtar të Lëvizjes antikomuniste të rezistencës kundër Islamizimit. Nuk do të merremi shumë me këtë lajm, po shqetësimi ynë ka të bëjë me jehonën dhe rrezikun që bartë në vete veprimi i këtillë, i drejtuar me urrejtje shpirtërore dhe sulme me motive islame. Ai u mundua "të ndezë fitilin e kryqëzatave kundër myslimanëve". Zëri i Amerikës shtron pyetjen nëse kërcënimi, që mendohet se vjen nga ekstremizmi islamik, ka lënë në hije kërcënimet që i vijnë sigurisë nga ekstremizmi i majtë dhe ai i djathtë. Grupe të ekstremit të djathtë po bëhen më profesionistë. Publikimi në internet I një "manifesti" prej 1500 faqesh nga ana e Breivikit, dokumenton se ai punon për pastrimin e Evropës nga myslimanët nga viti 2083, që ishte plot me material nga shkrimtarë antislamikë. Ai ka një obsesion të çuditshëm edhe për Ballkanin, ku fjala "Kosovë" në manifestin e tij është përdorur 143 herë, "serbët" është përdorur 341 herë,'Bosnja' 343 herë dhe 'Shqipëria' 208 herë,kurse 'Srebrenica', vendi ku serbët masakruan rreth 8 mijë meshkuj boshnjakë në vitin 1995, për çudi, nuk përmendet fare askund. Ai shqiptarët myslimanë dhe ata boshnjakë i cilëson si armiq të ligj, "të cilët udhëheqin xhihad".Ai madje përdor fjalë të vrazhda për shqiptarët. "Familjet e tyre – thotë " pjellin në masë të madhe", duke bërë përpjekje që të pushtojnë demografikisht territore, e më pas edhe me gjakderdhje. Ai diskuton për dëbimin e myslimanëve nga Evropa, madje me zhdukje fizike të atyre shqiptarëve dhe boshnjakëve që rezistojnë duke përdorur një strategji më afatgjatë dhe më brutale ushtarake. Pra,e gjithë kjo armiqësi ndaj shqiptarëve dhe myslimanëve në përgjithësi që jetojnë dhe janë autoktonë në trojet stërgjyshore, shprehet me rritjen e numrit të partive të krahut të djathtë në Parlament, sidomos Partia e Progresit( PP), e cila rangohet në vendin e dytë me ulëse në parlamentin vendës. Pra, ai ishte i manipuluar nga ana e një partie të djathtë ekstreme (PP) dhe ka ndjekur verbërisht ideologjinë e saj. Ngritja e partive të djathta në arenën evropiane, shpreh brengosjen tek 100 mijë myslimanë vendës, mbjell frikën e së ardhmes dhe ndjenjën e pasigurisë për vetveten e tyre, familjen, pasurinë dhe punën e tyre. Kjo fushatë që ndërmori ai, është po ashtu edhe si pasojë e një ideologjie helmuese, e përhapur nga mediet e të gjitha llojeve që kanë ushqyer marrëzinë e Breivikiut. Fatkeqësisht, mediet po i zmadhojnë disa informacione e po i varrosin faktet vetëm e vetëm që të shtrembërojnë imazhin e Islamit dhe për ta paraqitur atë sa më agresiv dhe sa më regresiv. Këto medie ende vazhdojnë të notojnë në ujëra të pista dhe kanë mbetur të ngurta në qëndrimet e tyre duke mbajtur me fanatizëm fotografinë e kaluar ndaj Islamit dhe myslimanëve, që mbështetej në ekstremizëm dhe ashpërsi. Ato ende nuk u japin hapësirë të mjaftueshme myslimanëve për të paraqitur opinionet e tyre rreth çështjeve të ndryshme,me të cilat ballafaqohet shoqëria evropiane. Por edhe myslimanët, nga ana e tyre, duhet të inkuadrohen më shumë në medie. P.sh. vetëm në Belgjikë numri i gazetarëve myslimanë nuk kalon 1%, ndonëse dihet se përqindja e myslimanëve kalon 10 përqindëshin.*

*Islami për gazetarinë evropiane mbetet i panjohur mirë dhe në këtë pamundësi për ta njohur, bëhen padrejtësi të mëdha në dëm të Islamit dhe myslimanëve duke ngritur stereotipa të gabuara. Edhe pse në këtë vend feja islame llogarite si e dyta, për fat të keq nuk ka përfaqësues sikur kanë çifutët dhe ortodoksët .*

*Në përmbyllje, të themi se këto veprime makabre të Breivikit hapin debate në shoqërinë norvegjeze në lidhje me strategjinë dhe politikat e emigracionit, dhe tash do të dihet se a do të mbyllet njëra nga shoqëritë më të hapura evropiane dhe si do të trajtohen tash e tutje myslimanët, qoftë në Norvegji dhe qoftë edhe në tërë Evropën?!*

*Mr. Rexhep Suma*

# Gjithkund në Kosovë solemnisht u kremtua festa e Fitër - Bajramit

**"Unë sot në këtë ditë feste që nuk e kisha ndërmend t'i flas këto fjalë mund t'u bëj më dije që të gjithëve se kërkesat e BIK-ut adresuar institucioneve tona që i kemi krijuar me mund, përgjegjësit tanë këtyre kërkesave nuk janë duke ju përgjigjur ashtu si duhet. Kemi vonesa të mëdha dhe të pakuptimta"**

Si tradicionalisht, pas përfundimit të muajit të Ramazanit, më 30 gusht 2011, në të gjitha xhamitë e Kosovës, si në tërë Botën ku jetojnë myslimanët, me gëzim e hare kremtuan përfundimin e muajit të agjërimit – Ramazanit sherif, duke falë namazin e Fitër – Bajramit. Manifestimi qendror kushtuar festës së Fitër- Bajramit, për Kosovë u mbajt në Xhaminë "Sulltan Mehmet - Fatih" të Prishtinës. Manifestimi nisi me faljen e namazit të sabahut, të cilit i priu Salla ef. Feta, i cilit këndoi edhe ashere nga kurani, kurse ligjëratën (dersin) tematike kushtuar festës së Fitër – Bajramit, e mbajtën Dr. Fahrush Rexhepi- profesor në FSI dhe Bahri Sejdiu-kryetar i Këshilli të BI së Prishtinës. Hytben e Bajramit e mbajti Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, i cili iu drejtuar opinionit të gjerë me mesazhin për këtë festë. Myftiu Tërnava theksoi se festa e Fitër Bajramit është e një rëndësie të veçantë për besimtarët që kanë agjëruar muajin e Ramazani dhe që kanë shprehur përkushtim ndaj Krijuesit të gjithësisë, ndërsa bëri thirrje për vazhdimin e shkëmbimit të mesazheve të mira mes njerëzve.

"Njeriu e kupton dhe percepton burimin hyjnor të islamit, hulumton nën dritën e tij dhe mundohet që në mënyrë konkrete t'i zbatoj principet e këtij burimi, i cili njeriut ia garanton lumturinë në këtë botë dhe prehjen në botën tjetër, pranë Zotit të botëve", ka thënë ai.

Myftiu Tërnava ka folur edhe për injorimin e kërkesave të BIK nga institucionet vendore e qendrore të vendit ku si shkas mori votimin e djeshëm në Kuvendin e Kosovës kundër futjes së lëndëve fetare nëpër shkolla.

"Unë sot në këtë ditë feste që nuk e kisha ndërmend t'i flas këto fjalë mund t'u bëj më dije që të gjithëve se kërkesat e BIK-ut adresuar institucioneve tona që i kemi krijuar me mund, përgjegjësit tanë këtyre kërkesave nuk janë duke ju përgjigjur ashtu si duhet. Kemi vonesa të mëdha dhe të pakuptimta", ka thënë ai

Madje, myftiu Tërnava vlerësoi se gjatë debatit të zhvilluar dje në Kuvendin e Kosovës ka pasur deputet që kanë fyer myslimanët. Sipas tij, Bashkësia Islame e Kosovës nuk do të jetë spektatore pasive dhe të shikoj se kush më tepër po fyen ndjenjat e myslimanëve në Kosovë.

"Nuk është e drejtë e askujt që islami të fyhet në raport me atë se do të hyj ose jo lënda fetare nëpër shkolla. E drejtë e çdo anëtari të Parlamentit është që të votojë ligjin ose jo, por nuk është e drejtë e askujt që të fyej identitetin islam dhe ndjenjën islame. Kjo ka ndodhur dje fatkeqësisht nga disa parlamentarë. Unë i thërras ata për një vetëdijesohen, se ka kaluar koha e komunizmit, kur avancohej ai që fyente ndjenjat fetare", ka thënë ai. Por myftiu i Kosovës, Naim Tërnava tha se BIK sikurse më parë, edhe në të ardhmen do të vazhdoj të kultivoj respektin ndërfetar në Kosovë edhe atëherë kur dikush mundohet ta prish këtë harmoni.

# Hytbeja e Bajramit

**Myftiu i Kosovës, Naim Tërnava**

**"Allahu urdhëron drejtësi, bamirësi, ndihmë të afërmeve, e ndalon nga imoraliteti, nga e neveritura dhe dhuna, ju këshillon ashtu që të merrni mësim". (EN-Nahl-90)**

**Të nderuar vëllëzër e motra!**

Falënderojmë Allahun i Cili na mundësoi që të agjërojmë muajin e shenjët të Ramazanit, muajin e Kuranit, solidaritetit e sakrificës. Edhe gjatë këtij muaji si dhe muajve të tjerë e adhuruam Allahun duke e luture atë për pranimin e ibadeteve –adhurimeve tona duke kërkuar falje për mëkatet tona, duke e lutur Allahun që mes njerëzve kudo në botë të mbretëroi paça e harmonia, solidariteti e devotshmëria, ngase që të gjithë jemi krijesa të Zotit dhe bijtë dhe bijat e Ademit dhe Havas.

Sot, askush nuk është më i qetë se ne, më krenar e bujarë, ngase kemi përfunduar edhe një adhurim që është fondament i Islamit në raport me Krijuesin. Përkundër vapës së madhe me bindje të thellë e përkushtim të plotë, kënaqësi shpirtërore e bujari njerëzore, forcuam edhe më besimin ndaj Allahut, forcuam edhe më shumë besën dhënë Allahut dhe Muhamedit a.s., dhe sot jemi të gëzuar e të buzëqeshur dhe me të drejt shpresojmë në shpërblimet e Zotit.

Neve të nderuar vëllezër e motra do të na mungoi bereqeti i Ramazanit, vëllazëria që u forcua edhe më shumë nëpër xhamit tona duke falë namazin e teravive dhe namazin e natës, do të na mungoi syfyri dhe begatia e iftarit për një kohë, do të mungoi edhe ajo valë e madhe e të rinjve e të rejave të cilët në mes të natës ishin mysafirët e Allahut nëpër xhamit tona.

Ne do të vazhdojmë edhe pas Ramazanit me ibadete e adhurime të shumta ndaj Krijuesit suprem duke u munduar që të ngrihemi në piedestalin më të lartë të moralit njerëzor, duke absorbuar në vazhdimësi në shpirtin tonë nektarin e pastër të porosisë hyjnore Kuranit famë lartë.

Morali Islam mbështetet në të konsultuarit e mendjes, lartësimin e ndërgjegjes, në urtësi dhe synon mirëqenien në këtë dhe në botën tjetër.

Lukmani a.s. kështu e porosit të birin e vet:

*"O djali im, s'ka dyshim se edhe nëse ajo (vepra) peshon sa kokrra e lirit, e të jetë e fshehur në rrasë guri, ose në qiej apo në tokë, Allahu do ta sjell atë se Allahu është I butë dhe hollësisht I informuar. O djali im, fale namazin urdhëro për punë të mira e ndalo nga të këqijat përballo me durim çdo gjë që të godet vërtetë këto janë nga çështjet më të preferuara. Dhe mos shtrembëro fytyrën tënde prej njerëzve, mos ec nëpër tokë kryelartë, se Allahu nuk e do asnjë mendjemadh e që shumë lavdërohet. (Llukman: 16-17-18)*

Është Allahu Ai që e ka nderuar njeriun, i Cili e ka bërë mëkëmbës të Vetin dhe ia ka dhënë në shërbim të gjitha të mirat dhe begatitë e kësaj jete, duke e pasur në përkujdesje të vazhdueshme për angazhimin e tije, dhe llogarinë që duhet ta jap para Allahut xh.sh.

Njeriu e kupton dhe percepton burimin hyjnor të Islamit, hulumton nën dritën e tij dhe mundohet që në mënyrë konkrete t'i zbatoj principet e këtij burimi. I Cili njeriut ia garanton lumturinë në këtë botë dhe prehjen në botën tjetër pran Zotit të botëve.

Njeriu është një krijesë e ngarkuar dhe me përgjegjësi, ai duhet të përpiqet deri në çastin e takimit me të Lartë Madhëruarin kur Ai për të mirën do ta shpërblejë me të mirë, kurse për të keqen me vuajtje. Myslimani beson në shpërblimin që do të realizohet në botën e

ardhshme, në atë se kjo botë është ara e ahiretit, se ahireti është shtëpia e qëndrimit dhe e shpërblimit të çdo shpirti me atë që ka fituar:

*"E kush punoi ndonjë të mirë që peshon sa grimca, atë do ta gjej, dhe kush punoi një të keqe që peshon sa grimca atë do ta gjej." (Ez -Zilzal: 7-8)*

Është i mirënjohur fakti së Islami e urdhëron drejtësinë, mirësinë ndaj prindërve, të afërmve, bonjakëve, të shkretëve, fqinjëve të afërt dhe të largët, shokut pranë dhe udhëtarëve.

Islami inicion sinqeritetin, besnikërinë, durimin, ndershmërinë, bujarinë, trimërinë, butësinë, altruizmin si dhe ndihmën në të mirë dhe devotshmërinë.

Feja e Allahut i ndalon ligësitë, poshtërsitë, imoralitetin, shtypjen, padrejtësitë, ngatërresat, tradhtinë, dyfytyrësinë etj.

Njeriu me mendje të shëndoshë e kupton vendimin e qëlluar të së drejtës islame për t'i dënuar ata që bëjnë krime, si vrasja me qëllim, mbjellja e fesatit nëpër tokë, kusaria, prishjen e sigurisë, vjedhja, prostitucioni, akuzimi i grave të pastra e besimtare pirja e alkoolit etj.

Besimtari mysliman gjithherë e ka parasysh rëndësinë e moralit në jetën e njeriut, pozitën e këtij faktori në Islam, ai e di se madje edhe adhurimet synojnë frytet morale-etike, se namazi i ndalon ligësitë dhe poshtërsitë, zeqati bën pastrimin e besimtarit dhe pronës së tij, kurse agjërimi është edukatë e pasionit dhe mësim Allahu të dërguarit të vetë i drejtohet me këto fjalë.

*"…Ne ty të shpallëm librin sqarim për çdo send, udhëzim e mëshirë dhe myzhde për myslimanët (En - Nahl: 89)*

**Të nderuar vëllezër e motra besimtarë**

Brenga është ajo që e shqetëson shpirtin e njeriut, andaj kush përkujdeset për vëllain e vetë që ti largoi një breng Allahu do ti largoi brengë atij. Muhamedi a.s. thotë:

*"Kush ia largon besimtarit një breng nga brengat e kësaj bote, Allahu do ti largoi atij një breng prej brengave të ditës së gjykimit. Kush e lehtëson-ndihmon atë që është në vështirësi. Allahu e lehtëson në këtë botë dhe tjetrën. Kush ia mbulon një të metë myslimanit, Allahu do t'ia mbuloi atij në këtë dhe botën tjetër. Allahu e ndihmon robin e vetë sa kohë që ky e ndihmon vëllain e tij.*

*Kush ndjek rrugën për të kërkuar dituri, Allahu do t'ia lehtësoi atij rrugën për në xhenet.*

*Sa herë që njerëzit mblidhen në një nga shtëpitë e Allahut për të lexuar e studiuar librin e Allahut, mbi te do të zbresë qetësia dhe do t'i mbuloi mëshira, engjëjt do t'i rrethojnë dhe Allahu do ti përmendë ndër ata që ndodhën tek Ai. Atë që do ta lënë pas veprat e veta nuk mund ta gradoi prejardhja e tij."*

Ndaj edhe në këtë festë madhështore të punojmë edhe më shumë në rritjen e vlerave njerëzore, në avancimin e vlerave të mirëfillta të cilat janë parakusht i sukseseve në vazhdimësi. Të largohemi nga çdo e keqe e cila edhe ashtu është në kundërshtim me natyrshmërinë e krijimit të njeriut, të largojmë vesveset e shejtanit ta mbushim shpirtin, zemrën e mendjen tonë me besim të thellë në Allahun, dhe Resulullahin dhe të punojmë bashkërisht për një të ardhme sa më te, mirë për fëmijët tanë.

Dashuria për Zotin është thelbi i gjithçkaje dhe burimi më i pastër për të gjitha dashuritë, mëshira dhe dashuria vërshojnë në zemrat tona të dirigjuara nga mësimet e marrua nga Kurani dhe Hadithi drejt Zotit.

Edhe në këtë ditë feste të mbretëroi dashuria, mëshira e solidariteti të ndihmojmë e respektojmë edhe më shumë njëri tjetrin, të vizitohemi mes vete, të shkojmë nëpër shtëpi të vëllait, fqiut , mikut shokut për të shprehur ndjenjën e dashurisë e respektit se kështu urdhëron Islami, kështu kalitet vëllazëria, forcohet ymeti, dhe rritet ndjenja për avancimin e çdo gjëje që është e mirë.

Edhe njëherë të gjithëve me fat festa e Fitër - Bajramit.



# Komentimi i kaptinës El-Mulk (8)

**Sabri Bajgora**

**"A është më i udhëzuar ai që ec i përmbysur me fytyrë në tokë, apo ai që ec në pozicion qëndrues rrugës së drejtë? Thuaj: "Ai është që ju krijoi, ua dhuroi të dëgjuarit, të parit dhe mendjen, kurse pak po e falënderoni" Thuaj: "Ai është që ju krijoi e ju shumoi në tokë dhe vetëm te Ai do të tuboheni!" (El-Mulk, 22-24)**

**22. "A është më i udhëzuar ai që ec i përmbysur me fytyrë në tokë, apo ai që ec në pozicion qëndrues rrugës së drejtë?"**

Allahu i Lartmadhërishëm, në këtë ajet kuranor sjell krahasimin në mes qafirit dhe besimtarit, që të na qartësojë dallimin ndërmjet atij që e mohon Zotin e kësaj ekzistence, dhe të atij që i nënshtrohet, duke respektuar urdhëresat e Tij.

Shëmbëllimi i jobesimtarit me atë që ecën fytyrë përmbysur në tokë, shpërfaq më së miri realitetin e mjerë të çdo femohuesi, sepse të mos shohësh Dritën e udhëzimit të Allahut, do të thotë të jesh i verbër e i pandjenja, të kesh një zemër të ngurtë e mendje të turbullt.

Jobesimtari është përshkruar si një i përmbysur, i cili gjatë jetës së tij nuk ka ndonjë qëllim të caktuar, por është i hutuar, ndërkohë që besimtari është përshkruar si një njeri krenar dhe i papërkulur në besimin e tij të drejtë.

Në lidhje me jobesimtarët, dhe verbërinë e tyre jo vetëm në sy, por edhe në zemra e mendje, flasin shumë ajete kuranore, ndër të cilat do të veçonim:

"Allahu ua mbylli atyre zemrat, veshët e tyre dhe në të pamurit e tyre ka një perde, e ata kanë një dënim të madh." (El-Bekare, 7)

Të vulosurit e zemrave dhe veshëve të tyre, nënkupton pamundësinë e ndjesisë së të Vërtetës hyjnore, kurse me perden që e kanë para syve, dëshmohet se ata nuk janë në gjendje të shohin e as të marrin mësim prej argumenteve lëndore për ekzistimin e Zotit, të cilat i kanë pranë dhe para vetes, gjithandej.

Kjo në asnjë mënyrë nuk nënkupton që Allahu i ka krijuar të tillë, që të jenë banues të zjarrit, por nënkupton se zemrat e tyre i ka mbërthyer ndryshku i kufrit, dhe më nuk "shohin" e as janë në gjendje ta kuptojnë të vërtetën.

Këtë gjendje të tyre të mjerë, e sqaron Allahu xh.sh. edhe në këtë ajet kuranor:

"... Ata kanë zemra që me to nuk kuptojnë, ata kanë sy që me ta nuk shohin dhe ata kanë veshë që me ta nuk dëgjojnë. Ata janë si kafshët, bile edhe më të humbur..." (El-A'raf, 179)

Zemrat e jobesimtarëve mohojnë Imanin-besimin, meqë ato në Kuran përshkruhen herë si të vulosura me ndryshk, herë me verbëri e herë-herë me sëmundje. Kjo gjë ua pamundëson atyre që tek ta të depërtojë drita e udhëzimit. Në zemrat e tyre më nuk ka asnjë shpresë se mund të rrezatojë ndonjë shkëndijë e mëshirës hyjnore, sepse ata vetë i kanë mbyllur këto dyer të shpresës. Madje, ato nuk i zbut as përkujtimi i Allahut, përkundrazi vetëm se u shtohet kufri dhe inati. Allahu xh.sh. këtë soj të njerëzve të pabindur i përshkruan në Kuran si të vdekur, të zhytur në errësirat e injorancës. Ja se çfarë krahasimi bën i Lartmadhërishmi për besimtarët dhe jobesimtarët kur thotë:

"Vallë, a është ai që qe i vdekur kurse Ne e ngjallëm dhe i dhamë dritë, me të cilën ecën mes njerëzve, si ai që ka mbetur në errësirë (i humbur) dhe nuk mund të shpëtojë (dalë) nga ajo?" (El-En'am, 122)

Nga ky ajet shohim se besimtari i vërtetë para besimit të tij i ngjason po ashtu një të vdekuri, por Allahu e ka gjallëruar me Imanin e tij, duke i dhuruar dritë e udhëzim, për t'ia ndriçuar rrugën e jetës, ndërsa idhujtari dhe qafiri, mbesin përjetësisht në "vdekjen" e tyre, dhe në errësirën




shpirtërore e fizike e cila i rrethon nga të gjitha anët, kështu që mbesin të hutuar dhe nuk gjejnë mënyrë për të dalë nga kjo errësirë, sepse zemrat e tyre të ngurta, nuk janë në gjendje të përthithin as aromën e as dritën e Imanit, prandaj ata konsiderohen të vdekur për së gjalli.

Transmeton Imam Ahmedi nga Ebu Hurejra r.a. të ketë thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut s.a.v.s.: "Njerëzit do të ringjallen tre llojesh: Një lloj (grup) do të ringjallen duke ecur, një tjetër duke kalëruar, kurse një grup do të ringjallen duke ecur (zvarritur) me fytyrat e tyre." I thanë: O i Dërguar i Allahut, a thua si do të ecin me fytyrat e tyre?, ndërsa ai tha: "Ai i Cili i ka bërë që të ecin në këmbë, ka fuqi që T'i detyrojë të ecin (zvarriten) me fytyra...":

**23. "Thuaj: "Ai është që ju krijoi, ua dhuroi të dëgjuarit, të parit dhe mendjen, kurse pak po e falënderoni"**

Allahu xh.sh. nga mëshira e Tij e pakufishme, e porosit të Dërguarin e Tij-Pejgamberin e mëshirës për të gjithë njerëzit, që sërish, t'ua përcjell idhujtarëve dhe jobesimtarëve mesazhin e Dritës hyjnore, që t'i kthehen logjikës së shëndoshë, duke ua përkujtuar e thënë: A nuk është Allahu Ai që Ju krijoi dhe Ju pajisi me të gjitha shqisat: të dëgjuarit dhe të pamët, dhe Ju dalloi nga gjallesat e tjera me mendje e arsye? A nuk Ju krijoi Ai etapë pas etape në barqet e nënave tuaja duke Ju sjellë në këtë botë, që të jeni mirënjohës dhe falënderues? A nuk Ju përsosi në formën më të bukur, duke ju dhënë bukurinë njerëzore, prandaj si mund të jeni kaq pak falënderues e mosmirënjohës?!

Ky ajet, ua bën të ditur idhujtarëve se Allahu i Madhërishëm ua ka dhënë tri dhunti të mëdha, por ju nuk i përfillët dhe madje ishit shumë mosmirënjohës dhe indiferentë ndaj tyre. Ju me të dëgjuarit tuaj, nuk deshët të dëgjonit udhëzimin e Pejgamberit a.s., me sytë tuaj, nuk patë argumentet e shumta të Krijuesit por i mbyllët ata para së të Vërtetës, ndërkohë që me zemrat dhe mendjet tuaja, nuk logjikuat e as medituat rreth fakteve në të cilët u thirrët të besonit - në Allahun si Krijues dhe në pranimin e Muhamedin a.s. si të dërguar të Tij. Pjesa e fundit të ajetit "pak po e falënderoni", në fakt nënkupton se ju aspak ose hiq nuk jeni falënderues për shkak të arrogancës në zemrat e juaja, andaj përgatituni që të shijoni dënimin e dhembshëm në Ahiret.

**24. "Thuaj: "Ai është që ju krijoi e ju shumoi në tokë dhe vetëm te Ai do të tuboheni!"**

Ky ajet sikurse edhe ata paraprak, ka ardhur si përforcim i ajetit të dytë të kësaj kaptine: "...për t'ju provuar se cili prej jush është më vepërmirë....", sepse çdo proces në këtë botë, është një sprovë për njeriun, për t parë se ç'rrugëtim do të ndjekë në gjurmimin e së Vërtetës. Ky ajet është po ashtu përforcim i argumenteve të Fuqisë së Allahut, sepse Ai ka fuqi që pas vdekjes të na ringjallë e të na tubojë në Ditën e Gjykimit.

Një prej argumenteve më madhështore të fuqisë së Allahut është fakti se Ai na krijoi prej një mashkulli dhe një femre, na ndau në popuj e fise që ta jetojmë këtë jetë, por në fund, do të na marrë në Llogari për veprat tona, në të cilat ishim të lirë.

Fjala "Dhere'ekum fil erdi" nënkupton se Allahu Ju shumoi në tokë, duke Ju siguruar rrëskun-furnizimin, pavarësisht nëse i besoni Atij apo jo, por në Ahiret, ata që mohuan Njëshmërinë e Tij, nuk kanë se çfarë të kërkojnë nga mirësitë e Tij.

Ky ajet, njëkohësisht dëshiron t'i vetëdijesojë idhujtarët se Ringjallja është e vërtetë, meqë ata, mu në këtë pikë, më së shpeshti polemizonin me të Dërguarin e Allahut, duke e tallur e përqeshur se si mund të ketë ringjallje, pasi që trupat të kenë vdekur e të jenë bërë hi e pluhur.

Zaten, shumë prej ajeteve kuranore janë përqendruar mu në këtë vetëdijesim të jobesimtarëve, se ashtu siç Allahu na ka krijuar për herë të parë, Ai sërish do të na rikrijojë duke na ringjallur, sepse është Krijues dhe është i Plotfuqishëm.

Në këtë kontekst vjen edhe ajeti kuranor: "Ashtu sikundër e kemi filluar krijimin (tuaj), e rikthejmë..." (El-Enbija'ë, 104)

**Porositë e këtyre ajeteve:**

- Meditimi rreth argumenteve dhe shembujve që Allahu ka sjellë në Kur'anin fisnik rreth besimtarëve dhe jobesimtarëve, duhet të na shërbejnë në forcimin e Imanit.
- Dallimet në mes besimtarit dhe jobesimtarit janë të shumta dhe aq të dukshme, ashtu sic është dallimi në mes dritës dhe errësirës.
- Allahu e ka lënë njeriun të lirë në vepra; nëse do, përudhet, e nëse ndjek intrigat djallëzore, do të jetë i humbur në të dyja botët.
- Është obligim i çdo muslimani ta kërkojë udhëzimin nga Allahu i Plotfuqishëm.
- Pejgamberi a.s., është nderuar nga ana e Allahut xh.sh., duke bërë që nëpërmjet gjuhës së tij, t'ua shpaloste idhujtarëve dhe jobesimtarëve në çdo vend e kohë, argumentet bindëse për ekzistimin e Zotit.
- Mirësitë e përmendura në këto ajete, janë aq të mëdha, saqë patjetër duhet të meditohet thellë rreth tyre.
- Ajetet në të cilat i Madhërishmi e ka urdhëruar të Dërguarin e Tij për të thirrur në Islam dhe besim, janë urdhëresa imediate edhe për të gjithë thirrësit islamë.
- Fuqia e Allahut nuk shfaqet vetëm në shumëllojshmërinë e krijesave, por edhe në krijimin e pashoq dhe rregullimin e përkryer të kësaj ekzistence.
- Të dëgjuarit, të pamaturit dhe mendja, janë mirësi të mëdha për krijesën njerëzore, prandaj i mallkuar është ai njeri që nuk i është mirënjohës Allahut për këto dhunti.
- Mëkëmbësia e njeriut në tokë është e afatizuar, dhe kjo do të përfundojë me shkatërrimin e kësaj gjithësie dhe daljen para Allahut xh.sh.
- Ringjallja dhe tubimi i të gjitha krijesave para Allahut xh.sh. është manifestim i Fuqisë Absolute, i Cili ashtu siç na ka krijuar herën e parë, ka mundësi edhe të na ringjallë e të na marrë në Llogari. - vijon -



# Mençuria - Urtia

**Mr. Adnan Berbatovci**

**Atij që i është dhënë urtia, i janë dhënë të mira të shumta.( El-Bekaretu,269)**

Trasnmetohet nga Ibn Abasi, që ka thënë: "Më përqafoi dhe më shtrëngoi Muhamedi a.s. dhe pastaj u lut e tha: 'O Zot mësoja diturinë dhe Mençurinë'". (Buhariu). Urtësia është pa dyshim cilësi e njerëzve të kompletuar në rrafshin mendor dhe intelektual, të cilët përmes kësaj cilësie të dhuruar nga Zoti i Madhërishëm, mund të arrijnë të zgjidhin probleme të natyrave të ndryshme. Ndryshe nga të gjitha veçoritë e tjera, nga të cilat mund të dallohet një njeri , Urtia apo Mençuria u jepet njerëzve të veçantë si dhuratë nga Zoti xh.sh..

Lidhur me përkufizimin e Mençurisë, dijetarët kanë thënë:

-Mençuri do të thotë vendosje e një gjëje në vendin e saj.

-E përkufiz edhe kësisoj: Ajo është një veprim i qëlluar në kohën e qëlluar.

Kjo cilësi te shumica e filozofëve më të mëdhenj të vjetër konsiderohet si nëna e të gjitha të mirave dhe bazë e të gjitha virtyteve njerëzore.

Filozofi i njohur antik, Sokrati, e konsideron atë si kulmin e të mirave prej së cilës burojnë të gjitha veprimet dhe sjelljet e njerëzve dhe e cila konsiderohet edhe si bosht kryesor i tyre.

Urtia te Sokrati përkufizohet edhe kështu: Ajo është plotësim i njohurive dhe i dijes, dhe ai që e arrin atë, tashmë e ka arritur tërë mirësinë.

Ndërkaq Platoni mendon kështu: Mençuria është veti e lartë e cila formohet si shkak i forcës së hidhërimit dhe asaj të epsheve në mendje dhe trup; i Mençur konsiderohet ai që punon mirë vetëm për shkak se ajo vepër është e mirë, e jo për ndonjë qëllim tjetër. Kështu, pra, këtë cilësi e vërejmë edhe tek të gjitha drejtimet e ndryshme filozofike dhe të shkencës së Etikës-Moralit si dhe të atyre të quajtura si Polemizuesit – Ruvakijjun. Por këta të fundit, edhe pse e kishin ndërtuar tezën e tyre të bazuar në epshin, si bazë të drejtimit të tyre etik, prapëseprapë para masës paraqiteshin me ngjyrë të njeriut të matur e të mençur, duke iu referuar maturisë dhe parimeve të kësaj vetie.

Ndërkaq, për sa u përket Feve, dihet mirëfilli se të gjitha fetë, me gjithë kundërshtitë apo mospajtimet në mes tyre, pajtohen se kjo cilësi a veçori konsiderohet si dhuratë nga Zoti xh.sh., të cilën Ai ia jep kujt të dojë nga robërit e Tij. Prandaj ai që pajiset prej Allahut Fuqiplotë me njohuri të shumta, me sukses në punë dhe me drejtësi në gjykim, ai pa dyshim arrin të pajiset më Urti dhe me të gjitha të mirat.

Thotë Zoti xh.sh: Atij që i është dhënë urtësia, i janë dhënë të mira të shumta. (El-Bekare,269

" Ne i kemi dhënë Lukmanit Urti duke i thënë: Falënderoje Allahun, e kush falënderon , falënderon për veten e tij". (Lukman, 12)

E lidhur me Davudin a.s., thuhet: "Ne i dhamë Davudit Urtësinë dhe Oratorinë".

Ndërkaq sa i përket që të dyve, Davudit dhe Sylejmanit a.s. Zoti xh.sh thotë:"...Çdonjërit prej tyre i dhamë urti dhe dije".

Filozofët islamë, gjithashtu bënin thirrje për të dhe cilësoheshin për këtë veçori, edhe pse kishte nga mesi i tyre që i pasonin filozofët e vjetër grekë, sidomos Sokratin, Platonin dhe Arsitotelin.

Dijetari i shquar i Etikës Islame, Ibn Miskevije, në librin e tij -Disiplina e Moralit –Etikës, lidhur me Urtinë thotë:"Urtia është virtyt i shpirtit të dalluar që flet, e kjo do të thotë që t'i njohë të gjitha gjërat për nga ekzistenca. Apo t'i njohë




mendjet ose mentalitetet se cili prej tyre duhet të jetë aktiv e cili pasiv".3

Elementet bazë të Urtisë apo Mençurisë janë tri:

1. Inteligjenca
2. Njohuria
3. Dëshira

Inteligjenca konsiderohet si dhuratë nga Zoti i Madhërishëm, Njohuritë e gjera vijnë si rezultat i punës dhe angazhimit të njeriut dhe Dëshira apo vullneti i fortë vijnë si dhuratë nga shoqëria e suksesshme dhe e ngritur, e cila i motivon pjesëtarët e saj të ecin tutje në botën e suksesit. Kjo shoqëri u vë bijve bazat themelore të jetës, që konsiderohen si të domosdoshme për të jetuar një jetë me nder dhe me krenari.

Prandaj, duke i parë këto elemente, mund të themi se dallimi në mes Diturisë dhe Mençurisë konsiston në faktin që:

Dituria na mëson të prodhojmë ilaçe ose armë, kurse Urtia a Mençuria na mëson apo na bën ne që të mendojmë se kur duhet t'i përdorim ato.

Prandaj moto e asaj kohe ndër masën e gjerë ishte bindja se Urtia është fryt i suksesit të dijes dhe punës, gjë që mbështetet edhe sot e kësaj dite.

Nocioni Hakim – i Mençur- i Urtë është përdorur qysh në kohët e lashta, për tëe shprehur nder dhe respekt për personin për shkak të respektit dhe shenjtërisë që kishin njerëzit për këtë cilësi. Çdo ymet a popull kishte njerëz të urtë dhe të mençur, me të cilët krenoheshin për njohuritë e tyre, saqë disa edhe i lartësonin në shkallën e shenjtërisë. Këtë e vërejmë bazuar në hulumtimet etike që janë bërë kohë më parë, e vazhdojnë të bëhen edhe sot e kësaj dite.. Kjo për arsye se këta popuj shkonin aq larg, saqë konsideronin se këta dijetarë të urtë dhe të mençur posedonin njohuri të jashtëzakonshme dhe veçoheshin për njohuri të fshehta, tek të cilat nuk mund të arrijë askush tjetër përveç tyre.

Por, duhet theksuar në këtë aspekt, Urtia si cilësi ishte fare pak e njohur në kohën e njohur para ardhjes së Shpalljes së fundit të Islamit. Ndër popuj të ndryshëm, e posaçërisht tek arabët, më shumë ishin të shfaqura armiqësi ndër njerëz dhe rrëmbimet sesa kjo gjë (Urtia).Urtia luan një rol të jashtëzakonshëm në sjelljen e personave dhe shoqërive; përmes saj largohen rreziqet në jetën private të njerëzve dhe në atë të përgjithshme. Përderisa urtia të jetë cilësi e njeriut, nuk do të mungojë suksesi dhe shpëtimi. Ndërkaq, popujt që u pajisën me të, shtrinë sundimin e tyre në botë dhe ndriçuan sikur Dielli. E si të mos jetë kështu, kur Urtia para çdo veprimi, kërkon vigjilencë në çdo aspekt për proceset që mund të ndodhin. Po përmendim këtu disa fjalë të urta, sa për të parë intelektin e madh të autorëve të tyre:

- Kokat janë më të mençura atëherë kur janë të qeta, ndërsa zemrat janë më të forta dhe më stabile, atëherë kur ato rrahin në përkrahje të çështjeve të pastra dhe të drejta .

-Të jesh i drejtë para se të jesh bujar.

-Njeriu më i mençur është ai që mendon se ka pak mençuri.

Njëri nga të mençurit ka thënë:

Të të mos mashtrojnë katër gjëra:

1. Mikpritja e udhëheqësve
2. Buzëqeshja e armikut
3. Lajkat e grave
4. Dhe të nxehtët e dimrit

(1) Kurani i Madhëruar. (2) Sahihul Buhari (3) Fil Ahlakil Islamijeti vel Insanijeti- D. Ahmet Faragali. Kajro,1988. (4) Prof .Dr. Abdulkerim Bekar- marrë nga- Xhamiul Ahkamiil Kuran. Pjesa 3

# Testamenti (el-vesijetu)

**Dr. Musli Vërbani**

**Muhamedi a.s., i thotë Sead bin Vekasit: "Lëre Vasijet 1/3, sepse edhe 1/3 është shumë. Më mirë t'i lësh trashëgimtarët të pasur sesa t'i lësh të varfër, duke u kërkuar njerëzve lëmoshë**

Testamenti është i vjetër aq sa trashëgimia, edhe pse ka zëra se trashëgimia testamentare është paraqitur më vonë. Testamenti ekzistonte edhe te grekët edhe te romakët. Në disa epoka testamentin e shfrytëzonin për qëllime të këqija dhe për padrejtësi. Te romakët kryefamiljari kishte të drejtë që, nëpërmjet testamanetit, me pasurinë e tij të vepronte si të donte, t'i linte testament njeriut të huaj dhe t'ua ndalonte të drejtën e trashëgimisë fëmijëve të tij. Pastaj, më vonë, u ishte dhënë e drejta që fëmijët të trashëgonin një të katërtën e pasurisë, me kusht që fëmijët të ishin sjellë tepër mirë me prindërit e tyre.

Tek arabët, në kohën e injorancës, vetëm për krekosje u linin testament të huajve, e të afërmit e vet i linin të varfër. Mirëpo, më vonë, Islami përmirësoi dhe rregulloi destinimin e Vasijetit (testamentit) në mënyrë të drejtë. Në rend të parë ai detyroi që tërë pasuria t'u lihet Vasijet (testament) prindërve dhe të afërmve. Zoti xh. sh., thotë (Shih, El-Bekare, 180). Pastaj, në suretu En-Nisa, në mënyrë të detajuar, përcaktohet e drejta e trashëgimisë dhe Vasijeti ligjësohet, por duke paraparë dy kushte esenciale: Që Vasijeti (testamenti) të mos jetë më i madh se 1/3 e pasurisë, sepse Muhamedi a.s., i thotë Sead bin Vekasit: "Lëre Vasijet 1/3, sepse edhe 1/3 është shumë. Më mirë t'i lësh trashëgimtarët të pasur sesa t'i lësh të varfër, duke u kërkuar njerëzve lëmoshë".

Që Vasijeti (testamenti) të mos u lihet trashëgimtarëve, ngase kjo është e ndaluar, sepse trashëgimtarët gëzojnë të drejtën e trashëgimisë (e jo të Vasijetit). Mirëpo, edhe Vasijetin mund ta gëzojë ndonjë trashëgimtar, nëse këtë ia lejojnë trashëgimtarët e tjerë. Edhe Vakëfi mund të lihet nëpërmjet testamentit, dhe kjo në atë mënyrë që të lihet testament vlera e një të tretës së pasurisë së paluajtshme, që pas vdekjes e merr emërtimin e vakëfit.

Të gjithë myslimanët falen në drejtim të Qabesë, ndërsa themelet e Qabesë i ka ngritur Ibrahimi a.s., që e ka lënë vakëf.

Edhe Omeri r.a. ka lënë vakëf parcelën e tij të Hajberit. Omeri r.a. e kishte pyetur Muhamedin a.s. se si të vepronte me pasurinë e tij, që të kishte shpërblim të vazhdueshëm tek Allahu. Muhamedi a.s. i propozoi që ta linte vakëf parcelën e tij. Kështu Omeri r.a. urdhëroi që vakëfi i tij të mos shitej, as të trashëgohej dhe as të dhurohej.

Ky veprim i Omerit r.a. qe bërë shembull për ashabët që edhe ata të ndiqnin rrugën e tij. Kështu që, thuhet se, nuk pati asnjë nga ashabët e pasur që të mos kishte lënë vakëf.

Muhamedi a.s. jo vetëm i kishte nxitur të tjerët që të linin vakëf, por edhe vetë ai i la vakëf shtatë bahçet e tij në Medinë.

Vasijet gjuhësisht do të thotë këshillë dhe porosi për të vepruar ose për të mos vepruar diçka. Mirëpo në Sheriatin islam, dijetarët i japin përcaktimin tjetër, që përputhet me dispozitat e legjislacionit islam. Sipas tyre, Vasijet është: Veprim që bëhet detyrim për testamentpranuesin nga testamentlënësi, i cili lë pas vetes një të drejtë të tij.(1)

Testamenti dallon nga dhurata për faktin se testamentpranuesi e fiton të drejtën (e posedimit dhe shfrytëzimit) të atij testamenti vetëm pas

vdekjes së testamentlënësit, kurse dhuratën mund ta shfrytëzojë personi të cilit i dhurohet diçka, që në momentin e dhurimit; gjithashtu testamenti, në dallim nga dhurata, është i vlefshëm deri në një të tretën e pasurisë së testamentlënësit; testament mund të jenë sende të prekshme – konkrete dhe gjëra jo të prekshme, të cilat mund të shfrytëzohen, kurse dhurata vlen vetëm për çështje konkrete dhe të prekshme.

Ka edhe një përkufizim tjetër për testamentin:"Të kërkuarit e një njeriu nga një njeri tjetër që të veprojë diçka në mungesë të tij, pas vdekjes së tij"

Kjo tregon se fukahenjtë kishin dhënë përkufizime të ndryshme për testamentin.

**Argumentet e ligjësimit të testamentit**

**1. Argumenti nga Kur'ani**

Zoti i Lartmadhëruar thotë(Shih,El-Bekare, 180).Kështu ishte në fillim të Islamit (lënia testament për prindër dhe të afërm), pastaj ky ajet është shfuqizuar me ajetet e trashëgimisë në suretun Nisa, kurse për sa i përket ajetit të lartpërmendur, ka mbetur aktiv lidhur me lënien e Vasijetit për të tjerët, përveç trashëgimtarëve. Transmetohet nga Omeri r.a. se e kishte dëgjuar Pejgamberin a.s., duke thënë: "Vërtet Allahu ia ka dhënë secilit të drejtën e tij në trashëgimi, për këtë arsye nuk lejohet të lihet testament për trashëgimtarin". Po ashtu në ajetin tjetër kuranor, Zoti i Lartmadhëruar thotë (Shih, En-Nisa, 11).

**2. Argumenti i Sunetit**

Sead bin Vekasi shkon te Pejgamberi a.s., dhe i kërkoi që dy të tretat e pasurisë së tij të shpërndante (ta linte Vasijet), kurse një të tretën t'ia linte vetëm një vajze e cila e trashëgonte. Muhamedi a.s. këtë nuk ia lejoi. Pastaj ai i kërkoi që ta shpërndante (ta linte Vasijet) një të dytën, e Pejgamberi a.s.. edhe këtë i refuzoi. E pastaj Muhamedi a.s., i thotë: "Një të tretën (mund ta lësh Vasijet), për shkak se është më mirë që pasardhësit t'i lësh me pasuri sesa të varfër e lypsa".

**3. Argumenti i Ixhmait**

Të gjithë dijetarët e Ymetit janë deklaruar se testamenti (Vasijeti) është i lejuar.

**4.Argumenti logjik**

Testamenti është prej veprave të mira dhe shton devotshmërinë ndaj Allahut.

**Urtësia e testamentit**

Testamenti ka rëndësi të veçantë fetare, morale dhe juridike. Sikurse çdo vepër e mirë, ashtu ka vlerë edhe testamenti, sepse prej tij arrihet dobia dhe e mira në këtë botë dhe shpërblimi në botën tjetër. Përmes testamentit, ndihmohen



institucionet islame, institucionet bamirëse, plotësohen nevojat e nevojtarëve, mënjanohen vështirësitë e të dobëtëve. Për këtë arsye ligjësimi i testamentit është në interes të përgjithshëm të shoqërisë. Testamenti ndikon në mënyrë të drejtpërdrejt edhe në zhvillimin ekonomik, në raportet e njerëzve në mes tyre në këtë botë, po ashtu edhe që të arrihet shpërblimi në Botën tjetër. Nëpërmjet testamentit, njeriu realizon punë të mira, të cilat nuk ka pasur rast t'i kryejë më herët.

**Ruknet e testamentit**

Të gjithë dijetarët pajtohen se rukni i vetëm i testamentit është oferta dhe pranimi i ofertës. Praktikisht oferta bëhet në këtë mënyrë: "I kam lënë X pasuri (e shënon pasurinë) X personit (e shënon emrin e personit)." Ose shprehet: "Një të tretën e pasurisë sime, pas vdekjes sime, i lë testament filanit". Kusht i pranimit të ofertës është vdekja e testamentlënësit (sepse testamenti ndryshon nga dhurata). Nëse testamentmarrësi e pranon (e merr në shfrytëzim) pasurinë-testamentin para se të vdesë (testamentlënësit), veprimi i tillë është i pavlefshëm, me fjalë të tjera, pasuria i kthehet testamentlënësit, dhe ai (testamentmarrësi) duhet ta pranojë testamentin (pasurinë) vetëm pasi të vdesë testamentlënësi.

Oferta e testamentit bëhet me një prej këtyre tri formave: Me shkrim; Nëpërmes deklaratës, d.m.th. me të shprehur; Me shenja, në pamundësi të të shprehurit apo të të shkruarit. Njeriu që mund të flasë, nëse dëshiron, testamentin e shpreh duke e deklaruar me gojë, por, nëse dëshiron, e bën me shkrim. Për sa i përket memecit, ai, nëse di të shkruajë, nuk i vlen



(lënia e testamentit) me shenja, por, nëse nuk di të shkruajë dhe nuk mund të flasë, atëherë testamentin e lë me shenja ose me simbole.

**Kushtet e testamentit**

Kushtet e testamentit ndahen në: Kushtet e testamentlënësit. Kushtet e sendit të lënë testament, dhe Kushtet e testamentpranuesit (legatorit).

**Kushtet e testamentlënësit**

Kushtet që duhet t'i plotësojë testamentlënësi, janë: Të jetë i moshës madhore. Nuk është i vlefshëm testamenti i fëmijës. Të jetë i mençur. Gjithashtu nuk pranohet testamenti i të dehurit, sepse rasti i tillë është i ngjashëm me të të çmendurit dhe se i dehuri nuk mund ta kontrollojë atë që flet. Të jetë pronar i sendit të lënë testament. Pronar i një pasurie është çdo njeri që është kompetent për të vepruar me atë pasuri, për ta shitur ose për ta dhuruar. Ky posedon të drejtën që atë send ta lërë testament, por gjithnjë duke pasur parasysh një të tretën e pronësisë së tij. Të mos jetë i detyruar. Testamenti është e drejtë e vullnetit të lirë, prandaj i detyruari nuk e ka këtë të drejtë. Për këtë arsye, testamenti i të detyruarit është i pavlefshëm. Të mos ketë borxh, i cili përfshin tërë pasurinë e tij. Borxhi ka përparësi ndaj testamentit dhe pasuria e borxhliut është e varur prej borxhit, që është e drejtë e atij të cilit i ka borxh. Nëse njeriu të cilit i ka borxh (borxhdhënësi) heq dorë nga ajo e drejtë (ia fal borxhin) dhe këtë ia lejon (borxhmarrësit i cili e lë testamentin), atëherë testamenti i tillë lejohet dhe zbatohet, në të kundërtën ai testament është i pavlefshëm.

**Kushtet e sendit të lënë testament**

Kushtet e sendit të lënë testament janë: Që të jetë prej sendeve të ngjashme që trashëgohen apo kontraktohen; Që sendi të jetë në pronësi të testamentlënësit; Që ai send apo ajo vlerë të jetë sa një e treta e pasurisë së testamentlënësit ose edhe më pak. Nëse trashëgimtarët e pranojnë atë që i vdekuri ka lënë testament më shumë se një të tretën e pasurisë së tij, atëherë bëhet e vlefshme edhe më shumë se një e treta; Që të mos jetë për bërje mëkatesh. Testament mund të lihet pasuria e tundshme dhe ajo e patundshme. Prandaj, testament mund të jetë pasuria që shitet dhe blihet, dhe që shfrytëzohet. Lëndë e testamentit mund të jetë një plantacion, por mund të jenë edhe frutat e një plantacioni. Testament mund të lihet një shtëpi, një parcelë e të ngjashme.

**Kushtet e testamentpranuesit (legatorit)**

Kushtet e testamentpranuesit janë: Që të jetë i identifikuar (të dihet personi se kush është ai); Që të jetë i pranishëm ose i gjallë. Nëse testamentpranuesi ka vdekur para se t'i lihet testamenti, atëherë testamenti i tillë është i pavlefshëm; Që të mos e përdorë për bërje mëkatesh; Që të mos jetë sulmues ndaj Islamit; Që testamentpranuesi (legatori) të mos jetë vrasës i testamentlënësit; Që të mos jetë trashëgimtar i testamentlënësit. Muhamedi a.s., ka thënë: "Vërtet Allahu ia ka dhënë të drejtën secilit (në trashëgimi), për këtë arsye nuk ka testament për trashëgimtarin". (Transmetojnë pesë koleksionistët, përveç Nesaiut).

**Llojet e testamentit**

Testamenti mund të jetë: vaxhib, haram, mekruh dhe mustehab.

**1.Testamenti vaxhib (i obliguar)**

Është testamenti që e lë personi për t'u realizuar e drejta e një personi që e meriton atë të drejtë. Si, fjala vjen, testamenti për larjen e borxhit ndaj personave të panjohur, sepse, nëse vdes (testamentlënësi), atëherë ata persona nuk mund ta realizojnë atë të drejtë, sepse kështu ka frikë që ata mund të futen në mëkate.Po ashtu vaxhib është testamenti ndaj të drejtave ndaj Allahut. P.sh.Kur njeriu nuk i ka kryer obligimet materiale ndaj Zotit të Lartmadhëruar. Si p.sh. nëse nuk e ka kryer obligimin e zekatit. Në këtë rast ai e ka për obligim të lërë testament që prej pasurisë së tij të jepet zekati (obligim të cilin nuk e ka kryer),ose p.sh., nëse nuk e ka kryer ndonjë kefaret (kompensim për shkeljen e ndonjë detyrimi në Sheriatin islam). Ai e ka detyrim të lërë testament që të kryhet kefareti (kompensimi), si p.sh., nëse e ka prishur dhe ka ngrënë me qëllim një ditë të ramazanit. Ai në këtë rast e ka obligim t'i agjërojë 60 ditë pandërprerë, ose t'i ushqejë 60 të varfër. E nëse

e ka kapluar pleqëria dhe është para vdekjes, ai e ka obligim të lërë testament, që, nëse vdes, t'i kryhet kefareti (kompensimi), me fjalë të tjera, t'i ushqejë 60 të varfër.

**2.Testamenti haram (i ndaluar)**

- E ndaluar – haram është t'i lësh testament trashëgimtarit. Si p.sh.: Nëse i lihet testament diçka djalit të madh apo fëmijëve të tjerë. Po ashtu është haram t'i lihet testament bashkëshortes (ngase edhe bashkëshortja është nga ato që trashëgojnë).
- Nëse lihet testament më shumë se një e treta e pasurisë. Duhet ditur se, nëse këtë e pranojnë trashëgimtarët, atëherë ai testament realizohet, e nëse nuk e pranojnë, kthehet në kufirin e një të tretës së pasurisë së testamentlënësit, ndërsa ajo që është më shumë se 1/3, nuk i kryhet.
- Nëse ndonjëri ka shumë fëmijë, ndërsa të madhin dhe të dytin e ka martuar, kurse të tretin nuk e ka martuar, prandaj i lë testament në shumën e shpenzimeve të një martese, atëherë ai testament, për djalin më të vogël, është haram. Nëse ndonjëri ka bërë një gjë të tillë pa dije, çështja u lihet trashëgimtarëve, nëse ata e lejojnë, atëherë ai testament realizohet, e nëse jo, nuk realizohet.
- Haram është testamenti nëse qëllimi i tij është që të dëmtohen trashëgimtarët. Zoti i Lartmadhëruar thotë: (Shih,En-Nisa, 11) d.m.th. pa dëmtuar askënd.
-Testamenti haram është testamenti që lihet për projekte me qëllim të realizimit të mëkateve të mëdha.

**3. Testamenti mekruh (i urryer)**

Testamenti mekruh është testamenti i lënë për njerëz kriminelë apo mëkatarë të mëdhenj.

Nëse lihet testament me qëllim që të largohet ndonjë person nga mëkatet dhe të drejtohet në rrugë të drejtë e të pendohet, në një rast të tillë testamenti nuk është mekruh.

Testamenti nuk u lihet as personave që janë të njohur për shkapërderdhje të pasurisë dhe as personave amoralë.

**4.Testamenti mubah (i lejuar)**

Pjesa e pasurisë e cila lihet testament e që nuk e kalon një të tretën, është mubah.

Nëse një njeri ka shumë pasuri, mustehab është që të lërë testament diçka prej pasurisë, ngase do t'i vazhdojnë shpërblimet edhe pas vdekjes së tij. Kjo, për shkak se Muhamedi a.s. në hadith ka thënë: "Nëse vdes i biri i Ademit, i ndërpriten të gjitha shpërblimet, përveç në tri raste, që janë: sadakaja rrjedhëse, fëmija i mirë që lutet për të, dhe dituria prej së cilës ka dobi". Duhet ditur se testamenti mustehab (i pëlqyer) është ai që është më pak se një e treta e pasurisë. Kjo nga thënia e Ibni Abasit, i cili ka thënë: "(Për çudi!) Njerëzit po e praktikojnë që të lënë testament një të katërtën e pasurisë, kurse Muhamedi a.s., i ka thënë Sead bin Vekasit: "Lëre testament një të tretën, edhe pse edhe një e treta e pasurisë është tepër".Por, edhe lënia testament e një të pestës apo një të gjashtës, është e pëlqyeshme, e maksimumi i testamentit është një e treta.

Nëse testamentlënësi nuk ka fare trashëgimtarë, mund ta lërë testament tërë pasurinë, për shkak se trashëgimtarët janë pengesë për të lënë testament më shumë së një të tretën.

Është mustehab (e pëlqyer) që një pjesë e pasurisë të lihet testament, për shkaku se Zoti i Lartmadhëruar ka thënë (Shih,El-Bekare, 180) Më vonë është shfuqizuar dispozita e obligueshmërisë, e ka mbetur dispozita e mustehabit për ata që nuk trashëgojnë prej të vdekurit, kurse ata që trashëgojnë, nuk kanë të drejtë në testament.Ibn Omeri r.a. ka thënë: "Ajeti në fjalë është shfuqizuar me ajetet e trashëgimisë. Po ashtu edhe Muhamedi a.s., ka thënë: "Vërtet Allahu ia ka dhënë të drejtën secilit (në trashëgimi), për këtë arsye nuk ka testament për trashëgimtarin". (Transmetojnë pesë koleksionistët, përveç Nesaiut).

**Kur shpallet i pavlefshëm testamenti?**

Testamenti shpallet i pavlefshëm në këto raste: Nëse pasuria e lënë testament, shkatërrohet, humbet, prishet apo digjet, atëherë ai testament shpallet i pavlefshëm;Nëse testamentpranuesi vdes para testamentlënësit, atëherë testamenti shpallet i pavlefshëm, ngase i vdekuri nuk mund as të pronësojë dhe as ta bëjë pranimin. Pas vdekjes ai testament kalon te trashëgimtarët;Nëse testamentpranuesi e vret testamentlënësin;Nëse testamentpranuesi e tradhton fenë;Nëse testamentlënësi tërhiqet nga testamentlënia e tij. Një nga karakteristikat e testamentit është se testamentlënësi mund ta ndryshojë atë gjer në vdekje,dhe të hartojë testament të ri.

**Për cilat çështje lihet testamenti?**

Testamenti është mirë të lihet për çështjet në vijim:

Testamenti për nevojtarët prej të afërmve, për jetimët dhe të varfrit;Testamenti për ndërtimin e xhamive e shkollave në të cilat mësohet hifzi i Kur'anit, për ndërtimin e institucioneve, si Bashkësitë Islame;Testamenti për botimin e librave;Testamenti për studentët dhe luftëtarët në rrugë të Allahut;Testamenti për dituri dhe për hulumtime shkencore;Testamenti për ambulanca dhe spitale;Testamenti për kryerjen e Haxhit apo umres për testamentlënësin;Testamenti për ujësjellës;Testamenti për shlyerjen e borxheve të atyre që nuk kanë mundësi t'i paguajnë borxhet e tyre;Testamenti për ndërtimin e jetimoreve.

**Ekzekutuesi i testamentit**

Ekzekutuesi i testamentit është personi të cilin trashëgimlënësi e përcakton në testament për t'u kujdesur që testamenti të realizohet në bazë të vullnetit të testamentlënësit.

Është mirë që testamentlënësi të autorizojë një person, i cili merr përsipër ndarjen e tërë pasurinë së tij (ndarjen e trashëgimisë, larjen e borxheve etj.), pastaj, pas kryerjes së të gjitha obligimeve, bën edhe ekzekutimin e testamentit. Por, nëse testamentlënësi nuk e autorizon personalisht askënd, atëherë ekzekutimin e testamentit e bëjnë trashëgimtarët, e nëse nuk ka trashëgimtarë, atëherë këtë e merr përsipër Qeveritari islam.Nëse testamentit i ndryshohet destinimi ose ai nuk kryhet sipas porosisë, atëherë mëkati nuk bie mbi testamentlënësin, por mbi ekzekutuesin e testamentit. Zoti i Lartmadhëruar ka thënë (Shih,El-Bekare, 181)

**Vlefshmëria e testamentit**

Testamenti fuqizohet menjëherë pas vdekjes së testamentlënësit, sepse, për sa kohë që të jetojë ende, ai ka të drejtë ta anulojë. Për të qenë testamenti i vlefshëm, testamentlënësi duhet të mos jetë i ngarkuar me borxhe. Nëse është i ngarkuar me borxhe, të cilat kapin vlerën e tërë pasurisë që posedon, atëherë testamenti i tij është i pavlefshëm, e nëse borxhi i tij kap më shumë se dy të tretat e pasurisë së tij, atëherë vetëm një e treta e pasurisë së tij është e plotfuqishme për testament, e pjesa tjetër bëhet e pavlefshme. Mirëpo, nëse borxhlinjtë dhe trashëgimtarët ia falin edhe atë pjesë, atëherë fuqizohet testamenti.Vetëm pas shlyerjes së borxhit, lind çështja e testamentit. Nëse testamenti e kalon shumën e borxhit, ai testament nuk plotësohet, veçse së pari shlyhet borxhi, e nëse pas larjes së borxhit mbetet diçka prej pasurisë, atëherë ajo plotësohet pjesë e testamentit. Zoti i Lartmadhëruar ka thënë: (Shih,En-Nisa, 11)

Rendi i shpërndarjes së pasurisë së të vdekurit bëhet kështu:

- I paguhet borxhi (nëse ka);
- Ekzekutohet testamenti dhe, në fund,
- Pasuria e mbetur e të vdekurit trashëgohet nga trashëgimtarët.

Ja një shembull se si shkruhet një testament:

**Testament:**

بسم الله الرحمن الرحيم

Falënderimi i takon vetëm Allahut, përshëndetjet dhe begatitë qofshin për të Dërguarin e Allahut. Dëshmoj dhe deklaroj se nuk ka zot përveç Allahut, i Cili nuk ka ortak e as rival. Dëshmoj dhe deklaroj se Muhamedi është rob i Allahut dhe i Dërguar i Tij. Dita e Kiametit do të ndodhë pa dyshim dhe Zoti do t'i ringjallë të vdekurit.

Ju lë testament, ashtu siç kanë lënë testament Ibrahimi a.s. dhe Jakubi a.s.: "Vërtet, Allahu ka zgjedhur për ju këtë fe, dhe mos vdisni ndryshe, përveçse myslimanë". (El-Bekare, 132)

Ju lë vasijet (testament) të jeni të devotshëm, të falni namazin, të jepni zekatin, të agjëroni Ramazanin dhe të kryeni Haxhin, kur të keni mundësi.

Një të tretën e pasurisë sime e lë testament për çështjet në vijim:

- X euro (apo X parcelën, X objektin ) e lë për institucionet e Bashkësisë Islame apo për Xhami.
- X euro (apo X parcelën , X objektin ) për jetimë dhe për të varfër.
- X euro (apo X parcelën , X objektin ) për ambulancë dhe për spital.
- X euro (apo X parcelën , X objektin) për... etj. etj.
- Ju lë testament për X personin, adresa , nr. i tel:
- X euro për X personin , adresa , nr. i tel: .
- Ju lë testament që ta kryeni Haxhin (obligativ) për mua dhe umren;
- Ju lë testament që të ma kryeni kefaretin e ushqimit të 60 të varfërve, sepse e kam ngrënë dhe e kam prishur me qëllim një ditë të ramazanit.

Ju bëj me dije dhe dëshmoj para Zotit se çdo njeriu, i cili më ka bërë ndonjë të keqe, ia kam falur. Shpresoj që edhe ai, të cilit i kam bërë ndonjë të pahijshme, të më falë.

Në fund ju lë testament të gjithëve që për vdekjen time të bëheni të durueshëm dhe të pajtoheni me caktimin e Allahut xh.sh,

Ky është testamenti im dhe "Kush e ndryshon pasi që e dëgjon, mëkati është mbi ata që e kanë ndryshuar. Vërtet Allahu dëgjon, është i Ditur". (El-Bekare, 181)

Testamentin e shkroi: ____________,
Data: ________________________,
Adresa: ____________________ .

1. Në teorinë juridike me termin "Testament" nënkuptohet urdhri i njëanshëm i vullnetit të fundit, me të cilin një person bën ndarjen e pasurisë së tij për rast vdekjeje, gjegjësisht, me të cilin një person bën rend tjetër trashëgimor nga ai i paraparë me ligj.

- Në traditën tonë, në vend të fjalës vasijet (testament), përdoret shprehja: "E ka lënë me gojë" ose " E ka lënë me fjalë". Po ashtu përdoret edhe shprehja "E ka lënë emanet" ose "E ka lënë emanetin e fundit të jetës". Fjala "Emanet" (besueshmëri) duhet të përdoret kur një njeri për së gjalli i lë në besim (emanet) një njeriu tjetër një send për sa kohë të mungojë ai. E, kur të kthehet, ajo që i është lënë në besë, i dorëzohet pronarit të tij, kurse Vasijeti nuk është i këtillë. Kjo do të thotë se në vend të fjalës "Emanet" duhet të përdoret fjala "Vasijet".

# Felajmësia dhe Fedërgueshmëria në dritën e Librit të Allahut

**Nexhat Ibrahimi**

**Është e qartë, felajmëruesit (nebijë) dhe të dërguarit (resulë) janë personalitete të nderuara, shenjtëria e të cilëve duhet respektuar, por në kuptimin islam të monoteizmit të pastër (tevhid).**

**En-Nubuvtu ve'r-rrisaletu**

Besimi në Allahun xh. sh. është i vjetër sa edhe njeriu. Respektivisht, besimi është më i vjetër se njeriu, por vetëm me krijimin e njeriut dhe të krijesave të tjera besimi mori funksionin e udhëzimit hyjnor në rrafshin historik. Ai është i lidhur ngushtë kryesisht për dy dukuri apo dy parime kruciale dhe për dukurinë e tretë si harmonizuese e dy të parave:

1) Dukuria e së padukshmes. Sikur Allahu i Madhërishëm të ishte i dukshëm, i prekshëm, i arritshëm, atëherë besimi do të ishte i panevojshëm, pa kurrfarë kuptimi, sepse Allahu do të ishte një krijesë nga mesi ynë, një nga krijesat e kufizuara, të mundshme, në kohë e hapësirë, dhe

2) Dukuria e sprovës, e sfidës. Tërë kjo krijesë komplekse (gjithësia), tërë ky empirizëm botëror konsiston që nëpërmjet besimit të sprovohet kundrejt Allahut, kundrejt krijesave të tjera dhe kundrejt vetvetes. Konsistimi ka të bëjë edhe me faktin që të tregojë se njeriu është i përkushtueshëm ndaj Allahut dhe që e ka merituar shpëtimin dhe shpërblimin apo ndëshkimin e shkatërrimin, gjë që varet prej aktivitetit të tij mendor dhe praktik.

3) Dukuria e Shpalljes (Vahjit). Vrojtuesi i zgjuar do të vërejë se ndërmjet këtyre dy dukurive, besimit dhe sprovës, ekziston kundërthënie, sepse besimi dhe sprova me të padukshmen dhe të panjohurën nuk mund të pajtohen midis tyre. Mirëpo, kjo kundërthënie që në fe shihet në shikim të parë, pajtohet nëpërmjet dukurisë së tretë, Shpalljes (Vahjit) nga Allahu i Madhërishëm. Vetë Shpallja nuk është krejtësisht e kapshme, e pashme dhe nuk e obligon askënd të besojë, por, e shprehur me gjuhë më të thjeshtë, ajo është e pranishme dhe e udhëzon njeriun e ndriçon zemrën dhe shpirtin e njeriut, pikërisht sikurse drita e Diellit ndriçon, edhe pse vetë nuk mund ta shohim atë.

Duke ndjekur këtë rrjedhë, vijmë deri në dukurinë e bartësve të misionit Allahut të Madhërishëm në Tokë, në dukurinë e Felajmëruesit (Nebijullah), në dukurinë e të Dërguarve të Allahut (Resulullah). Ata i zgjedh Krijuesi ynë nga mesi ynë, nga populli ynë, nga gjuha jonë, për ta përcjellë porosinë hyjnore besnikërisht dhe plotënisht. Të dërguar (rusul) dhe lajmërues (enbija') qenë bijtë e Ademit a.s., e jo krijesa të tjera, sepse, sikur pejgamberët të mos ishin njerëz, do të mistifikohej feja dhe tërë misioni:

"... Ne nuk dënojmë asnjë popull, para se të çojmë të dërguar"! (El-Isra,15).

"(Këta janë) të dërguar që kanë sjellë lajme të mira e kanë paralajmëruar, në mënyrë që njerëzit të mos kenë ndonjë justifikim ndaj Allahut, pas ardhjes së të dërguarve. Se, Allahu është i Plotfuqishëm dhe i Gjithëdijshëm". (En-Nisa,165).

Është e qartë se nubuvveti (felajmësia) dhe risaleti (fedërgueshmëria) nuk është e njëjta gjë. Sipas asaj që kemi të njohur, risaleti është porosia, mesazhi hyjnor, i dërguar nëpërmjet një të dërguari (resul). Në këtë mesazh qëndron Shpallja e Allahut si udhëzim gjithëpërfshirës për jetën njerëzore. Resulët posedojnë njëkohësisht edhe cilësinë e nebijëve (felajmëruesve). Nubuvveti (felajmësia) dallon nga risaleti, sepse në këtë rast misionari i Allahut nuk merr shpallje



(risale), por vazhdon një shpallje të mëhershme të një resuli të mëhershëm. Në pajtim me këtë, një nebij (felajmërues) nuk mund të jetë resul, sepse nuk ka marrë shpallje të re, por ka vazhduar ta prezantojë dhe të punojë sipas misionit të mëhershëm.[1]

**Pejgamberët në Islam mbrohen**

Sipas kësaj rrjedhe, mund të përfundojmë se të gjithë pejgamberët e Allahut (nebijë dhe resulë) nuk kanë të njëjtën gradë pejgamberike. Nga i gjithë numri që përmenden në Kur'an, disa dijetarë i dallojnë pesë: Nuhi a.s., Ibrahimi a.s., Musai a.s., Isai a.s. dhe Muhamedi a.s., kurse disa dijetarë të tjerë i dallojnë shtatë më të dalluarit: Ademi a.s., Nuhi a.s., Ibrahimi a.s., Musai a.s., Davudi a.s., Isai a.s. dhe Muhamedi a.s.. Me gjithë këto dallime, të gjithë të dërguarit e Allahut gëzojnë tek Allahu i Madhërishëm status të veçantë, shumë më të veçantë krahasuar me krijesat e tjera, madje do të thoshim njëfarë statusi "të shenjtë". Por, kjo shenjtëri nuk bën të kuptohet sikurse shenjtëria e disa personazheve në Krishterim, por ata janë më të privilegjuar, më të ruajtur dhe me të drejtë edhe ndërmjetësimi (shefaati) tek Allahu xh. sh..[2] Ata kanë dashurinë, afërsinë, miqësinë, begatitë dhe dhuratat e veçanta, të cilat nuk mund t'i gëzojnë krijesat e tjera. Është e qartë se njeriu pejgamber nuk ka cilësi hyjnore, sepse këto janë një privilegj ekskluziv i Allahut xh. sh.: "Vetëm Ty Të bëjmë ibadet dhe vetëm nga Ti kërkojmë ndihmë". (El-Fatihatu, 5).

- Pejgamberët në Islam mbrohen. Ata kursehen nga vrazhdësia e përditshmërisë së besimtarëve të tyre. Ata janë njerëz në veprime, por dinjiteti i tyre dhe i familjeve të tyre mbrohet: "O ju që keni besuar! Mos e ngrini zërin tuaj mbi zërin e Profetit dhe mos i flisni atij me zë të lartë, siç bëni me njëri-tjetrin, në mënyrë që të mos ju humbin veprat tuaja pa e ndier ju fare". (Kur'an, 49,2)

- Gratë e Muhamedit a.s. nuk mund të martohen me askënd: "...Juve nuk ju lejohet ta shqetësoni të Dërguarin e Allahut, as të martoheni me gratë e tij pas (vdekjes së) tij. Kjo është vërtet gjynah i madh para Allahut". (33,53)

- Në çështjet shoqërore duhet të pranohet fjala e Muhmedit a.s.: "Jo, për Zotin tënd, ata nuk do të jenë besimtarë të vërtetë, derisa të të marrin ty për gjyqtar për kundërshtitë në mes tyre; e pastaj, të mos ndiejnë kurrfarë dyshimi ndaj gjykimit tënd dhe të të binden ty plotësisht". (En-Nisa,65)

- Me gjithë privilegjet, Pejgamberi a.s. i përgjigjet plotësisht Allahut xh. sh. dhe as vetvetes nuk mund t'i ndihmojë pa lejen e Krijuesit: "Thuaj (o Muhamed): "Unë i lutem vetëm Zotit tim dhe nuk i shoqëroj Atij askënd (në adhurim)". Thuaj: "Unë nuk mund t'ju largoj ndonjë dëm e as t'ju sjell ndonjë dobi". Thuaj: "Edhe mua askush nuk mund të më mbrojë nga dënimi i Allahut; dhe nuk mund të gjej strehim tjetërkund, përveçse tek Ai. Unë kam për detyrë vetëm t'ju përcjell atë që më vjen nga Allahu dhe mesazhet e Tij. Këdo që s'dëgjon Allahun dhe të Dërguarin e Tij, e pret zjarri i Xhehenemit, në të cilin do të mbetet përgjithmonë". (El-Xhinn,20-23)

- Të gjithë pejgamberët (nebijë e resulë) nuk mund ta konsiderojnë veten të barabartë me Krijuesin e tyre. Kjo është e qartë sidomos te Muhamedi a.s.: "Thuaj: "Unë jam vetëm një vdekatar si ju, që më është shpallur se Zoti juaj është një Zot i Vetëm....". (El-Kehf, 110)

- Por, edhe tek Isai a.s.: "O ithtarët e Librit! Mos e kaloni kufirin në besimin tuaj dhe për Allahun thoni vetëm të vërtetën! Mesihu - Isai, i biri i Merjemes, është vetëm i Dërguar i Allahut

**Shenjtëria në Islam përkufizohet si dashuri e veçantë e Allahut e jo si pjesëmarrje në qenien e Tij, as si ndërmjetësues ndërmjet Zotit dhe krijesave, siç ndodh me Krishterimin**

dhe Fjala e Tij, të cilën ia ka dërguar Merjemes, si dhe shpirt (i krijuar) nga Ai. Pra, besojini Allahut dhe të dërguarve të Tij! Dhe mos thoni: "Tre zota"! Hiqni dorë, se është më mirë për ju! Allahu është vetëm një Zot - qoftë lavdëruar Ai! Ai është tepër i lartësuar për të pasur fëmijë. E Tij është gjithçka që gjendet në qiej dhe në Tokë. Allahu mjafton për rregullimin e gjithësisë. Mesihu nuk do ta përbuzte kurrë që të ishte rob i Allahut, as edhe engjëjt më të afërm. Ata që shpërfillin dhe nënçmojnë me arrogancë adhurimin ndaj Tij, Allahu do t'i sjellë të gjithë para Vetes". (En-Nisa,171,172)

- Edhe pse krijimi i Isait a.s. ishte ndryshe, ai nuk dallon nga të tjerët. U krijua me Vullnetin e Allahut: "Rasti i Isait për Allahun është si rasti i Ademit që e krijoi prej baltës e pastaj i tha: "Bëhu!" - dhe ai u bë". (Ali Imran, 59)

**Njësia e Allahut ruhet me çdo kusht**

Madje në disa ajete kjo çështje trajtohet në mënyrë dramatike, për ta përshkruar seriozitetin e problemit: "Qiejt gati sa nuk copëtohen prej kësaj; Toka gati sa s'çahet e malet sa s'rrëzohen të thërrmuara, ngaqë ata i veshin një bir të Gjithëmëshirshmit". (Merjem,90-91).

Është e qartë, felajmëruesit (nebijë) dhe të dërguarit (resulë) janë personalitete të nderuara, shenjtëria e të cilëve duhet respektuar, por në kuptimin islam të monoteizmit të pastër (tevhid). Shenjtëria në Islam përkufizohet si dashuri e veçantë e Allahut e jo si pjesëmarrje në qenien e Tij, as si ndërmjetësues ndërmjet Zotit dhe krijesave, siç ndodh me Krishterimin.

Ne e kemi obligim që ndaj të gjithë të dërguarve të sillemi mirë dhe me respekt të plotë, por dhe shenjtëria e tyre duhet kuptuar drejt:

1. Të pranohet dhe të dëshmohet vërtetësia e pejgamberisë së tyre dhe e librave, fletëve që kanë sjellë;
2. Të lutet Allahu xh. sh. sa më shumë që t'i mëshirojë dhe t'i bekojë (të sjellë salavat);
3. Të duhen më shumë se çdo krijesë tjetër. Vetëm Allahu duhet më shumë se ata;
4. Fjalët dhe veprimet e tyre të pranohen si mënyrë e domosdoshme e të sjellit dhe vepruarit tonë (Synet).

Këto katër parime janë të domosdoshme që t'i respektojmë tek Muhamedi a.s., kurse tek pejgamberët e tjerë vetëm tre pikat e para, sepse ardhja e Pejgamberit të fundit i abrogon (eliminon) shpalljet e mëhershme dhe vlefshmërinë e tyre praktike.

Edhe ardhja e Isait a.s. nga fundi i kësaj bote si shenjë paralajmëruese e Çastit të Fundit (jevmu's-sa'atu), do t'i dëshmojë praktikisht këto katër parime, sepse ai do të veprojë sipas Kur'anit dhe Synetit të Muhamedit a.s. e jo sipas pejgamberisë së tij.

Mirëpo, ka qenë dhe është Vullnet i Allahut xh. sh. që njerëzit të kenë bindje të ndryshme në aspektin e lirisë së besimit. Imponimi nuk lejohet. Më e shuma që mund të bëjë prezantuesi mysliman, është prezantimi i besimit islam: "Sikur të kishte dashur Zoti yt, të gjithë njerëzit do t'i bashkonte në një bashkësi të vetme, por ata vazhdojnë të jenë të përçarë, përveç atyre që i ka mëshiruar Zoti yt. Për këtë qëllim Ai i krijoi ata. Do të plotësohet Fjala e Zotit tënd: "Me të vërtetë që do ta mbush Xhehenemin me xhinde dhe njerëz bashkërisht"!. (Hud,118,119);

"Ne kemi dërguar Tevratin, në të cilin janë udhëzimet dhe drita. Sipas tij, profetët që ia kishin dorëzuar veten Allahut, i gjykonin hebrenjtë; por edhe të diturit dhe rabinët kështu vepronin, sepse atyre u qe besuar mbrojtja e Librit të Allahut, për të cilin ata dëshmonin. Prandaj, mos kini frikë nga njerëzit, po kini frikë vetëm prej Meje! Dhe mos i ndërroni Fjalët e Mia me ndonjë vlerë të vogël! Kushdo që nuk gjykon sipas asaj që ka shpallur Allahu, ai është mohues i vërtetë. Ne u caktuam atyre në Tevrat: jeta me jetë, syri me sy, hunda me hundë, veshi me vesh, dhëmbi me dhëmb dhe plaga me plagë (të njëjtë me të). Por kushdo që fal shpagimin si lëmoshë, ka bërë një vepër që është shlyerje për gjynahet e veta. Kushdo që nuk gjykon sipas asaj që ka zbritur Allahu, ai është shkelës i vërtetë. Pas atyre profetëve, Ne dërguam Isain, të birin e Merjemes, si vërtetues të Tevratit, që kishte ardhur para tij. Dhe i dhamë atij Ungjillin, në të cilin ka udhëzim dhe dritë, si përmbushje të asaj që ishte shpallur para tij në Tevrat dhe si udhërrëfim e këshillë për ata që I frikësohen Allahut. Le të gjykojnë ithtarët e Ungjillit ashtu siç ka shpallur Allahu në të. Kushdo që nuk gjykon sipas asaj që ka shpallur Allahu, ai është keqbërës i vërtetë. Ne të kemi zbritur ty (o Muhamed) Librin me të vërtetën, si përmbushës të shkrimeve të mëparshme dhe mbrojtës të tyre. Prandaj gjykoji ata sipas asaj që të ka zbritur Allahu, dhe mos ndiq dëshirat e tyre, duke u shmangur kështu nga e Vërteta që të është shpallur. Ne për secilin nga ju kemi sjellë një ligj dhe një rrugë të qartë. Sikur të donte Allahu, do t'ju kishte bërë një popull të vetëm, por Ai kërkon që t'ju provojë në atë që ju ka dhënë, andaj bëni gara për punë të mira! Të gjithë do të ktheheni tek Allahu e Ai do t'ju lajmërojë për çështjet, rreth të cilave kishit kundërshti". (El-Maide, 44-48)

Madje, edhe në rastet kur mosbesimtarët shkaktojnë dëme, detyrë jona është të lutemi: "O Allah!, Udhëzoje popullin tim, sepse ata nuk dinë".

Çështja e nubuvetit dhe risaletit, e trajtuar më lart nga pikëpamja e jashtme e ajeteve kuranore, është rast i mirë për analiza edhe më të thella. Kur'ani është thesar i pashtershëm, kështu që thirrja për eksplorim është e hapur për të gjithë studiuesit myslimanë në të gjitha kohët.

# Të edukosh dhe të arsimosh (1)

**Dr. Enes Kariq**

**BOX Gjatë dy shekujve të kaluar konceptet e vendosura kësisoj të arsimimit masiv, gjithnjë neglizhuan edukimin e nxënësve, edukimin e individit. Shkollimi pushoi të ishte edukim. Pasojat jo vetëm që kanë qenë ogurzeza, por edhe të pashmangshme.**

Një parabolë e njohur që e shënojnë librat e lashtë, flet se në një debat (të zhvilluar) në praninë e vetë halifes, filozofët dhe ulemaja kishin pasur mosmarrëveshje rreth asaj se çka do të peshonte më shumë në qenien njerëzore, natyra apo arsimimi, fisnikëria apo edukimi, gjaku në damarë apo djersa në bankat shkollore. Filozofët kishin pohuar që në qenien njerëzore do të peshojë më shumë arsimimi mbi natyrën (njerëzore sh.p.). Gjatë tërë diskutimit ata kishin mbrojtur qëndrimin që arsimimi e lehtëson rrugën dhe shprehinë e njeriut, dhe zotëron mbi natyrën e njeriut. Ndërkaq, ulemaja nga ana e tyre kishin vërtetuar që njeriu, pas arsimimit ,megjithatë anon kah epshi, rruga dhe natyra, sidomos në kohë të këqija, të luftës, çrregullimit dhe intrigës. Natyra gjithmonë, dhe sidomos atëherë, ishte më e fuqishme se arsimimi i thjeshtë, sepse natyra është thjesht ajo e brendshmja, ajo e pandryshueshmja, "ajo andej", ajo që është në gjak.

Ulemaja tek ajo kishte vërtetuar që arsimimi është një, e edukimi është krejtësisht tjetër gjë. Vetëm edukimi i mirë, me një arsimim themelor, mund të jetë e kushtetutës së mirë, e cila i hesht e qetëson shkarjet e zakonshme natyrore. Halifeja i kishte dëgjuar këto dy grupe me vëmendje dhe pastaj kishte kërkuar që palët kundërshtuese të paraqisnin argumentet e tyre. Filozofët, për të treguar se si arsimimi është më i rëndësishëm karshi natyrës, natën tjetër, kishin sjellë një mace të cilën e kishin mësuar më parë, pra e kishin trajnuar që, duke i përdorur këmbët e përparme, në ndenjje të shpërndante gota të çajit. Dhe, më të vërtetë, pjesëmarrësve të këtij debati macja u shpërndau pijen e tyre të preferuar!U duk se ulemaja në këtë debat ishin plotësisht të mundur. Ndonëse kjo e kishte impresionuar ulemanë, ata kishin kërkuar nga halifja për t'u takuar edhe natën tjetër, që macja përsëri të tregonte atë që i kishin mësuar filozofët. Dhe mu atëherë kur macja po i shpërndante filxhanët e çajit, ulemaja para maces nga xhepat e xhybeve të tyre lëshuan disa minj. Macja, në të njëjtin çast, i hodhi filxhanët e çajit dhe nxitimthi u lëshua për t'i gjuajtur minjtë.

**Arsimimi i masave popullore**

Ndonëse njeriu nuk është i njëjtë sikurse macja, ky shembull i lashtë nga teoria e edukimit dhe arsimimit flet shumë gjerësisht për pyetjet kryesore që vumë në fillim, por edhe në fund të secilit veprim edukativ dhe arsimor. A duhet që, me familjen, me shkollën dhe proceset e studimit vetëm ta mësojmë, ta arsimojmë njeriun, apo në të njëjtën kohë edhe ta edukojmë, ta zgjojmë atë fisniken në natyrën e tij?Jo vetëm çdo religjion botëror dhe çdo kulturë botërore parashtron këtë pyetje, por vetë religjionet dhe vetë kulturat janë njëkohësisht edhe përgjigje për atë pyetje.

Në kohën e globalizimit që po jetojmë, kjo është një pyetje në boshtin e jetës së shumë shoqërive, sidomos të atyre që kanë lindur mbi ideologjitë arsimuese-iluministe. Sepse, shekujt XIX e XX për herë të parë në histori kanë sjellë me vete dukurinë që dituria dhe arsimimi nuk janë më çështje vetëm e ulemasë, klerit, kastorëve, fisnorëve, apo të elitës udhëheqëse. Shkollimi dhe arsimimi, së paku gjatë dy shekujve të fundit, janë gjithkund dhe të gjithëve

u janë bërë të arritshme. Dhe në këtë nuk do të kishte asnjë të keqe, sikur arsimimi të mos ishte boshatisur nga edukimi, të mos ishte bërë masiv, do të thotë dituria e klisheve moderne të arsimimit - nxënësve, studentëve, njerëzve u është transmetuar-bartur në formë mase, faktikisht ata jo vetëm janë shikuar si masë, po janë bërë masë! Për shkak se masa në vete është nocion fizik, në masë jo vetëm që nuk shihet asnjë figurë, po në të humbet çdo figurë, çdo cilësi individuale. Për këtë arsye, ideologji me shumë forma të shekujve XIX e XX, edhe në Perëndim edhe në Lindje, sidomos ato që erdhën në pushtet, në programet e tyre politike e kishin "arsimimin e masave popullore".

Nga "arsimimi i masave popullore" deri tek stërvitja e tyre kishte mbetur vetëm një hap i vogël. Regjimet totalitare, atje ku kanë arritur të vijnë në pushtet, siç është e njohur, atë hap e kishin marrë.

Por jo vetëm që me këtë arsimim masiv pranuesit, recipientët e dijes, ishin reduktuar në masë, dhe vetë dija ishte bërë masë, ishte transmetuar si masë e të izoluarve, të fakteve të ndara të ndonjërës disiplinë. Fizika për vete, kimia për vete, biologjia për vete... kështu që, gjatë shekujve XIX e XX shkencat u autonomizuan dhe u atomizuan. Trajtimi i dijes si masë e fakteve të cilat, nga një anë, media e arsimimit masiv ua përcjell miliona shkollarëve, nxënësve e rinisë studentore dhe, nga ana tjetër, brenda disiplinave të veçanta distribuon edhe disiplina të izoluara ndër veti, të cilat me kohë janë larguar fare prej njëra-tjetrës, - (kjo) ka sjellë pasojat e frikshme: nga kjo, arsimimi modern, sot më botë nuk shihet si një tërësi. Shkencat e kanë ndarë botën, sikurse egërsirat kur vërsulën mbi cofëtinë, secila duke copëtuar pjesën e vet të grabitur.

Gjatë dy shekujve të kaluar konceptet e vendosura kësisoj të arsimimit masiv, gjithnjë neglizhuan edukimin e nxënësve, edukimin e individit. Shkollimi pushoi të ishte edukim. Pasojat jo vetëm që kanë qenë ogurzeza, por edhe të pashmangshme.

Për këtë nuk duhen shumë argumente. Dhomat e gazit të holokaustit i kanë krijuar akademikët e arsimuar në shkallë shumë të lartë, por të paedukuar. Pastrimet etnike janë pasojë e projekteve të mendimeve të profesorëve të arsimuar në shkallë shumë lartë, por të paedukuar. Sot për këtë shkruhet shumë, sikurse edhe për katastrofën ekologjike me përmasa planetare. Civilizimet e lashta ishin rrënjosur rreth lumenjve dhe gjireve detare të vogla. Arsimimi bashkëkohor dhe armata e arsimuar mbi ato (parime iluministe, shënimi i përkthyesit), por me njerëz të paedukuar, i kanë helmuar ata lumenj dhe ato gjire detare. Askush nga të mençurit nuk mund ta mohojë faktin që arsimimi bashkëkohor, nga i cili është



hequr komponenti i edukimit, ka trajnuar armata shkencëtarësh, të cilët jo vetëm që nuk turpërohen para natyrës, por as që e mendojnë mundësinë që, të themi fizika dhe kimia, duhet të merren me faktin e turpit të shkencëtarit para natyrës, me madhështinë dhe virgjërinë e saj të paprekur!

Kjo, ndër të tjera, flet se sistemet e arsimimit masiv, duke i hequr arsimimit edukimin, e kanë sjellë në dituri të papërgjegjshme dhe e të pacipë.

Njeriu i ditur po i pandërgjegjshëm i përngjan asaj maces së trajnuar nga fillimi i kësaj eseje. Njeriu i arsimuar asisoj, njerëzia e arsimuar asisoj, në të vërtetë një arsimim i tillë, gjithmonë do të dështojë, gjithmonë do të jetë i mposhtur para shpërthimit të natyrës së thjeshtë.

Por, duke u armatosur me arsimim të papërgjegjshëm, tash përmbajtja e natyrës së thjeshtë njerëzore është shumë më shumë e rrezikshme sesa ishte nga shpërthimi i asaj natyre tek njeriu i pa arsimuar "i egër".

Mjafton këtu e në këtë kontekst vetëm konstatimi i përmendur, të rikujtojmë metaforën për njeriun si banor i shpellës, qenie nga natyra e gatuar. Ajo metaforë është e preferuar për religjionin, filozofin, historinë, artin.... Sikurse breshka e ka nga natyra e saj shtëpizën që e bart mbi vete, ashtu edhe njeriu nuk e ka harruar shpellën, atë e bart në thellësitë e natyrës së tij, ose bart së paku një kujtim të largët për të.

Ndonëse religjionet na flasin se sfondi i shpellës ishte gjithmonë tempulli (në Islam një tempull i tillë është i njohur si Qabeja), si simbol i fesë dhe i maturisë, i rendit dhe i simetrisë, së fundmi, si simbol i edukimit dhe, si kufi deri ku lejohet të ecet, megjithatë shpella ka mbetur e ngulitur thellë në thellësitë e kujtimeve antike njerëzore. Shpella, zjarri, tymi, gjuetia, grabitja.... të gjitha atyre njeriu u kthehet gjatë historisë në mënyrë ciklike dhe nga thirrja grabitqare vështirë ia del mbanë.

Arsimimi bashkëkohor,nga i cili është i dëbuar edukimi, ka sjellë dukurinë absurde: luftërat e "njerëzve të shpellës" janë shaka naive në krahasim me luftërat e njerëzimit të civilizuar, të armatosur me dituri të arritura me arsimim dhe trajnim.

Luftërat që shpërthyen në shekujt më të afërm për ne, pavarësisht nga fakti që njerëzimi asnjëherë nuk ka qenë më i arsimuar sikurse gjatë shekujve XIX e XX, tregojnë që mu me kësi lloj arsimimi, njerëzimi i arsimuar nuk kishte forcë të ballafaqohej jo vetëm me zërin e kamotshëm të shpellës, zjarrit dhe plaçkitjes, thirrjes së gjuetisë dhe grabitjes, por aq më tepër, njerëzimi në atë thirrje tash është më i rrezikshëm, sepse është më efikas në të keqen. Së paku disa dhjetëra qytete të mëdha botërore janë djegur me duart e njerëzve të arsimuar, por jo edhe të edukuar, me luftërat në shekullin XX, edhe në Perëndim edhe në Lindje. Sikur të ishte dëshira e tërë njerëzimit të arsimuar po jo edhe të edukuar, shndërrimi i tërë botës në shpellë, me skenën e madhe të zjarrit, flakës dhe tymit... Xhelaluddin Rumiu kishte thënë që, njeriut të arsimuar po të paedukuar, mendja i shërben mu ashtu si qiriri hajnit në kohën derisa vjedh!

**Etika dhe shkencat moderne**

Së paku ka dhjetë vjet që shpesh dëgjojmë lajme të cilat tregojnë që një nxënës apo që disa nxënës, pikërisht në shkollën e tyre, me pushka automatiku kanë vrarë ose kanë plagosur gjysmën e klasës të bashkëmoshatarëve dhe bashkëmoshatareve të tyre.

Këto lajme dhe këto dukuri sot analizohen gjerësisht.

Por, ajo që po u shpëton shumicës prej atyre që po mundohen të hyjnë në brendinë e kësaj së keqeje, mbase edhe ta zhdukin, është që këto lajme janë vetëm lajme për pasojat dhe jo për shkaqet.

Edhe në Perëndim edhe në Lindje, shkaqet janë shumë më të thella, dhe janë të vjetra dy e më tepër shekuj. Arsimimi masiv dhe shkolla bashkëkohore i presin nxënësit me kabinete të rregulluara, me programe efikase arsimore dhe me libra.

Por librat e fizikës moderne nuk përmbajnë dhe as e përmendin turpin. Librat e kimisë moderne nuk përmbajnë asnjë fjalë për marren. Librat e biologjisë moderne nuk përmbajnë as aludojnë për modestinë....

Do t'i kishim përmendur me rend emrat e shkencave të sotme. Dhe gjithmonë do të themi gjykimin kategorik që librat/tekstet e tyre nuk përmbajnë as përmendin kund ndonjë konstante edukative a morale, e jo më të janë konceptuar sipas atyre konstantave. Aq më tepër, ata zëra, të cilët sot në botë insistojnë për të futur përmbajtje morale në libra, i ekspozohen talljes.

Sikur, ta themi, njeriu të jetë njeri vetëm për nga mendja, e jo edhe për nga turpi!

Kjo tregon që këta libra shkollorë natyrën, po edhe natyrën njerëzore, e lexojnë si makinë pa lexuar në faqet e tyre të shumta qëllimin më të lartë që ekziston prapa nivelit të botës që e perceptojmë me mendje. Madje, jo vetëm nga librat shkollorë të fizikës, kimisë, biologjisë... janë dëbuar marrja, turpi, brejtja e ndërgjegjes... Nga ata libra shkollorë janë dëbuar edhe temat sikur janë hiri, mrekullia, e bukura, e paskajshmja.... të botës dhe natyrës. Natyrës së mrekullueshme të ujit, arsimimi bashkëkohor i ka prerë "degën" e mrekullisë. Që moti ujin e mësojnë vetëm si resor industrial!

Kjo tregon se këto tekste shkollore arsimojnë, po nuk edukojnë. Dhe edukimi nënkupton, para së gjithash, atë anën tjetër njohjen e qëllimit më të lartë dhe arsyes më të lartë të mësimit, diturisë dhe mësimdhënies. Edukimi është i bazuar në kulturë, kultura në fe, e feja në Qëllimin e Fundit, tek Zoti.

Të njohësh ligjet e hidraulikës, të dish të rregullosh ujësjellësin – është çështje e arsimimit, po të pastrohesh me ujë - është çështje e edukimit, kulturës.

Ta dish formulën e sapunit dhe të bësh sapun, është çështje e shkencës, po ta përdorësh sapunin kur është e nevojshme, - është çështje e edukimit.

Ta kapësh në luftë armikun rob, është çështje e aftësisë dhe shkathtësisë ushtarake, po t'i kursesh jetën dhe t'i ruash dinjitetin - është çështje e edukimit.

Sistemet bashkëkohore do të duhet që më herët a më vonë të ri/kujtojnë diskutimet klasike mbi shpirtin dhe edukatën njerëzore, do të duhet që t'u kthehen mësuesve të lashtë të njerëzimit, të cilët kishin caktuar zonën e veprimit të arsimimit dhe zonën e veprimit të edukimit. Sikur arsimimi është ushtrim i fuqive mendore, ashtu edhe edukimi është ndriçim/sqarim i ndërgjegjes së brendshme, ndriçim/sqarim i vetë zemrës. Prandaj arsimimi dhe edukimi janë dy anë të barabarta të ngritjes shpirtërore të njeriut, mu ashtu sikurse zogu që në mënyrë të njëtrajtshme fluturon me dy krahët.

Kurse në arsimimin e sotëm, ato anë kryesisht janë të pabarabarta.

Arsimimi pa edukim anon të shndërrohet në fuqi shkatërruese ndaj Natyrës dhe ndaj shoqërisë njerëzore. Edukimi pa arsimim, ndonëse sjell ngritje morale, me kohë dobësohet dhe shndërrohet në ngushëllimin, si të vetmin vend për arratisje. Para vendosjes se sërishme të baraspeshës ndërmjet asaj "si të dimë" dhe asaj "si duhet dhe si është mirë të veprohet", është e nevojshme të kihet në mëndje që arsimimi, njësoj sikurse edhe edukimi, nuk janë procese që njeriu i arrin njëherë e përgjithmonë, ashtu sikurse arrin (të ketë) dhëmbët e përhershëm pas atyre të qumështit. Arsimimi dhe edukimi janë procese të gjata diturie, të cilave duhet t'u rikthehemi dhe mbi to të vigjilohet gjithmonë. Mu ashtu sikurse zogut, për të qëndruar në ajër, i duhet të tundë të dy krahët pandërprerë.

(1) Novi mualim, nr.1, 1. Muharrem 1421. / 6. prill 2000, f 10 -13.Përktheu: Nail Halimi



# Ibn Halduni dhe kontributi i tij në ekonomi

**Dr. Islam Hasani**

**Ky shkrim i shkurtër ka për qëllim të diskutojë në mënyrë shumë të shkurtër kontributin e dijetarit të famshëm në ekonomi, duke përmendur disa koncepte ekonomike të diskutuara nga ai, pa pretenduar se kjo temë e rëndësishme mund të përfshihet në këta pak rreshta.**

**Është bërë një krahasim në mes të kohëve dhe koncepteve të politikës ekonomike dhe koncepteve të ndryshme, që janë ende aktuale dhe shoqëria e tanishme përballet me të njëjtat probleme.**

**Ibn Halduni (1332-1406 )**

Historiku i shkurtër i jetës se Ibn Haldunit Abdurrahman Ibn Haldun kishte lindur në Tunizi më 1 maj 1332. Ai kishte marrë një edukim të shëndoshë në shkencat islame, në logjikë, filozofi dhe poezi, të cilat përbënin bazë të mirë për formimin e një personaliteti me aftësi të madhe, siç ishte ai. Prandaj, nuk është e habitshme kur lexojmë për rolin e tij kryesor në politikën e Afrikës së Veriut dhe Spanjës, ku ai ndodhej në rrethana mundësish shumë të veçanta. Libri i tij Kitab el-Ibar (Libri i këshillave) është me vlerë të pakrahasueshme, si një burim apo referencë kryesore për analizën e historisë së kohës së tij. Një punim tjetër i tij, Historia e Berberëve, qëndron si një udhëzues shumë me vlerë për fushën e llogaritjes në fiset arabe dhe berbere në Marok dhe në historinë mesjetare të tij. Në të vërtetë, libri i tij Mukaddimah edhe sot mbetet një burim referimi, me vlerë të pakapërcyeshme dhe të pakrahasueshme me asnjë punim tjetër të dijetarëve myslimanë dhe atyre jomyslimanë në historinë e atij rajoni. Ibn Halduni vdiq në Kajro më 19 mars 1406, në muajin Ramazan, në të njëjtin muaj të shenjtë në të cilën edhe kishte lindur.

**Analizat e Ibn Haldunit rreth çështjeve ekonomike**

Ibn Halduni ishte dijetari më i njohur nga radhët e dijetarëve myslimanë deri në kohën e tij për kontributin e dhënë në fusha të ndryshme po edhe në fushën e ekonomisë. Sipas disa shkrimeve dhe konferencave të mbajtura në lidhje me Ibn Haldunin, ai konsiderohet baba i ekonomisë moderne. Ibn Halduni ka dhënë një kontribut shumë të madh në teorinë e ekonomisë politike, duke diskutuar teori të ndryshme në librin shumë të famshëm të quajtur Mukaddimeh (Parathënie) në diskutimin rreth historisë së botës. Ai në librin e tij shkruante se rritja dhe zhvillimi stimulojnë pozitivisht furnizimin dhe kërkesën, dhe se forca e kërkesës e furnizimit janë ato që përcaktojnë çmimin e prodhimeve. Ai gjithashtu shprehet se forca makroekonomike e rritjes së popullsisë, zhvillimit të kapitalit njerëzor dhe zhvillimit teknologjik kontribuojnë në zhvillimin e përgjithshëm. Sipas tij, shtimi i popullsisë është drejtpërdrejt funksionim i pasurisë.

**Puna dhe vlera**

... Zoti krijoi për njeriun gjithçka që është në botë. .. Dhe njerëzit posedojnë, në partneritet, çdo gjë në botë. Pasi një individ posedon gjithçka, asnjë person tjetër nuk mund të përshtatet me të, përveç nëse ai jep një vlerë të barabartë, në këmbim. Për këtë arsye, përderisa njeriu ka siguruar forcë të mjaftueshme, ai përpiqet të fitojë të ardhura, në mënyrë që t'i shkëmbejë ato me gjërat që janë të nevojshme për jetë. Dhe ky fitim mund të vijë edhe pa përpjekje, sikur shiu që përmirëson të mbjellat, e kështu me radhë, mirëpo edhe atëherë natyra aktron si një ndihmë, e cila nuk mund të veprojë, vetëm nëse njeriu bashkëvepron me të. Prandaj, fitimi mund të vijë vetëm nga përpjekjet dhe puna. Kjo shihet qartë në vepra artizanati, ku puna është e dukshme, është gjithashtu e vërtetë për të ardhurat që rrjedhin nga mineralet,



bujqësia, blegtoria etj., pa punë nuk do të kishte as prodhim he as fitim. Të ardhurat që merr një njeri nga puna në artizanat, është vlera e punës së tij, në zanate të caktuara, por duhet të merret parasysh edhe kosto e lëndëve të para, për shembull, druri për zdrukthëtari dhe fijet (e pambukut etj.) për thurje (endje), po megjithatë, vlera e punës është më e madhe, sepse puna luan rolin kryesore në artizanat. Në profesione të tjera përveç veprave artizanale, gjithashtu vlera e punës futet në koston e prodhimit; pa punë nuk do të kishte prodhim. Në shumë profesione të tilla roli që luan puna, është i dukshëm dhe një pjese e madhe apo e vogël e vlerës është e rezervuar për të. Në raste të tjera, siç janë çmimi i prodhimeve ushqimore, pjesët e punës nuk mund të jenë të dukshme. Megjithëse kostoja e punës ndikon në çmimin e grurit, kjo nuk është e dukshme, përveç tek një numri i vogël i kultivuesve, në vendet ku kostot bujqësore janë të ulëta. Prandaj është e qartë që të gjitha ose shumica e të ardhurave dhe fitimeve, përfaqësojnë vlerën e punës së njeriut.

**Kërkesa**

Artizanatet përmirësohen dhe rriten kur rritet kërkesa për prodhimet e tyre. Arsyeja për këtë është se njeriu nuk do të japë mundin e tij falas, sepse ai është burim i tij i jetesës dhe fitim e burimi i tij i vetëm i fitimit gjatë gjithë jetës së tij. Për pasojë, ai do të orientojë atë tek gjërat që kanë vlerë në qytetin e tij, në mënyrë që të marrë një fitim prej tyre. Dhe, kur një zeje është objekt i kërkesës, duke tërhequr shumë shpenzime (d.m.th. nga ana e konsumatorëve), ai bëhet si një mall, i cili, duke qenë i kërkuar, del në shitje në sasi më të madhe. Rrjedhimisht, njerëzit e atij vendi do të përpiqen të mësojnë (aftësitë e nevojshme për të), në mënyrë që të kenë të ardhura të mjaftueshme.

Mirëpo, nëse për zejen nuk ka kërkesë, shitja e atij prodhimi do të bjerë dhe nuk do të ketë përpjekje për ta nxënë atë zeje. Kjo pastaj do të lihet pas dore dhe e harruar. Ky është kuptimi i thënies së Aliut r.a.: "Vlera e çdo njeriu qëndron në aftësitë e tij". Kjo do të thotë se zeja apo zanati që zotëron njeriu, është masa e vlerës së tij, ose me saktësisht, vlera e punës së tij, e cila është burim i jetesës së tij. Është një tjetër faktor që përcakton gjendjen e artizaneteve, që është shkalla apo niveli që kërkohet nga shteti. Ajo është për mallrat e kërkuara nga shteti, të cilat gëzojnë shitje më të lartë. Mallrat e tjera, jo të kërkuara nga shteti, po vetëm nga individë privatë, nuk mund të krahasohen ndërmjet veti me ato me interes për shtetin, sepse shteti është treg më i madh.

**Furnizimi**

Kostoja e prodhimit bujqësor ndikon gjithashtu në vlerën e prodhimeve ushqimore dhe përcakton çmimin e tyre. Sepse, kur bujqit u detyruan të shpërnguleshin në krahinat kodrinore, ku toka ishte e papërshtatshme për bujqësi, këta të fundit ishin të detyruar për përmirësimin e kushteve të këtyre fushave dhe plantacioneve. Ata e bënë këtë duke ushtruar punë të vlefshme, me plehun organik dhe materiale të tjera të kushtueshme. E gjithë kjo ka ngritur koston e prodhimit bujqësor dhe



shpenzimet që ata i morën në konsideratë kur i caktonin çmimet e tyre të shitjes, dhe prodhimet u nxorën në shitje me një çmim më të lart. Ibn Halduni mori si rast studimi atë që kishte ndodhur në Spanjë në kohën e tij, kur myslimanët ishin detyruar të shpërnguleshin në vende të largëta e të papërshtatshme për bujqësi dhe, për pasojë, çmimet e prodhimeve bujqësore u ngritën si rezultat i rritjes së kostos së prodhimit.

**Çmimi**

Detyrimet doganore rritin çmimin e mallrave. Të gjithë ndërmjetësuesit dhe tregtarët i shtojnë çmimit të mallrave të tyre të gjitha ato që kanë shpenzuar për to, duke përfshirë edhe shpenzimet e tyre. Si rrjedhojë, detyrimet doganore përfshihen gjithashtu edhe në vlerën dhe çmimin e mallrave të shitura.

Në qoftë se rrethi është i begatë, me popullsi të dendur dhe plot luks, do të jetë e madhe kërkesa për mallra të tilla (p.sh. përveç atyre të domosdoshmeve), secili në përpjekje për të rritur konsumin e mallrave të tilla në përputhje me gjendjen e tij. Furnizimi ka zvogëlim të kërkesave; blerësit rriten pavarësisht nga kualiteti i ulët që është në dispozicion, ndërsa të pasurit paguajnë çmime të larta për këto mallra, për shkak të nevojave të tyre relativisht të mëdha. Dhe kjo çon në një rritje të çmimeve. Mallrat industriale dhe shërbimet janë të mirëseardhura në mjedis për tri arsye. Së pari, për shkak të nevojës së madhe, që rrjedh nga luksi i përhapur në rrethe të tilla dhe të përmasave të mëdha të popullimit në ato vende. Së dyti, për shkak të lehtësisë së fitimit të të ardhurave për jetesë, dhe sasia me bollëk e prodhimeve ushqimore në qytete, bëri që mjeshtrit të mos ishin të gatshëm të pranonin kushte të dobëta të punësimit dhe shërbimit. Së treti, për shkak të pranisë së një numri të madh të njerëzve të pasur, të cilët kishin nevojë të madhe për punësimin e nëpunësve dhe zejtarëve, kishin konkurrencë për klasën punëtore dhe i paguanin ata më shumë sesa duhej. Kjo përforcoi pozitën e mjeshtërve, punëtorëve, dhe profesionistëve, dhe çoi në një rritje të vlerave e të shërbimeve të tyre.

**Ndërvarësia e çmimeve**

Nëse çmimi i çdo malli mbetet i ulët, qoftë ai ushqimor, artikull veshjeje ose ndonjë prej mallrave të tjera në përgjithësi, dhe nuk ka rritje kompensimi në shitje (ose ndërkohë që tregu nuk tregon shenja të përmirësimit), shkaktohen humbje dhe tregu për këto mallra është në recesion. Tregtarët, pra, nuk do të kërkojnë të punojnë në këtë linjë, dhe kapitali i tyre dot të zvogëlohet. E konsiderojnë këtë, së pari, në rastin e prodhimit bujqësor. Një kualitet i dobët i vazhdueshëm i mallrave të tilla, do të çojë në përkeqësimin e gjendjes së të gjithë atyre që janë të angazhuar në operacionet e bujqësisë, fitimet e tyre do të shkurtohen ose të zhduken, dhe kapitali i tyre do të ndërpres rritjen ose do të rritet shumë ngadalë. Në të vërtetë, ata duhet të shpenzojnë nga kapitali i tyre, dhe kjo ata do t'i çojë së shpejti drejt varfërisë. Tërë kjo do të pasohet nga përkeqësimi i gjendjes së atyre që angazhohen në veprime të lidhura me bujqësinë, si, p.sh. mulliri, bukëpjekja dhe industri të tjera të përpunimit të prodhimeve bujqësore në artikuj ushqimorë. Në mënyrë të ngjashme do të përkeqësohet edhe pozita e zyrtarëve shtetërorë, në rastet kur të ardhurat e tyre varen nga taksat mbi popullsinë bujqësore. Taksat e paguara nga bujqit do të bien, dhe kjo do të bëhet e vështirë për të mbështetur njerëzit që sigurojnë një pagesë në nivelin e qarkut, dhe për këtë arsye pozita e tyre do të përkeqësohet. E njëjta gjë do të ndodhë, nëse do të kenë çmime të ulëta artikujt, si sheqeri ose mjalti apo veshjet, një rrethanë kjo që shkakton një ngecje biznesi me këto mallra. Një çmim tepër i ulët është i dëmshëm për ata që kanë të bëjnë me mallrat, çmimi i të cilave ka rënë. Një rritje e tepërt e çmimeve është gjithashtu e dëmshme për shkak të mosshitjes së mjaftueshme si pasojë e çmimit të lartë. Prosperitet është siguria sa më e mirë, çmime të moderuara dhe qarkullim i shpejtë.

Dhe, si përfundim mund të themi se Ibn Halduni ishte një dijetar që ka dhënë një kontribut shumë të madh në këtë lëmë shumë të rëndësishme. Vazhdon në numrin e ardhshëm.

# Edhe me zemër mendojmë

**Bardha Kçiku**

**Rëndësia e zemrës qëndron në faktin që ajo është edhe vendprehja e besimit.**

Ndonjëherë mendja jonë nuk mund t'i kuptojë dhe t'i perceptojë të gjitha gjërat dhe çështjet, për këtë arsye kemi nevojë për një këshillues dhe sqarues Hyjnor.

Kjo, për shkak se, ne si njerëz, sado që jemi të evoluar dhe të përsosur në aspektin e krijimit, prapë mbetemi të paditur përballë disa mistereve dhe fshehtësive, qofshin ato në universin e mbushur plot mrekulli, qofshin edhe në vetë qenien tonë. Kështu Allahu, nëpërmjet Librit të jetës-Kur'anit dhe të dërguarit të Tij, Muhamedit a.s., na mundësoi sqarimin dhe informimin rreth këtyre çështjeve, në mënyrën më të afërt. Pra, çështja për të cilën do të flas, është një nga ato tema, të cilave nevojitet t'u bëhet një trajtim më i spikatur dhe një hulumtim më i thellë, në mënyrë që të kuptohet dhe të perceptohet drejt. Dëshiroj të bëj vë në spikamë ndërlidhjen në mes zemrës dhe logjikës, si dhe rolin që luajn ato në jetën e njeriut. Fillimisht, për t'i hyrë temës në thelb, dëshiroj që së bashku të shtjellojmë fjalën zemër. Fjala kalb mund të përmbajë shumë kuptime, sikur janë: kthim, ndryshim, zemër, shpirt, mendje, esencë, mes, qendër etj..

Dy kuptimet kryesore mund të themi se janë:

I pari:tregon pastërtinë dhe bujarinë e diçkaje, ndërsa kuptimi i dytë bartjen e diçkaje prej një vendi në një vend tjetër. Zemra e njeriut, quhet me këtë emër, sepse ajo është pjesa më e ndershme dhe më bujare si dhe gjëja më me vlerë. Dhe, e dyta, quhet kështu për shkak të tekalubit-luhatjes dhe pavendosmërisë. Siç thotë poeti në një varg:"Dhe zemra nuk është quajtur ashtu (e luhatshme) përveçse për shkak të luhatjes së saj" [1]. Gjithashtu edhe Pejgamberi në një hadith thotë: "Zemra është si një pupël që e lëviz era në shkretëtirë". [2] Këtë e thotë për shkak se ajo ndryshon shumë shpejt. Pyetja jonë është –nëse zemra është vetëm organ që mundëson qarkullimin e gjakut nëpër trupin tonë, apo është arsye me të cilën dirigjohen dhe orientohen veprat dhe dëshirat tona?!Shumë ajete dhe hadithe na flasin mbi këtë çështje. Allahu në Kur'an thotë: "A nuk udhëtuan ata nëpër tokë e të kenë zemra me të cilat do të kuptojnë. . . " [3] Allahu xh.sh.. në këtë ajet nuk ka thënë "arsye me të cilat do të kuptojnë", - edhe pse konteksti i ajetit e mbështet këtë, po ka përdorur fjalën "zemër". Gjithashtu Pejgamberi a.s. në një hadith thotë :"Në trup ndodhet një organ i cili, nëse është i mirë, i gjithë trupi do të jetë në gjendje të mirë dhe, nëse është i prishur ky organ, i gjithë trupi do të jetë i prishur, e ky organ është zemra". {4}Ibn Haxher thotë:"Ky hadith tregon se arsyeja është në zemër". {5}Kjo mund të sqarohet kështu:Që njeriu ta kalojë një jetë të qetë dhe pa probleme, duhet të ketë një zemër të qetë dhe të çiltër. Që gjuha jonë të flasë fjalë të mira dhe të pranueshme, duhet ta kemi zemrën të pastër, që këmbët, duart dhe gjymtyrët e tjera të veprojnë veçse drejt gjërave hallall, duhet ta kemi zemrën të bindur dhe të pastër.

Pra, të gjitha organet janë të lidhura drejtpërdrejt me zemrën; nëse ajo është në rregull, të gjitha organet e tjera ndjekin rregullin e saj. Rëndësia e zemrës qëndron në faktin që ajo është edhe vendprehja e besimit. Ammar bin Jasiri u torturua keq nga jobesimtarët e Mekës, të cilët e detyronin të fliste fjalë të këqija për Pejgamberin a.s. dhe të mohonte fenë që kishte

**E vërteta është se zemra krijohet para trurit tek fetusi, si dhe fillon rrahjen që nga formimi i saj e deri në vdekjen e njeriut. Megjithëse shkencëtarët besojnë se truri është ai që rregullon rrahjet e zemrës, megjithatë ata vërejtën diçka të çuditshme gjatë operimeve për transplantimin e zemrës**

pranuar. Më vonë, pasi e lanë të lirë, ai shkoi tek i Dërguari a.s. me lot në sy për ato fjalë që ishte detyruar t'i thoshte, dhe iu drejtua Pejgamberit a.s.:"O i Dërguar i Allahut, nuk më lanë të qetë, duke më torturuar derisa thashë atë që kërkonin ". Pejgamberi a.s. e pyeti:"Po në zemrën tënde, çfarë ndien o Ammar"?Ammari iu përgjigj:"Të qetë me besimin që kam zgjedhur, o i Dërguar i Allahut". Pastaj Pejgamberi a.s. i thotë:"O Ammar, nëse rikthehen (me tortura)rikthehu edhe ti (me ato që the)". {6}Këtë e përkrah edhe ajeti kuranor:". . . me përjashtim të atij që dhunohet (për të mohuar), e zemra e tij është e bindur plotësisht me besim. "(En-Nahl, 106) {7}

**Ebu Bekri nuk dallohet prej jush për shumë namaz dhe agjërim, po me zemrën e tij**

Gjithashtu pozita që zë njeriu tek Allahu, varet nga zemra, sa është ajo e lidhur për Zotin.

Thotë Pejgamberi a.s., në lidhje me besimin e shokut të tij të ngushtë, Ebu Bekrit:"Sikur të vendosej besimi i Ebu Bekrit në një anë të peshores dhe besimi i gjithë Umetit në anën tjetër, besimi i Ebu Bekrit do të rëndonte më shumë". {8} Dikush prej nesh mund të medojë për shkak të namazit, agjërimit, sadakasë së shumtë, ta kishte fituar këtë gradë?

Pejgamberi a.s. e tregon përgjigjen e kësaj pyetjeje në një hadith tjetër, ku thotë:

"Ebu Bekri nuk dallohet prej jush për shumë namaz dhe agjërim, po me zemrën e tij". {9} Kështu, pas këtyre ajeteve dhe haditheve që përmendëm e shumë e shumë të tjerave që nuk i theksuam këtu, kemi ardhur në përfundimin se pothuajse të gjitha i atribuohen zemrës si arsye e veprimit mirë apo keq, e besimit a mosbesimit, esencës së kuptimit të së vërtetës ose moskuptimit të saj. Citatet e lartpërmendura zemrën e ilësojnë si një ndryshuese të gjendjes në kohë të shkurtër. Mund të themi se zemra është pika dirigjuese e veprave dhe sjelljeve tona. Në lidhje me faktin nëse arsyeja qëndron në trurin a në zemrën tonë, kemi mendime divergjente të dijetarëve islamë dhe të atyre joislamë. Imam Neveviu, gjatë komentimit të hadithit:"Në trup gjendet një organ. . . ", thotë:"Ky hadith është marrë për argument, se arsyeja është në zemër e jo në kokë dhe rreth kësaj ka divergjencë të madhe. Qëndrimi i Imam Shafiut dhe i disa teologëve të tjerë, është se arsyeja është në zemër, kurse Ebu Hanifja konsideron se arsyeja është në tru, respektivisht në kokë. Mendimi i parë u përshkruhet edhe filozofëve, ndërsa tjetri mjekëve". (11) Më pas Imam Neveviu cek disa argumente të dijetarëve, të cilët konsidrojnë se arsyeja është në zemër. Ai thotë: "Dijetarët që konsiderojnë se arsyeja është në tru, marrin si argument faktin se, kur i shkaktohet ndonjë dëmtim fizik trurit, njëkohësisht ndodh edhe çrregullimi mendor. Ky është mendimi i tyre, për se nuk kanë argumente, sepse Allahu e ka



bërë ligj që gjatë dëmtimit të trurit, të ndodhë edhe humbja e arsyes, po kjo nuk do të thotë detyrimisht se arsyeja është në tru. . . " (12) Ibn Tejmije ka thënë:"Konsiderohet se arsyeja është në tru, gjë që e vërtetojnë shumë mjekë, siç transmetohet nga Imam Ahmedi". Një grup i pasuesve të tij, thonë:"Esenca e arsyes është në zemër, dhe, kur të piqet (të bëhet a arrirë), mbaron në trurin. Mirëpo të menduarit është çështje e trurit, kurse dëshirat janë çështje e zemrës. Me termin "arsye" ndonjëherë aludohet dituria e ndonjëherë vepra. Esenca e diturisë dhe veprimit të lirë është në dëshirën, kurse baza e dëshirave është zemra". (13)Ibn Kethiri, gjatë komentimit të fjalëve të Allahut: "Ai ju dha edhe dëgjimin, shikimin dhe arsyen. . . " (En-Nahl,78) (14) thotë:"Fjala el-efideh' domethënë arsye, qendra e së cilës është në zemër, e që është mendimi më i drejtë, edhe pse disa thonë se ky është truri". (15)

I shikuam mendimet dhe qëndrimet e disa dijetarëve dhe antropologëve në lidhje me atë se zemra ka një lidhje të pakontestueshme me ndjenjat dhe emocionet, por në një mënyrë që ndoshta vetëm Allahu e di. Tani të përmendim dhe disa zbulime mjekësore të kohëve të fundit, për të cilat mendoj se na ndihmojnë në kuptimin e këtyre që thamë më lart. Për shumë vjet shkencëtarët studiuan zemrën në aspektin fiziologjik dhe e konsideruan atë vetëm si pompë (qarkulluese) të gjakut e jo më shumë dhe as më pak.



Mirëpo, me fillimin e shekullit njëzet e një dhe me evoluimin e operimeve për transplantimin e zemrës, si dhe të zemrës artificiale dhe me shtimin të operimeve në masë të madhe, disa hulumtues filluan të vinin re një dukuri të çuditshme dhe mahnitëse, për të cilën nuk gjetën sqarim për deri tani. Vërtet kjo është një dukuri e shfaqjes së ndryshimit të gjendjes shpirtërore tek pacienti pas operimit të transplantimit të zemrës. Këto ndryshime psikologjike janë të thella deri në atë shkallë, saqë, pas ndërrimit të zemrës së tij me një tjetër zemër natyrale apo artificiale, tek pacienti ndodhin ndryshime të thella psikologjike, madje ndodhin ndryshime edhe në bindjet e tij. Disa besojnë që zemra e përmendur në Kur'an, është zemra morale e padukshme , siç janë edhe psikika dhe shpirti. Vallë, cila është e vërteta?!E vërteta është se zemra krijohet para trurit tek fetusi, si dhe fillon rrahjen që nga formimi i saj e deri në vdekjen e njeriut. Megjithëse shkencëtarët besojnë se truri është ai që rregullon rrahjet e zemrës, megjithatë ata vërejtën diçka të çuditshme gjatë operimeve për transplantimin e zemrës. Kur vendosin zemrën e re në kraharorin e pacientit, ajo fillon të rrahë menjëherë, pa e pritur trurin që të japë urdhrin për rrahje. Kjo sinjalizon punën e pavarur të zemrës nga truri, madje, madje disa kërkues kanë bindjen që zemra është ajo që drejton trurin në punën e tij. Dr. Armour thotë që zemra vërtet ka një sistem të veçantë në trajtimin e informacioneve që vijnë nga pjesë të ndryshme të trupit, dhe për këtë arsye suksesi i transplantimit të zemrës varet nga sistemi nervor i zemrës së transplantuar dhe aftësia e saj për t'u përshtatur me pacientin.

**Zemra mbetet epiqendër e besimit dhe njohjes së Zotit**

Dr. Shvarc (Schwartz) thotë: "Ne bëmë transplantimin e zemrës te një fëmijë nga një fëmijë tjetër, i cili kishte vdekur dhe nëna e të cilit ishte mjeke. Ajo vendosi që të dhuronte zemrën e fëmijës së saj dhe pastaj ajo ndoqi me interesim rastin e transplantimit të zemrës, për se kjo nënë thotë: "Unë gjithmonë e ndiej se fëmijën e kam ende gjallë, saqë, kur i afrohem fëmijës (që bart zemrën e fëmijës tim), ndiej rrahjet e zemrës së tij, ndërsa, kur më përqafon, e ndiej plotësisht si fëmijën tim. Vërtet, zemra e këtij fëmije përmban shumëçka të fëmijës tim"! Ajo gjë që konfirmoi këtë ndjenjë, është se këtij fëmije filloi t'i shfaqej një defekt në anën e majtë të trurit, dhe gjetën pastaj se fëmija i vdekur, zemra e të cilit ishte transplantuar në origjinë, kishte vuajtur nga një defekt në anën e majtë të trurit, një gjë që kishte penguar lëvizjen e tij. Pasi ishte mbjellë kjo zemër, pas një periudhe truri filloi të shfaqte dhimbje (defekt) në anën e majtë, krejtësisht njëlloj si i kishte ndodhur fëmijës së vdekur, pronarit origjinal të zemrës. Cili është shpjegimi për këtë?! Thjesht, themi se zemra është ajo që mbikëqyr funksionimin e trurit, kurse çekuilibrimi që kishte goditur trurin e fëmijës së vdekur, ishte shkaktuar nga zemra dhe, pas mbjelljes së asaj zemre te fëmija tjetër, ajo filloi të ushtronte ndikimin e vet në trurin e fëmijës si dhe avancoi mungesën e ekuilibrit në trurin e tij. Pas gjithë këtyre shohim se, edhe shkenca në ditët e sotme e vërteton atë që Kur'ani ka përmendur shumë shekuj më përpara. Pra, zemra ka një rëndësi të veçantë në jetën e njeriut, dhe sidomos në jetën e besimtarit. Ajo luan rolin kryesor në jetën e tij, mbetet epiqendër e besimit dhe njohjes së Zotit, e dëshirave dhe përjetimeve. Mbetet edhe si orientuese dhe udhërrëfyese në jetën e kësaj bote, po njëkohësisht dhe fshehtësia më e madhe që Zoti i ka dhuruar krijesës njeri. Prandaj, në fund, lusim Allahun Fuqiplotë që zemrat tona të jenë të patundura në besim, duke mos harruar se i Dërguari a.s. lutej gjithmonë:" O ndryshues i zemrave, konsolidoje zemrën time në fenë Tënde". Lutemi me lutjen e besimtarëve: " Zoti ynë, mos na i lako (devijo) zemrat tona pasi na i drejtove,dhe na dhuro mëshirën Tënde, Ti je Dhuruesi i Madh". (19)

(1)"Ibadetet e zemrës dhe ndikimi i tyre në jetën e besimtarit", Dr. Muhammed esh-Sharif, Shkup (2006). "Përmisimi i zemrave", Amër Halid, Shkup (2006). Marr nga: Kur'ani fisnik



# Pastrimi i dhëmbëve forcon kujtesën

**Bernard Tahirbegolli**

**Misvaku shkatërron bakteret që gjenden në dhëmbë, eliminon pllakën bakterore të dhëmbit (Pllaka-cipa i dhëmbit është një shtresë e hollë e padukshme në dhëmbë, që krijohet nga fundërrimi i mikroorganizmave prej pështymës, po edhe prej substancash të tjera**

Mendja e shëndoshë në trup të shëndoshë (Men sana in corpora san). Nuk do mend që vetë thënia na lë shumë të kuptojmë mbi rëndësinë e mirëqenies sonë fizike dhe psikike përderisa mirëmbajtja është parakushti kryesor për funksionim të drejtë të organizmit.

Goja si një tërësi dhe dhëmbët, në veçanti, janë organ(e) ndërmjetësuese në mes ambientit të jashtëm dhe organizmit tonë. Shikuar në histori, dhëmbët e bardhë e të shndritshëm kanë qenë simbol i bukurisë dhe atraktivitetit, ata madje krahasoheshin shpesh me një varg margaritarësh. Dhe, krahas kësaj, dhëmbët janë edhe pasqyrë e gjendjes së shëndetit tonë. Është një thënie e njohur në lidhje me rëndësinë e dhëmbëve për shëndetin:

Nëse humb paratë, s'ke humbur asgjë;
Nëse humb miqtë, ke humbur diçka;
Nëse humb dhëmbët, ke humbur shëndetin;
Nëse humb shëndetin, ke humbur gjithçka.

Prandaj, mirëmbajtjes së dhëmbëve i duhet kushtuar rëndësi e madhe. E mirëmbajtja e tyre është pjesë e shëndetit të gojës he mirëmbajtja e higjienës së gojës duhet të fillojë akoma pa dalë dhëmbët.

Prandaj shumë njerëz mundohen të kujdesen për dhëmbët e tyre me shpikjet e fundit të mjekësisë, duke përdorur prodhime për mirëmbajtjen e tyre, përfshirë këtu brusha të ndryshme, çamçakëz, pasta të ndryshme, zbardhues dhëmbësh, aromatizues e shumë prodhime të tjera. Disa të tjerë, për të arritur këtë, bëjnë një hap edhe më të madh dhe vetëm e vetëm për të arritur një buzëqeshje vezulluese, braktisin edhe cigaren ose konsumimin e shpeshtë të çajit dhe kafesë.

Ndërkaq, komuniteti mysliman praktikon një traditë të Profetit Muhamed a.s., misvakun, një praktikë kjo që ka shënuar edhe fillet e mjekësisë parandaluese të shëndetit oral. Kjo, ngase, përmes porosive të tij, i Dërguari, a.s., lidhur me pastrimin e dhëmbëve dhe kujdesin ndaj misvakut, ka thënë: "Po të mos kisha frikë se do ta rëndoja Ymetin tim, do ta kisha urdhëruar ta përdorin misvakun para çdo namazi". (Buhariu dhe Muslimi)

E vetë ai, lavdërimi dhe paqja e Allahut qofshin për të, ishte i pari që praktikonte parimet islame të higjienës orale. Ja disa nga fragmetet e shkëputura rreth kësaj: "Transmetohet nga Shurejh, i cili e ka pyetur Aishen: "Me çfarë fillonte i Dërguari i Allahut,a.s., kur hynte në shtëpinë e tij? Ajo iu përgjigj: "Me misvak" (Muslimi).Transmeton Hudhejfe r.a, se i Dërguari i Allahut, a.s., kur zgjohej natën, e pastronte gojën me misvak. (Muslimi).Madje i Dërguari i Allahut, pastrimin e dhëmbëve nuk e ka lënë vetëm si veprim fizik, që ndikon në shëndetin e gojës, por e ka ndërlidhur edhe me kënaqësinë e Allahut të Lartësuar, që misvakun ta shndërrojmë në një zakon dhe adhurim, për të cilin do të shpërblehemi. Kësisoj, ai ka thënë: "Kujdesuni për misvakun, ngase ai e pastron gojën dhe e kënaq Allahun". (Silsile es Sahihah lil Albani)

**Kujdesi ndaj shëndetit fizik dhe mendor**

Kjo është ndërlidhje, për të cilën mrekullia profetike na ka lajmëruar se, përveç për

shëndetin fizik, ne kemi nevojë të kujdesemi edhe për shëndetin mendor. Edhe pse në ditët e sotme, në këtë kohë moderne, moda është bërë stil i jetës e misvaku shpeshherë shihet si diçka antike dhe që i takon të kaluarës, prapëseprapë një numër i konsiderueshëm i myslimanëve e përdorin si brushë dhëmbësh dhe atij ia dedikojnë bardhësinë e dhëmbëve që kanë. E ç' është në të vërtetë misvaku? Misvaku është një mjet (brushë dhëmbësh) prej druri, me trashësi rreth 0.7-0.11 cm dhe me gjatësi 10-20 cm, janë degë të prera të disa lloje pemësh që rriten në vendet me klimë tropikale. Brendia e këtij mjeti (e kësaj brushe dhëmbësh) është prej fijeve të shumta të drurit, të cilat, kur fërkohen për dhëmbë, ndihmojnë pastrimin e tyre.

Vetë fjala misvak rrjedh nga fjala arabe "sivk", që nënkupton fërkimin me qëllim pastrimi. Pra, fjala misvak është përdorur dhe vazhdon të përdoret për mjetin prej druri që përdoret si brushë dhëmbësh për pastrim të dhëmbëve dhe për të freskuar gojën.(1)

Ndërsa sot një mori hulumtimesh në këtë drejtim kanë zbuluar se roli dhe rëndësia e misvakut është më shumë se vetëm fërkimi i dhëmbëve! Misvaku shkatërron bakteret që gjenden në dhëmbë, eliminon pllakën bakterore të dhëmbit (Pllaka-cipa i dhëmbit është një shtresë e hollë e padukshme në dhëmbë, që krijohet nga fundërrimi i mikroorganizmave prej pështymës, po edhe prej substancash të tjera. Është fort e lidhur për dhëmb, saqë nuk largohet vetëm me shpëlarje. Sa më e dobët të jetë higjiena e gojës, aq më e madhe do të jetë sasia e pllakës së akumuluar, e për pasojë edhe numri i mikroorganizmave në të), parandalon. Misvaku parandalon kariesin, largon erën e keqe nga goja, i jep gojës freski, pastron me sukses ndërmjet dhëmbëve për shkak të formës specifike që ka, stimulon sekretimin e pështymës dhe parandalon tharjen e gojës.

Madje, jo vetëm kaq, sot njihen më se 70 përfitime prej misvakut. P.sh., kompania Wrigley, në një studim rreth misvakut, të cilin e ka publikuar në "Journal of Agricultural and Food Chemistry", ka gjetur se mentet që gjenden në misvak, janë 20 herë me efektive në shkatërrimin e baktereve se sa mentet e zakonshme. Hulumtimi ka treguar se gjysmë ore pas përdorimit të misvakut me mentet përbërëse të tij, janë shkatërruar 60% e baktereve ndërsa me mentet e zakonshme kjo shifër është vetëm 3.6%.(2)

Përpos pastrimit mekanik të dhëmbëve, për mirëmbajtje të gojës dhe të dhëmbëve rol të rëndësishëm luan edhe lloji i ushqimit të konsumuar. Ushqimi me konsistencë më të fortë ndikon në të ashtuquajturin "vetëpastrim të dhëmbëve". Ushqimi i pasur me sheqerna ndikon në formimin e pështymës mukoze (pështymë e trashë), që pengon procesin e vetëpastrimit, kurse konsumimi i lëngjeve (me theksim të veçantë të ujit dhe jo lëngje që përmbajnë sheqer) ndikon në formimin e pështymës seroze (pështymë e hollë), e cila lehtëson vetëpastrimin e dhëmbëve. Një studim i ri thekson se kujdesi ndaj dhëmbëve të pastër forcon kujtesën dhe aktivizon qelizat e trurit. Askush nuk e ka imagjinuar për ekzistimin e lidhjes ndërmjet aktivitetit të trurit dhe higjienës dentare. Prej gjërave të çuditshme që ka vërejtur doktori amerikan Majkëll Rozin (në një lajm të publikuar në rrjetin CNN) është se mungesa e pastrimit të dhëmbëve ndikon në shëndetin mendor!Ky doktor shpjegon se bakteret cipë (pllaka) ndërmjet dhëmbëve mund të shkaktojnë reagim imun, që pasqyrohet në arteriet e zemrës, dhe kjo parandalon arritjen e ushqimeve të domosdoshme për qelizat e trurit, që nënkupton se pastrimi i dhëmbëve forcon kujtesën dhe mbron trurin. Nëse kthehemi në historinë islame, shohim se në kohën kur misvaku ishte praktikë e përditshme e myslimanëve, në mesin e tyre kishte shumë dijetarë mendjemprehtë, madje edhe shumë hafëzë që me shumë lehtësi mbanin në mend 6236 ajetet e Kur'anit.

**Pastrimi i dhëmbëve, sa shpesh?**

Thamë më lart se pastrimi i dhëmbëve fillon shumë herët, ende pa dalë dhëmbët, pra fillon me pastrimin e mishit të dhëmbëve. Kjo mund të bëhet me gaza dhe me ujë të destiluar, duke fërkuar vendet e daljes së dhëmbëve (zgjatimet alveolare) për të vazhduar njësoj edhe pas daljes së dhëmbëve të parë. Më vonë pastrimi bëhet me brusha të buta, për të vazhduar më tej (të rriturit) me brusha me fortësi mesatare. Brusha nuk bënë të jetë kurrsesi e fortë për shkak se dëmton mishrat e dhëmbëve, po edhe shtresën sipërfaqësore të dhëmbëve. Rekomandohet që brusha të ketë kokë të vogël dhe fije sintetike, kurse koha e përdorimit të një brushe është 3-4 muaj. Më tutje, për t'u kujdesur në mënyrë korrekte për dhëmbët, këshillohet pastrimi i dhëmbëve pas çdo shujte (2-3 herë në ditë), pas konsumimit të ëmbëlsirave, natyrisht gjithsesi përherë para gjumit. E koha e pastrimit nuk duhet të jetë asnjëherë më e shkurtër se 2 minuta.

Misvaku po ashtu nuk duhet të jetë shumë i fortë dhe as shumë i butë, duhet të përdoret së paku 3 herë gjatë ditës dhe pas çdo përdorimi të futet në ujë e të lihet në vendin e vet të veçantë. Nuk këshillohet të përdoren të dy anët e misvakut, fijet e tij rekomandohet të këputen (shkurtohen) çdo 1-2 ditë, në mënyrë që të rifreskohet, dhe nuk bën të fërkohen dhembët vetëm poshtë-lartë, ngase dëmtohen, po rekomandohet që dhëmbët të fërkohen majtas-djathtas.

(1)Journal of the Royal Asiatic Society of Great Britain & Ireland (Third Series) (1992).(2)http://curezone.org/forums/fm.asp?i=1348).

# Në përkujtim të atdhetarit të devotshëm, Hoxhë Lipovica

**Mr. Aliriza Selmani**

**(Mulla Jusuf Baftjari) 1883-1948**

Gjatë gjithë kohës pjesa dërrmuese e ulemave fetarë islamë ishte përkrah problemeve të popullit të cilit i takonte. Shumë nga ata u bënë pjesëmarrës të qëndresës popullore kundër dhunës e gjenocidit ushtarako-policor, e disa edhe u flijuan në mbrojtje të popullsisë së pambrojtur shqiptare të pafajshme në përfundim të Luftës së Dytë Botërore. Njëri ndër ta ishte edhe mulla Jusuf Baftjari nga fshati Lipovicë i Karadakut të Gjilanit, i njohur si Hoxhë Lipovica, i cili, në luftë për lirinë e atdheut, nuk kurseu asgjë, sakrifikoi pronën e familjen dhe deri në flijim. Gjatë Luftës së Dytë Botërore, Hoxhë Lipovica ishte njëri ndër udhëheqësit e njësive guerilje të rezistencës shqiptare ndër bashkëluftëtarët më të afërm të mulla Idriz Gjilanit dhe njëri ndër komandantët e njësive vullnetare të mbrojtjes së kufirit të Kosovës Lindore. Në radhët e bashkëluftëtarëve të tij, përveç familjarëve të tjerë, ishin përherë edhe djemtë e tij - Selimi e Qazimi dhe vëllai Rifati. Nga të dhënat dokumentare shihet se aktiviteti patriotik i Hoxhë Lipovicës dhe familjes së tij, kishte filluar që nga okupimi serb i këtyre trojeve. Ripushtimin serb dhe vendosjen e administratës okupuese në vjeshtën e vitit 1918, shqiptarët kudo e pritën me armë dhe kryengritje të armatosur, duke kërkuar liri dhe bashkim kombëtar. Për shuarjen e kryengritjes dhe çarmatosjen e shqiptarëve, Serbia vendosi pushtetin ushtarak në Kosovë dhe ndërmori masa të ashpra terrori e gjenocidi. Një nga familjet shqiptare të Karadakut që kishin pësuar nga ky terror, ishte edhe familja e Hoxhë Lipovicës, ndaj së cilës atëbotë ishte ndërmarrë një operacion ndëshkues policor, në bashkëpunim me disa nga serbët vendës dhe të rrethinës, në të cilin kishin mbetur të vrarë tre anëtarë të kësaj familjeje. Nga anëtarët e rritur të kësaj familjeje, masakrës i kishte shpëtuar rastësisht vetëm Hoxhë Lipovica. Vrasja mizore e më të afërmve dhe keqtrajtimi i së shoqes, kishte bërë që Hoxha të hakmerrej. Lidhur me këtë ngjarje, Hoxhë Lipovica gjatë hetuesisë, para organeve zyrtare të UDB-së së rrethit të Ferizajt, më 10.03 1947, do të deklaronte: "Me ardhjen e ushtrisë serbe e franceze në këto anë (tetor 1918 AS), Cena Stojkoviç nga Lipovica me 4-5 serbë të tjerë dhe me një numër xhandarësh e rrethuan shtëpinë tonë dhe i kapën babën-Baftjarin, vllaun-Hamzën, dhe nipin – Zymerin. Unë shpëtova disi duke u fshehur në mal, por gruan time e keqtrajtuan. Ata i dërguan në drejtim të Kopilaqës dhe te fshati Korbliç i therën. Pas dhjetë ditësh, për t'u hakmarrë, e kam vrarë Cena Stojkoviçin me një tjetër. Për një kohë kam qëndruar i fshehur në mal. Me konsolidimin e Mbretërisë Jugosllave, duke e ditur se ka ligj, jam dorëzuar më 1921, pas tre muaj hetuesie dola para gjyqit dhe jam dënuar me 20 vjet burg. Burgun e mbajta në Zenicë të Bosnjës, dhe më 1932 jam liruar". Siç mësojmë nga dëshmitë memoriale, gjatë kohës sa ishte në burg, askush nga familja nuk pati mundësi ta vizitonte. Në vizitë një herë i kishte shkuar Feriz Llashtica, deputet dhe pari i Anamoravës, i cili, pas vizitës, e kishte njoftuar familjen e Hoxhës së ai ishte në gjendje tepër të rëndë shëndetësore, se po e mbanin në një qeli burgu, me rrjedhje uji mbi kokë (metodë e rëndë psikike, që përdorej edhe më vonë kundër të burgosurve politikë shqiptarë).

### Aktiviteti gjatë Luftës së Dytë Botërore

Pas okupimit dhe copëtimit të Kosovës midis shteteve fashiste, nga gjysma e majit 1941 pjesa më e madhe e rrethit të Gjilanit iu bashkua Shqipërisë së okupuar nga Italia fashiste, kurse fshatrat

matanë Moravës, me viset e Karadakut, mbetën nën administrimin bullgar, dhe aty ishin formuar komunat e Zhegrës, Pasjanit dhe Ranillugut, të cilat hynin në kuadër të rrethit të Kaçanikut. Popullata shqiptare nuk do të pajtohej me okupimin bullgar, kurse popullsia serbe e këtij rrethi në masë të madhe u deklaruan si "Bullgarë të Moravës", dhe u vunë në shërbim të okupatorit kundër popullatës shqiptare. Kjo bëri që shumë familje shqiptare të këtyre fshatrave, për shkak të zullumit bullgar dhe bashkëpunëtorëve të tyre serbë, ishin detyruar që t'i lëshonin shtëpitë e veta dhe të vendoseshin në fshatrat këndej Moravës. Në mesin e këtyre familjeve ishin edhe ato të lagjes së Hoxhë Lipovicës, të cilat që nga marsi i vitit 1942, ishin vendosur te disa miq në fshatin Capar dhe në fshatin Malishevë, ku kishin qëndruar deri me kapitullimin e Bullgarisë fashiste, më 9 shtator 1944.

Që nga ditët e para të okupimit bullgar, Hoxhë Lipovica formoi njësitin e tij të rezistencës, në kuadër të të cilit, përveç familjarëve të tij, hynin edhe fshatarë të tjerë të vendit e rrethinës, me të cilët do të qëndronte me armë në dorë në mbrojtje të jetës dhe pasurisë së popullatës shqiptare të kësaj ane nga keqpërdoruesit fashistë bullgarë dhe bashkëpunëtorët e tyre serbë. Aktiviteti i tyre pasqyrohej edhe në pengimin e aktivitetit subversiv komunisto-çetnik të serbëve të kësaj ane, dhe në lidhjet e tyre me qendrat në Serbi e Maqedoni. Këtë aktivitet Hoxha me njerëzit e tij e zhvillonte në koordinim me organet e nënprefekturës së Gjilanit. Të zbuluarit në këtë aktivitet, pasi i çarmatosnin, i sillnin të lidhur në burgun e Gjilanit. Mirëpo, siç shihet nga të dhënat dokumentare dhe ato memoriale, disa prej tyre liroheshin shpejt nga burgu dhe i ktheheshin aktivitetit të mëparshëm. Disa nga të liruarit ishin bashkëpunëtorë të okupatorit bullgar dhe liroheshin pas intervenimit të organeve okupuese bullgare tek ato italiane në Gjilan, kurse disa të tjerë liroheshin edhe përmes organizatës së PKJ –së në Gjilan dhe në mënyra të tjera. Në vijim po japim disa nga shembujt e tillë. Njëri nga eprorët e njësiteve partizano-çetnike, serb nga Pasjani, në dëshminë e tij gjatë hetuesisë kundër Hoxhës dhe djemve të tij, përveç të tjerash, thotë: "Më 1941, Vukosav Mladenoviç dhe Stojanko nga Velekinca, ishin duke bartur armë nga Pçinji për fshatin Llashticë, dhe gjatë rrugës qenë kapur nga Hoxhë Lipovica dhe njerëzit e tij e pastaj ishin çarmatosur dhe, të lidhur, qenë dërguar në burgun Gjilanit. I kam parë në Uglar, të lidhur, në përcjellje të Hoxhës. Që të dy me intervenimin e majorit bullgar ishin liruar si sllavo-bullgarë". Ngjashëm flet edhe e veja e Stojan Antiçit nga Llashtica, e cila në dëshminë e saj thotë: "Stojani bartte armë nga Cërna Trava, por më 1941 ishte kapur nga Hoxha dhe njerëzit e tij e ishte dërguar në burgun e Gjilanit, prej nga, me intervenimin e bullgarëve, qe liruar me kusht që t'i ndihmonte bullgarët në likuidimin e Hoxhës. Pikërisht për këtë arsye ishte vrarë më 3 prill 1942, nga njerëzit e Hoxhës." Në një dëshmi tjetër thuhet se më 1942, dy serbë (kolonistë) nga Llashtica qenë kapur prej njësitit të Hoxhës, me tri pushkë që po i sillnin nga Cërna Trava në Llashticë, dhe ata qenë dorëzuar në burgun e Gjilanit, por pas tetë muajve qenë liruar me intervenimin e komandantit të xhandarmerisë bullgare të komunës së Zhegrës. Edhe nga dëshmi memoriale mësojmë se ndodhte që edhe të zënët rob të liroheshin. Kështu haxhi Muharrem Selmani (1930), nip i Hoxhë Lipovicës rrëfen: "Ishte viti 1943, ishim me shokë duke ruajtur kafshët në livadhet e fshatit Malishevë, kur pamë dajën Hoxhë që po shkonte rrugës në drejtim të Gjilanit. Ai në krah mbante automatikun e tij anglez, kurse përpara kishte dy serbë të lidhur, me pushkët të varura në qafë, të cilët po i çonte në burgun e Gjilanit. Më vonë mësuam se ata ishin liruar pas dy ditësh nga Nënprefekti Rifat Berisha". Siç dihet, atëbotë Nënprefekti Rifat Berisha bashkëpunonte me organizatën e PKJ-së në Gjilan, kurse të burgosurit ishin aktivistë të kësaj organizate. Si rrjedhojë e bashkëpunimit të serbëve të kësaj ane me okupatorin bullgar në luftë kundër shqiptarëve, ishin konfliktet e armatosura me pasoja tragjike, sikur ishte përleshja e armatosur në fshatin Lipovicë me 20 mars 1943, kur kishin mbetur të vrarë katër serbë. Po pati dhe raste të ngjashme, për të cilat më vonë do të fajësoheshin Hoxhë Lipovica dhe njerëzit e tij, pa marrë parasysh se nga kush ishin kryer vrasjet.

**Në mbrojtje të kufirit**

Pas kapitullimit të Italisë, më 8 shtator 1943, u krijuan rrethana të reja për aktivitet në drejtim të bashkimit të viseve shqiptare me Shqipërinë londineze. Për këtë qëllim më 16-20 shtator 1943, në Prizren u formua Lidhja e Dytë e Prizrenit, në të cilën do të përfaqësoheshin të gjitha viset, pra edhe ato nën administrimin gjerman dhe bullgar. Në fund të shtatorit 1943, Komiteti i Lidhjes së Dytë të Prizrenit për nënprefekturën e Gjilanit formoi Shtabin e Mbrojtjes Kombëtare të kufirit në anën lindore të Kosovës. Në shtab u emëruan: Mulla Idrizi, komandant i forcave vullnetare, i cili i përgjigjej komandantit të Regjimentit IV kolonel Fuad Dibrës, kurse Mulla Idrizit i përgjigjeshin udhëheqësit e njësiteve vullnetare, nga të cilët edhe Hoxhë Lipovica. Pas kapitullimit të Bullgarisë më 9 shtator 1944, forcat nacionaliste shqiptare ia bashkuan shtetit të Shqipërisë territorin që më parë i takonte zonës okupuese bullgare, ku përfshiheshin edhe pjesët e rrethit të Gjilanit. Kështu kufiri i Kosovës Lindore mbrohej nga forcat vullnetare shqiptare në vijën hekurudhore Kumanovë-Preshevë-Bujanoc. Këto forca ishin kryesisht të rrethit të Gjilanit dhe udhëhiqeshin nga njerëzit me ndikim, si Ibrahim Kelmendi, Xheladin Kurbalia, Limon Staneci, Hoxhë Lipovica, Sylë Hotla etj.. Fronti në këtë vijë qëndroi deri nga gjysma e nëntorit 1944. Forcat vullnetare, duke filluar nga shtatori e deri nga gjysma e nëntorit, u shkaktuan humbje të konsiderueshme njësiteve çetnike e partizane serbe, maqedonase dhe bullgare, të cilat tentonin të hynin në Kosovë. Edhe nga të dhënat dokumentare të proviniencës gjyqësore për Hoxhë Lipovicën dhe djemtë e tij, shihet se Hoxha ishte njëri ndër komandantët e forcave nacionaliste

shqiptare, i angazhuar në mbrojtje të kufirit në Luginën e Preshevës në sektorin Shistajë-Corroticë-Raincë. Angazhimi i tij në këtë sektor ishte bërë me kërkesën e Nënprefektit të Gjilanit Hamit Kroj, dhe të ushtruesit të detyrës së Nënprefektit të Preshevës Limon Staneci, me detyrë të komandimit të forcave vullnetare në luftë kundër sulmeve partizano-çetnike. Po sipas këtyre të dhënave, shihet se Hoxha kishte gradën e majorit, dhe shtabin e kishte në Corroticë. Ai në këtë vijë të frontit kishte qëndruar mbi dy muaj rresht. Gjatë asaj kohe pati luftime të ashpra me shumë të vrarë e të plagosur. Kështu, në ditën e Bajramit, më 19 shtator 1944, sulmuan forcat partizane dhe hynë në Luginën e Raincës, por pas më shumë se 12 orë luftimesh të ashpra, u thyen nga forcat vullnetare të komanduara nga Hoxhë Lipovica me të tjerë. Ngs luftimet mbetën të vrarë mbi 100 partizano-çetnikë dhe u zu rob një batalion i Brigadës së Dytë të Kosovës prej 206 vetash. Të zënët rob qenë dërguar në burgun e Preshevës dhe më vonë qenë liruar, kurse të vrarët qenë varrosur nga fshatarët e Raincës. Mirëpo, pas depërtimit të forcave partizane, ata qenë detyruar t'i zhvarrosnin 102 kufomat e partizanëve të vrarë. Pas dy muaj qëndrese, më 10-11 nëntor 1944, do të zhvilloheshin luftimet e fundit në mbrojtjen të kufirit të Kosovës Lindore në vijën hekurudhore të Preshevës e Bujanocit, me forca të pabarabarta kundër forcave të mëdha ushtarake partizane serbo-bullgare.
Pas kësaj kohe kishin mbetur vetëm një numër vullnetarësh më të vendosur me udhëheqësit e tyre, për të vazhduar rezistencën, në mesin e të cilëve ishte edhe Hoxhë Lipovica, i cili me njësitin e tij kaloi në Hashani për të vazhduar rezistencën, dhe mori pjesë në tubimin e udhëheqësve të njësiteve të rezistencës të Kosovës Lindore me Mulla Idrizin në krye, më 17 nëntor 1944 në Suharne, ku u betuan për vazhdimin e luftës kundër ushtrisë komunisto-çetnike. Më 26 nëntor 1944 u mbajt Kuvendi i Krerëve të Karadakut te "Livadhi i Shehut", mbi Preshevë, nën drejtimin e Ymer Saqës. Në kuvend merrnin pjesë: Mulla Idrizi, Adem Stançiqi, Limon Staneci, Xheladin Kurbalia, Hoxhë Lipovica e të tjerë. Në këtë kuvend u aprovua kërkesa për lidhjen e Lëvizjes së Rezistencës Shqiptare të Kosovës Lindore me Lëvizjen e Rezistencës Shqiptare në viset e tjera të Kosovës dhe Maqedonisë, drejtuar prej një organi organizativ e luftarak.Shtabi i Zonës IV për Mbrojtjen e Kosovës, i formuar në kuadër të Lidhjes së Dytë të Prizrenit, me Adem Gllavicën në krye, që kishte për obligim mbrojtjen e zonës Ferizaj-Kaçanik-Gjilan. Në takimin e Tërpezës (Viti), më 1 dhjetor 1944, u vendos të mblidheshin të gjitha forcat nacionaliste shqiptare, për të çliruar dhe shpëtuar Ferizajn e Gjilanin nga masakrat e komunistëve dhe çetnikëve sllavë. Pas këtij takimi, me qëllim që të merreshin hapa të shpejtë mbrojtës të kufirit të Kosovës Lindore nga sulmet partizano-çetnike, më 17 dhjetor 1944, në Zarbincë u themelua Shtabi Drejtues i Rezistencës Shqiptare për Kosovën Lindore me Mulla Idrizin komandant, Muharrem Fejzën sekretar, Syl Zarbincën zëvendëskomandant, kurse anëtarë të shtabit ishin emëruar të gjithë komandantët e njësive të rezistencës, nga viset e Gallapit e të Karadakut, si Xheladin Kurbalia, Mulla Jusufi - Hoxhë Lipovica, Ymer Saqa-Myqybaba, Sylë Hotla, Qazim Zekbasha i Depcës, Lot Vaka, Ajet Raica, Faik Taliri, Ajet Kosovica etj..Pas thyerjes së forcave maqedonase në viset e Gallapit më 19 dhjetor 1944, Hoxhë Lipovica mori urdhër nga Mulla Idrizi që me njësitin e tij të kalonte në drejtim të Malësisë së Bujanocit e të Preshevës, për t'ua ruajtur kurrizin njësiteve të rezistencës nga ajo anë.

**Lufta e Myqybabës**

Më 30 nëntor 1944 u zhvilluan luftime midis forcave vullnetare dhe atyre partizano-çetnike në vijën e frontit Myqybabë-gryka e Lloposhnicës, e cila njihet si Lufta e Myqybabës. Organizatorë të luftës ishin Ymer Saqa i Myqybabës dhe Hoxhë Lipovica. Pasi nuk iu dha leje kalimi nga Gjilani për Preshevë, një brigadë partizane serbe, e shoqëruar prej njësisë paramilitare serbe të Pasjanit dhe fshatrave të tjera, patën sulmuar para agimit të 30 nëntorit. Pasi strehuan gratë e fëmijët, forcat vullnetare shqiptare bënë rezistencë për disa orë, por, të ndodhur para forcave që sa vente e shtoheshin, forcat vullnetare në tërheqje vazhduan rezistencën në grykën e Llapushnicës dhe në disa fshatra të tjera të Karadakut. Në këtë luftë pati të vrarë e të plagosur nga të dy anët, në mesin e të cilëve edhe Ymer Saqa dhe vëllai i Hoxhë Lipovicës Rifati, kurse qe plagosur i biri i Hoxhës, Selimi. Rifati (45), i plagosur, vdiq pas dy javësh në grykën e Lapushnicës dhe u varros në shpatet e Llocës, ku ndodhet edhe sot varri i tij. Serbët, nga mllefi për humbjet e tyre në këto luftëra, u vunë zjarrin 73 shtëpive, stallave e plevicave në fshatin Myqybabë dhe shumë shtëpive në fshatra të tjera të Karadakut, ndër të cilat ishin edhe shtëpitë e lagjes së Hoxhë Lipovicës. Bashkëkohësit kujtojnë se zjarri i shtëpive shqiptare ato ditë shihej edhe nga Gjilani dhe dukej sikur po digjej flakë i tërë Karadaku.

**Aktiviteti në arrati**

Pas përfundimit të Luftës së Dytë Botërore dhe riokupimit sllavo-komunist të viseve shqiptare, siç dihet, një pjesë e personaliteteve ushtarake e politike nacionaliste të Kosovës, nuk do të largoheshin nga vendi, por do t'i qëndronin besnikë Programit të Lidhjes së Dytë të Prizrenit. Në mesin e tyre ishte edhe Hoxhë Lipovica, i cili, së bashku me djemtë - Selimin e Qazimin dhe me disa nga bashkëluftëtarët, për një kohë do të qëndronin të fshehur në malet e Karadakut, në strehimoret-bunkerët e tyre dhe ndër miq e bashkëpunëtorë. Strehimoret e tyre (që ishin pesë) ndodheshin në mal në mes fshatrave Lipovicë e Pogragjë afër lumit të Llapushnikut, në largësi rreth 10-15 minuta rrugë nga njëri-tjetri. Pas dorëzimit të tyre, më 20 shkurt 1947, për të mos i rënduar strehuesit dhe furnizuesit me ushqim, që të tre në hetuesi do të deklaronin se gjatë gjithë kohës ishin strehuar në bunkerët e tyre, kurse me ushqim ishin furnizuar nga familja dhe nga mulliri ku merrnin miell dhe e gatuanin bukën.

Në fakt bunkerët u shërbenin më tepër për t'u strehuar gjatë operacioneve të ndërmarra kundër tyre nga ana e ushtrisë dhe milicisë popullore dhe pas konflikteve të armatosura, operacione në të cilat, sipas të dhënave të OZN-ës, nuk kishte pasur të vrarë. Në bazë të deklarimit të tyre, dimrin e vitit 1944/45, Hoxha me djalin Selimin e kishin kaluar në strehimoren te "Uji i Bardhë", kurse pas dezertimit nga APJ, atyre u ishin bashkuar edhe tre të tjerë, djali tjetër Qazimi nga muaji shkurt, Saqip Mehmeti nga muaji prill dhe Zymber Ajvazi nga muaji gusht i vitit 1945. Këta të rinj, ashtu si shumë të rinj të tjerë shqiptarë, për të shpëtuar nga likuidime pa gjyq, me propozimin e Hoxhës, qenë inkuadruar në brigadat e UNÇ-së, por ata, më vonë, duke parë se disa të rinj shqiptarë, pa asnjë faj nxirreshin nga rreshti dhe pushkatoheshin, sikur kishte ndodhur me nipin e Hoxhës, Jasharin, kishin vendosur të dezertonin. Qazimi, i pyetur në hetuesi për shkaqet e dezertimit nga APJ, do të deklaronte: "Kur e pashë se Jasharin e nxorën nga rreshti dhe e pushkatuan pa faj, u frikësova dhe vendosa për të ikur". Edhe në dokumentet e UDB-së- së rrethit të Gjilanit, dorëzuar Gjykatës së Qarkut të Gjilanit, flitet për lidhjet e rregullta bashkëpunimi të grupit të Hoxhë Lipovicës me grupet e tjera në arrati, si me ato të Karadakut ashtu edhe me ato në vise të tjera, si me grupin e Ali Stanecit, Hetë Kokës, Hasan Ali Remnikut, Hajdar Malishevës dhe me grupe të tjera. Për bashkëpunimin me Hetë Kokën, Hoxha do të pranonte edhe në hetuesi, duke thënë se me Hetë Kokën dhe vëllanë e tij, Muharremin, jam takuar më 1946. Po në këto të dhëna bëhet fjalë për pjesëmarrjen e Hoxhës dhe të përfaqësuesve të grupeve të tjera të Karadakut në Kongresin e Kopilaçës më 15 e 16 gusht 1945, të organizuar nga KQ i NDSH-së për Kosovë e Maqedoni dhe Shtabit Suprem të Lëvizjes së Rezistencës Shqiptare anti-jugosllave. Krerët e ilegales shqiptare dhe përfaqësuesit e NDSH-së i kishte ftuar Adem Gllavica, si komandant i Shtabit Suprem të Kosovës,. Tubimi u mbajt në Kopilaçë më 15-16 gusht 1945, dhe në të, përveç delegatëve të NDSH-së, nga përfaqësuesit e Rezistencës Shqiptare, krahas Adem Gllavicës, Hysen Tërpezës, Luan Gashit, Ibrahim Kelmendit e të tjerëve, të pranishëm ishin edhe përfaqësuesit e grupeve të rezistencës nga viset e Karadakut të Gjilanit: Hoxhë Lipovica, Ali Staneci, Qazim Zekbasha, Hasan Ali-Remniku, Hajdar Malisheva e të tjerë. Në tetor 1945, Rezistencës shqiptare i arriti shkresa në emër të Muharrem Bajraktarit dhe Mithat Frashërit, që të kalohej në Greqi. Ndaj kësaj kërkese reagoi Mulla Idrizi, i cili i lajmëroi njësitë e rezistencës që të mos lëshohej Kosova, po të luftohej për të. Urdhrit të Mulla Idrizit do t'i qëndronte besnik edhe Hoxhë Lipovica me grupin e tij. Në fund të vitit 1946, pushteti jugosllav mori një aksion me të gjitha forcat kundër forcave të Rezistencës Shqiptare në tërë Kosovën dhe, në fund, prej 1735 luftëtarëve shqiptarë të shpërndarë në 55 grupe guerilje, pas marsit 1947, në arrati do të ngelnin vetëm 36 persona.

**Dorëzimi**

Pas shumë operacioneve të pasuksesshme për të kapur apo likuiduar Hoxhë Lipovicën dhe grupin e tij, OZN-a përdori dredhinë. Shefi i OZN-së, malazezi Vojo Vojvodiç, i kishte dhënë besën Hoxhës se, nëse dorëzohej, kishte për t'u dënuar me burg sipas Ligjit mbi amnistinë, por jo me vrasje. Torturat e OZN-ës ndaj familjes dhe miqve, zbulimi i jatakëve etj., nuk mundi t'i përballonte më tutje, edhe Hoxhë Lipovica, duke i parë të gjitha mundësitë për të vazhduar rezistencën, të mbyllura, pas më shumë se dy vjet qëndrimi në ilegalitet, më 20 shkurt 1947, u dorëzua me të dy djemtë - Selimin dhe Qazimin, në Uglar. Po atë ditë ishte dorëzuar edhe anëtari i katërt i këtij grupi, kurse i pesti ishte dorëzuar në dhjetor të vitit 1946. "Kam qenë i pranishëm kur e sollën në Pogragjë", - vërteton ish-veprimtari i kohës, Daut Xhelili i Pogragjës. "Nuk e dorëzonte automatikun dhe ia puthte kondakun". Vujo Vojvodiçit, shef i OZN-ës, i tha : "T'u kam dorëzuar, sepse je malazias dhe duhet ta kish besën e shqiptarit, se përndryshe Ushtria e Kuqe nuk do të më kishte kapur të gjallë". Në të dhënat e botuara nga njerëzit e OZN-ës, përveç të tjerash, thuhet: "Në periudhën janar-mars 1947, në Gjilan janë dorëzuar: Hoxhë Lipovica dhe Hetë Koka me 9 veta; Shaban Smira me 6 veta; në Kamenicë Ajet Kosovica me 3 veta. Po ashtu janë dorëzuar Jusuf Ibrahim Gjilani dhe Raif Halimi nga Cërnica, komandanti dhe komisari i batalionit të Rinisë të Brigadës së parë të Kosovës, të cilët në Drenicë dezertuan me tërë batalionin dhe dolën në anën e "kryengritësve".

**Ekzekutimi**

Nga lënda me dokumentet e kompletuara të Proviniencës gjyqësore për të akuzuarit - Hoxhë Lipovicën dhe djemtë e tij, Selimin e Qazimin, me shifrën K. 37/48, që ruhen në AK, në f. GJQGJ, P., shihet se deri më datën 17 .07.1948, Hoxhë Lipovica (Jusuf Baftjari), ndodhej në burgun e OZN-ës të Gjilanit, kurse për kohën dhe vendin e ekzekutimit mungojnë të dhënat. Nga të dhënat memoriale për kohën e ekzekutimit, mësojmë se një serb me emrin Zarije-tregtar nga Gjilani, i cili ato ditë ndodhej në burgun e OZN-ës të Gjilanit, kishte deklaruar: "Pas dënimit të Hoxhës me pushkatim, kur një ditë erdhi në oborrin e burgut Vuja- shef i OZN-ës, Hoxha, posa e pa nga dritarja, iu drejtua: "Ku mbeti besa jote e malaziasit?...". Vuja, vetëm kishte ulur kokën dhe kishte shkuar". Sikur e thamë më parë, në bazë të premtimit të tij, ishin dorëzuar Hoxha me djemtë. Natën e fundit, para se të dërgohej në pushkatim, Hoxhë Lipovica tërë kohën kishte lexua Kuran dhe, në fund, kishte falur dy rekate namaz. I njëjti serb kishte shtuar: "As para pushkatimit, Hoxha nuk epej dhe as që frikësohej fare. Gjatë përshëndetjes me djemtë, i porositi të mos mërziteshin, sepse: Zoti jep shpirt dhe Ai merr, kemi luftuar për vatan e fe, për atë edhe duhet të vdesim"! Sipas të moshuarve dhe bindjes së tyre, Hoxhë Lipovica është pushkatuar dhe varrosur diku te Gllama, në veri të qytetit të të Gjilanit.




# JEMENI

**Mr. Samir B. Ahmeti**

Republika e Jemenit, si një nga shtetet mesatarisht të mëdha të kontinentit aziatik, bie në pjesën jugperëndimore të Azisë, konkretisht në pjesën më jugore të Gadishullit Arabik. Rreth kuptimit të fjalës Jemen, ka disa mendime të historiografëve. Sipas disave vjen si atribut i njërit nga gjyshërit e arabëve të lashtë, Ejmen ibn Jarib ibn Kahtan; sipas të tjerëve, vjen nga emri Jemin, që në arabishte domehtënë 'ana e djathtë', ngase Jemeni bie në anën e djathtë të Qabesë; të tjerë mendojnë se vjen nga emri Eljumnu, që nënkupton begati, lumturi, për shkak të tokës së begatë që ky vend kishte në të kaluarën, si dhe për shkak të lumturisë së banorëve të vendit; sipas pikëpamjes së fundit, emri Jemen domethënë "Toka e Jugut", ashtu siç është Veriu sinonim i Shteteve të Shamit (Siria, Jordania, Libani dhe Palestina)(2). Gjatësia e përgjithshme e kufijve tokësorë të vendit arrin afërsisht deri në 1746 km2. Republika e Jemenit kufizohet me dy shtete dhe me dy dete, nga veriu kufizohet me Arabinë Saudite, e nga lindja me Sulltanatin e Omanit, nga jugu me Detin Arab dhe nga perëndimi me Detin e Kuq(3).Pika më e ulët në Republikën e Jemenit i takon territorit të nivelit të detit, gjegjësisht në brigjet e Detit Arab, ndërsa ajo më e larta ndodhet në majat e malit që quhet "Pejgamberi Shuajb a.s.", e që arrin lartësinë 3760 metra mbi nivelin e detit(4).Bazuar në të dhënat e vitit 2008, Republika e Jemenit ka 54 aeroporte. Në vend ka edhe një numër të konsiderueshëm portesh detare, prej tyre më kryesoret janë: Aden, Hudey-yide dhe Mukalla(5).Jemeni ka një numër të konsiderueshëm institucionesh të

**Të dhëna statistikore[1]:**

- Emri ndërkombëtar në anglisht: Yemen.
- Emri zyrtar: Jemeni.
- Sistemi i qeverisjes: Republikë.
- Sipërfaqja: 555,000 km².
- Numri i banorëve: 23.822.783 (2009).
- Dendësia: 44.7 (banorë në 1 km²).
- Feja: myslimanë 99% (sunitë shafii 53%, shiitë zejdi 47%), jehudë, të krishterë dhe hindusë 1%2.
- Kryeqyteti: Sana (San'a), që konsierohet qyteti më i madh i vendit.
- Qytete të tjera: Aden, Hadramevt, El Bejda, El Hudej-jide, Ibb, Me'reb, Teiz, Imran dhe Dhemar.
- Grupet etnike: Jemenas 93%, afrikanë (kryesisht arabë dhe somalezë) 3%, aziatë 1%, tjerë 3%.
- Gjuhët kryesore: Arabishtja (gjuhë zyrtare) dhe Anglishtja si gjuhë e dytë.
- Njësia monetare: Riyal Yemenian (1.00 YER = 0.0032 EURO).
- Data e pavarësisë: Jemeni Verior - 1.11. 1918 (nga Perandoria Osmane). Jemeni Jugor - 30 nëntor 1967 (nga Britania).
- Festë kombëtare: 22 maj 1990 (dita e bashkimit të Jemenit Verior dhe Jugor).

larta arsimore, si: Universiteti San'a, Universiteti Aden, Universiteti Hadramevt, etj. (6).

SANA si kryeqyteti i Republikës së Jemenit, llogaritet qyteti më i madh dhe më i rëndësishëm i vendit. Kryeqyteti San'a ndodhet në qendër të vendit, në një zonë të lartë malore, të maleve të Serevatit, por pa dalje në det. Ky qytet, gjatë verës ka klimë mesatare, me temperaturat që lëvizin rreth 20-32 gradë Celsius, kurse gjatë dimrit klima është e ftohtë, me temperatura të ulëta, që gjatë natës dhe herët në mëngjes arrijnë rreth -1 deri 18 gradë Celsius. Terreni në kryeqytetin San'a shpërndahet në mes të maleve të larta dhe luginave bujqësore pjellore. Deri në vitin 1990 San'a ka qenë kryeqyteti i Republikës Arabe të Jemenit (vetëm i Jemenit Verior), deri në vitin kur u shpall formimi i Republikës së Jemenit (konkretisht bashkimi midis dy pjesëve të Jemenit më 22 maj 1990), kur San'a u bë kryeqytet i bashkimit të ri. Sipas statistikave të vitit 2007 rreth numrit të banorëve të këtij qyteti, San'a ka rreth 2.006.619 banorë. Mirëpo, numri i popullsisë së këtij qyteti rritet për çdo vit për 5.55%. Pra, banorët e këtij qyteti përfshijnë afërsisht 8.9% të popullsisë së Republikës së Jemenit(7).

## Historia e jemenit

Jemeni i sotëm në të kaluarën e lashtë ka qenë pjesë e Mbretërisë së vjetër Seb'e, e cila ishte një mbretëri e zhvilluar dhe ishte urë lidhëse në mes Afrikës dhe Indisë. Kur'ani i Madhërishëm e përmend Mbretërinë Seb'e, si dhe atë që kishte ndodhur në mes asaj Mbretërie dhe Pejgamberit Sulejman a.s., të cilit Allahu xh.sh. i kishte dhënë pushtet. Në shekullin V



para erës sonë, Jemeni kishte rënë nën sundimin e Mbretërisë Seb'e. Pastaj, përgjatë periudhës nga viti 100 para erës sonë e deri në vitin 525 të erës sonë, Jemeni ishte pjesë e Mbretërisë Himjer. Më pastaj, në vitin 1538 Jemeni Verior ra nën sundimin e Perandorisë Osmane, kurse në vitin 1636 osmanlinjtë e braktisën Jemenin Verior dhe sundimi i vendit kaloi në duart e imamëve – prijësve jemenas, që vinin nga fiset vendëse Zejdije, të cilët deri në vitin 1735 shtrinë kontrollin e sundimit edhe në Jemenin Jugor. Në vitin 1839 qyteti Aden i Jemenit u bë një vend i ndarë, që ishte në kuadër të Britanisë. Përkushtimi i britanezëve u shtua rreth zhvillimit të qytetit Aden, që të bëhej një port i rëndësishëm për furnizimin e anijeve me lëndë djegëse, veçanërisht pas hapjes së kanalit të Suezit në vitin 1869. Në vitet shtatëdhjetë të shekullit XIX osmanlinjtë rimorën sundimin në Jemenin Verior. Mirëpo në vitin 1918 Jemeni Verior u pavarësua nga Perandoria Osmane, dhe për mbret të vendit u zgjodh Imami – prijësi Jahja nga familja Hamidu D-din. Më 30 nëntor 1967 Jemeni Jugor arriti pavarësinë nga Britania dhe, pas tërheqjes së forcave britaneze nga qyteti Aden, u formua Republika Popullore e Jemenit, që u bë shteti i vetëm marksist në Botën Arabe, për të marrë emrin më vonë Republika Popullore Demokratike e Jemenit, në vitin 1970. Në vitin 1979 u nënshkrua marrëveshja e armëpushimit në mes jemenasve veriorë e jugorë, me një angazhim për bashkimin e të dy palëve në të ardhmen. Në vitin 1989 u publikua drafti i Kushtetutës për një Shtet të vetëm të Jemenit, bazuar në sistemin shumëpartiak. Ndërkaq, më 22 maj 1990, në mënyrë zyrtare u bashkuan të dy shtetet me emrin Republika e Jemenit. Ky bashkim erdhi 300 vjet pas ndarjes së tyre. Parlamenti i dy vendeve zgjodhi Ali Abdulla Salih'in për kryetar të Republikës, kurse për nënkryetar të vendit u zgjodh sekretari i përgjithshëm i Partisë Socialiste që ishte në pushtet në Jemenin Jugor(8).

**Islami në jemen**

Historia e përhapjes së Fesë Islame në Jemeni ndërlidhet me ecurinë e thirrjes islame që nga vitet e para të Shtetit Islam, kur Muhamedi a.s. në vitin 7 h. kishte dërguar mesazhet – për thirrjen për të përqafuar Fenë Islame – tek kryepleqtë e fiseve arabe në Gadishullin Arabik dhe tek mbretërit e shteteve përreth. Ndër ato mesazhe ishte edhe mesazhi që Muhamedi a.s. ia dërgonte mëkëmbësit të atëhershëm të Jemenit, i cili deri atëherë ishte në kuadër të Perandorisë Persiane. Mëkëmbës i Jemenit në atë kohë ishte Badhani, i cili, meqë ishte një personalitet i mençur dhe largpamës, me të marrë mesazhin e Muhamedit a.s., e studioi mirë dhe, pasi përmes mesazhit vërtetoi edhe realitetin e pejgamberllëkut të Muhamedit a.s., pranuan Fenë Islame - ai vetë, të afërmit dhe njerëzit përreth tij. Pasi pranoi Islamin, Muhamedi a.s. në kuadër të Shtetit Islam Badhanin e caktoi mëkëmbës të Jemenit dhe zonave të tij, me vendqëndrim në San'a. Në këtë post Badhani qëndroi derisa vdiq pas haxhit lamtumirës, gjegjësisht në vitin e 10 h, e më pastaj Muhamedi a.s. në vend të Badhanit, emëroi të birin e tij - Shehr ibn Badhanin(9).



Islami i Badhanit hapi rrugën e përhapjes së Fesë Islame në të gjitha rajonet e Jemenit të sotëm.(10). Shteti Islam në Medinë, krahas Thirrjes Islame bërë banorëve të Jemenit, e kishte zotuar veten të merrte përsipër angazhime të shumta që nga viti 7 h.. Në kuadër të këtyre angazhimeve, kishte përdorur dy metoda, njërën pas tjetrës, të cilat ndihmuan për kalimin e banorëve të Jemenit nga injoranca drejt dritës së Islamit. Metodat ishin: Metoda e thirrjes përmes mesazheve dhe përmes dërgimit të pedagogëve myslimanë dhe Metoda e thirrjes përmes delegacioneve dhe ekspeditave. Që të dy këto metoda ishin përfaqësuese legjitime të qëndrimit të Pejgamberit a.s.. Përmes përdorimit të këtyre metodave, mësohet se rezultatet e tyre kishin qenë të ndryshme nga një fis tek tjetri, si dhe nuk ishin të një kategorie, po të llojllojshme. Disa prej banorëve të Jemenit iu përgjigjën Thirrjes Islame që në përpjekjen e parë, disa të tjerë e pranuan Islamin pas më shumë se një përpjekjeje, e disa të tjerë nuk e përqafuan Islamin pa e ngarkuar veten që të shkonin në Medinë e të vërtetonin vetë realitetin e Thirrjes Islame, e disa të tjerë Islamin e pranuan vetëm atëherë kur biseduan dhe dialoguan vetë me Pejgamberin a.s., kurse disa të tjerë nuk dëshiruan ta ndërronin fenë, por pranuan ta paguanin xhizjen dhe kështu të arrihej pajtueshmëria nga të dyja palët.

Nga kjo që u tha, vërehet se banorët e Jemenit nuk e pranuan Fenë Islame në një kohë, por procesi kaloi nëpër kohë të ndryshme, që nga viti 7 h e deri në fund të periudhës profetike, gjegjësisht deri në vitin e 11 h. (11).

**Klima**

Në Republikën e Jemenit shi bie në dy stinë, në stinën e parë bie gjatë pranverës (mars e prill) dhe në stinën e dytë gjatë verës (korrik e gusht). Në stinën e verës sasia e reshjeve atmosferike është më e madhe sesa në pranverë. Për sa u përket temperaturave, fushat lindore dhe perëndimore të vendit karakterizohen për temperatura të larta, të cilat gjatë verës arrijnë deri në 42 gradë Celsius, ndërsa gjatë dimrit zbresin deri në 25 gradë Celsius. (12).

**Gjendja ekonomike**

Republika e Jemenit ka miratuar një politikë ekonomike të bazuar në ekonominë e tregut të lirë. Mekanizmi i tregut në sektorin privat ofron kushte të mira në zhvillimin e ekonomisë së vendit. Jemeni është një shtet mesatarisht i zhvilluar. Ekonomia e Jemenit varet kryesisht nga bujqësia. Një e pesta e ekonomisë së përgjithshme e vendit e ka burimin nga nga bujqësia, e cila zë më shumë se gjysmën e fuqisë punëtore. Kulturat bujqësore në vend janë: susam, patate, hurma, shalqi, grurë, rrush, elb, misër, pambuk, mel dhe perime. Jemeni është relativisht i pasur edhe me burime minerale. Hekuri si mineral i rëndësishëm, nxirret dhe prodhohet në malin Nekam, në veri të kryeqytetit San'a. Nafta në vend u zbulua në mesin e viteve tetëdhjetë në verilindje, konkretisht në pellgun e qytetit Me'reb. Gjithashtu naftë dhe gaz natyror ka edhe në lindje të zonës Shebve. Industria dhe minierat në vend përbëjnë pothuajse një të pestën e prodhimit. Rafineria e naftës në Aden (e cila në të kaluarën ishte në pronësi të britanikëve) sjell shumicën e të ardhurave të përgjithshme industriale të vendit. Degët e tjera përfshijnë sigurimin e prodhimeve ushqimore, prodhimin e pllakave të betonit, industrinë e letrës, prodhimet e gomës, prodhimet e plastikës, përpunimi i kripës, prodhimi i shisheve të pijeve dhe prodhimet e qumështit. (13)

(1) Vladimir Zoto, Enciklopedi gjeografike e botës, f. 103. Dasara, 2007, Tiranë. Amir B. Ahmeti; Atlas i botws islame, f. 36. Logos-a, 2009, Shkup. Muhamed Atris; Muxhem Buldan El Alem, f. 170. Mektebetul Adab, 2007 , Kajro. http://ar.wikipedia.org (2) www.cyemen.com(3) www.moqatel.com. (4) www.moqatel.com (5) www.moqatel.com. (6) forum.sh3bwah.(7) www.marefa.org. (8) Muhammed Atris, f. 171, 172. (9) Muhamed Rida; Muham-med a.s., f. 251, Darul Kitab El Arebi, 2005, Liban. (10) Dr. Ahmed Shelebi; Mevsuatu T-taruhi –l Islami, Pjesa e 7-të, f. 381, Mektebetu N-nehdati –l Masrij-jeti, bot i 5-të, 1992, Egjipt.

# Islami, keqkuptimet dhe frika e "intelektualëve bashkëkohorë" ndaj tij

**Daim Abazi**

**Islami, përveç që është fe shpirtërore, njëkohësisht është edhe planprogram jetësor për njeriun dhe shoqërinë në përgjithësi. Është kushtetutë e përcaktuar detajisht, në mënyrë absolute dhe e pacenueshme, të cilën i Madhi Zot xh.sh. e plotësoi dhe e vulosi me shpalljen e fundit, mesazhin e së cilës e barti Pejgamberi i fundit famëmadh, Muhamedi a.s..**

Pra, Islami nuk është fe, apo më mirë të themi religjion a ide filozofike, siç janë shumë të tjera në ditët e sotme, apo siç mendojnë e pretendojnë së paku edhe disa injorantë të paskrupullt,, qofshin mysliman ose edhe jomysliman, fe e prapambetur e klasike. Jo, kurrsesi jo! Ai është gërshetim i fortë dhe i pashthurshëm i shpirtërores dhe fizikes, klasikes dhe modernes. Kjo do të thotë që, përveçse duhet të falemi, të agjërojmë, të lutemi e të bëjmë adhurime të tjera të përcaktuara, ndaj Allahut xh.sh., duhet edhe të studiojmë, të punojmë, të ndërtojmë, të ndihmojmë njëri-tjetrin, të udhëheqim qeveri, shtete etj., d.m.th. të jemi edhe praktikë kurdoherë, të kontaktojmë e të kontribuojmë në të gjitha sferat e jetës në korniza të logjikës së shëndoshë dhe të së mirës. Allahu xh.sh. në Kurani Kerimin për Islamin thotë (Shih:El- Maide, 3 si dhe El-Bekare, 138)

Pra nga ajetet e lartshënuara kuptojmë se Islami është fe e vërtetë, përsosje, plotësim dhe dhunti, gjegjësisht është ngjyrosje përfekte e qenies së njeriut nga të gjitha aspektet nga ana e Zotit tonë. Është ngjyrë që shndrit e zbukuron çdo por të krijesës njeri, qoftë ai, siç përmendëm më lart, por shpirtëror apo fiziko - praktik. Mirëpo sot, për fat të keq, shumë njerëz e përdhosin këtë nimet, në mesin e tyre edhe intelektualë, të cilët kanë rënë nën thundrën e poshtër të shejtanit të mallkuar dhe Islamin e konsiderojnë vetëm diçka të trashëguar nga të parët, apo vetëm si diçka që të identifikon vetëm me emër - unë jam mysliman edhe kaq. Që kjo fe është vetëm ide dhe asgjë konkrete. Apo, për shembull, duhet të reflektojë vetëm me urime gjatë festave të Bajrameve "sa për adet" nëpër medie e në shtyp. Absolutisht ky fakt është rrëqethës! Kjo është një sëmundje e fëlliqur që e ka zënë shoqërinë tonë dhe po e ngulfat keq e më eq. Më e keqja e kësaj është se, me gjithë rizgjimin islam tek intelektualët e rinj, ende tek shumica e këtyre "intelektualëeve bashkëkohorë" të kësaj shoqërie virusi i fëlliqur i kësaj sëmundjeje ka gjetur vendin e tij ideal. Thotë Muhamedi a.s. " Imanin nuk e bëjnë dëshirat e bukura dhe as pispillosja, por e bën ajo që fle në zemër dhe vërtetohet me vepër ". (Enesi r.a.)

**Gjykimet e gabuara**

Mirëpo, ky fenomen i ulët te shumë njerëz është rrezultat edhe i mbeturinave të këqija të sistemeve të mëparshme socialisto-komuniste, jo shumë të largëta, si dhe ideve dhe dyshimeve të reja që janë pjellë e luftës mendore. Këto mendime jo të mira dhe kjo neglizhencë ndaj Islamit tek disa prej tyre, dhe identifikimi me të vetëm sa për sy e faqe, vjen po,ashtu edhe si rrjedhojë e frikës së pakuptimtë dhe logjikisht të paarsyeshme ndaj tij, duke pasur parasysh edhe trazirat që po ndodhin sot nëpër botë, ku të gjitha po i mvishen Islamit e myslimanëve si: vrasjet, korrupsioni, amoraliteti, injoranca etj., kurse Islami është shumë larg kësaj shpifjeje. Kjo mënyrë e të gjykuarit nga ana e tyre, për të është shumë skandaloze. Hajt të jesh nga shtresa e thjeshtë e popullit, edhe pse kjo shtresë është më stabile dhe më e logjikshme për shumë gjëra në ditët e sotme, Elhamdulil-lah, mund të tolerohet paksa, ama t'i thuash vetes intelektual dhe të mos jesh në gjendje të dallosh se ç'është keq e ç'është mirë, se a ndodhin këto gjëra nga myslimanë të vërtetë apo jo, apo janë skenarë, manipulime, fitne e spekulime nga dikush

krejtësisht tjetër, ose të mos dish të dallosh se çfarë është Islami i vërtetë, çfarë është planprogrami i tij i vërtetë dhe ku të shpie realizimi i plotë i planprogramit të tij, -është gjë absurde. Mëndojnë, se po të merren me zbatimin e plotë të Islamit dhe të shtyllave të tij, e të identifikohen haptazi e pa hamendje me të, do të fundosen para "botës moderne", e cila myslimanët i quan terroristë e Islamin program të tyre, ruana Zot! Tek fundit, kjo sjellje e tyre është e pakuptimtë, mirëpo nuk është për t'u habitur tej mase, se këta njerëz janë ashtu siç thotë shejh Jusuf Kardavi, gjegjësisht për Islamin e tyre që është: " ... problem i shumë intelektualëve për të cilët folëm më parë - ngase atij nuk i është mundësuar që t'i marrë mësimet islame burimisht e as që të takohet me dijetarë dhe mendimtarë të denjë, ... ose ka formuar mendimin e tij për Islamin nëpërmjet gjendjes së myslimanëve, e cila dihet se çfarë është, ose nga ajo që ka lexuar ose dëgjuar nga disa ekstremistë ose devijantë, të cilët shprehin përkatësi Islame.(1)

Këta njerëz po harrojnë se feja islame është mu ajo që duhet të respektohet dhe me anë të së cilës arrihet gjithçka serioze dhe e mirëfilltë në këtë botë dhe në tjetrën. E jo të respektohet uni i keq i shpirtit, i helmuar nga helmi shekullor i djallit të mallkuar. Armik i cili t'i mbyll sytë e veshët dhe të bën ta keqkuptosh sakaq edhe më të mirën, nëse nuk je vigjilent. Për të Zoti xh.sh. në Kuran thotë, Shih (Ja-Sin, 60)Andaj këta duhet të kenë frikë Allahun xh.sh., Krijuesin e gjithçkaje, i cili na nderoi dhe na shpoi si popull me udhëzimin e Tij Hyjnor. Na bëri pjesëtar të Islamit, fesë së vetme të pranuar tek Ai, siç thuhet në Kuran (Shih :Ali-Imran, 19). E jo të frikësohen, apo të them edhe të frikësohemi prej të tjerëve nga fakti se jemi myslimanë.Por ata dhe të gjithë ne duhet të jemi krenarë dhe amanetin që na e dha Krijuesi Fuqiplotë. duhet ta ruajmë me fanatizmin dhe vetëmohimin ma të madh. Amanet, me ruajtjen e të cilit kemi dobi të panumëruara dhe të pafundme kurdoherë. Ky është amaneti që dallon nga të gjithë të tjerët. Dallon për arsye se nuk është i fshehtë, nuk është që duhet të mbahet i izoluar që të mos e dinë të tjerët. Por duhet të ndihesh fatlum dhe ta dijë gjithkush se ti je ai njeri që ta ka besuar Perëndia i Gjithëfuqishëm, dhe ti je ai që e posedon dhe e mban me përpikërinë më të madhe, atë që quhet dini islam. Islami është ëmbëlsia e shpirtit, forca e trupit dhe vullneti për punë. Është morali më i lartë individual dhe shoqëror. Ose është, siç thotë dijetari Muhamed Kutub:" ...

Islami do të thotë edhe liri nga lakmia dhe epshi, duke u bashkëngjitur këtyre edhe pangopshmërinë për jetën, këto janë cilësi të tiranëve." ose " Islami me një fjalë d.m.th. lirim nga çdo robërim që mund t'i ndalte progresin njerëzimit ose që paraqet pengesë që të ndiqet rruga e virtytit dhe e lirisë.(2) Kjo, pra, rrjedh nga fakti se për bazë e ka Fjalën e pastër të të Urtit absolut, Allahut xh.sh., Kuranin fisnik si dhe Synetin e Pejgamberit më të zgjedhur Muhamed a.s.. Le të shikojnë, pra, dhe le të thellohen pak më tepër ata njerëz që e keqkuptojnë këtë fe të pastër e të lartë dhe frikësohen nga ajo, si dhe flasin keq për të, në kuptimin e plotë të Islamit. Le të lexojnë e të studiojnë pak më tepër për të. Ta lexojnë Kuranin me lexim të sinqertë, hadithet e Muhamedit a.s., shpjegimet e mirëfillta të dijetarëve të sinqertë rreth tij. Të kthehen prapa dhe të kujtojnë historinë kur kanë sunduar myslimanët e sinqertë, të shikojnë kohët kur ishte praktikuar kushtetuta e plotë e kësaj feje. Aty, pra, do të gjejnë përgjigje dhe do ta gjejnë Islamin e vërtetë, dhe do ta largojnë botëkuptimin e poshtër ndaj tij, të fituar nga ndodhitë e kohëve të fundit, ndodhi të cilat fatkeqësisht i vishen të gjitha atij pa kurrfarë të drejte. I mvishen, sepse armiqtë e tij me Iblisin e mallkuar në krye janë shtuar shumë. Këta armiq po i frikësohen realitetit të mirë absolut, prandaj intrigat dhe lufta e tyre ndaj tij janë të pakufishme.

Por ne si myslimanë dhe rob të Allahut xh.sh., nuk duhet t'u dorëzohemi kurrë atyre e ta hedhim pas shpine Islamin. Po duhet ta mbrojmë dhe të luftojmë maksimalisht për të, pa zmbrapsje. Krenaria duhet të mbizotërojë mbi përulësinë, realiteti mbi intrigën, e mira mbi të keqen, e vërteta mbi gënjeshtrën. Ne nuk duhet të jemi kryeulur kurrë para të tjerëve që janë armiq të Islamit për shkak se jemi myslimanë, por duhet të krenohemi në kuptimin e mirë të fjalës dhe t'u tregojmë edhe atyre, me sjelljet dhe moralin tonë si dhe me praktikimin e plotë të tij, se cila është Feja jonë e Zgjedhur nga Sunduesi, Mbikëqyrësi i gjithçkaje dhe i Gjithëdijshmi. Thotë Muhamed Kutubi: " Në asnjë fitore, burim i forcës dhe epërsisë së myslimanëve nuk ka qenë numri, përgatitja materiale dhe ushtarake, dituria dhe përparimi civilizues. Burim i epërsisë së tyre ka qenë feja e tyre dhe fakti se janë në rrugë të drejtë, kurse armiqtë e tyre në rrugë të gabuar. (3) Kurrë, pra, të mos frikësohet dikush se është besimtar mysliman, dhe Islamin që e ka në zemër, ta shfaqë në praktikë ashtu siç duhet e siç e meriton, pa hezitimin edhe ma të vogël kudo dhe kurdoherë. Kundër frikës nga e keqja e botës materialiste, që e ka mbërthyer dhe e ka shtrydhur brenda udhëzimin dhe nuk po e lejon të dalë lehtë jashtë dhe të reflektojë, duhet të thuhet: " Neve na mjafton Allahu, e sa ndihmës ( mbrojtës ) i mirë është Ai ". (Buhariu, 5/172 )

Pra, mbështetja në Allahun Fuqiplotë, rob i të Cilit është gjithkush, qoftë mysliman apo jo, të hap dyert dhe të çliron nga çdo ndrydhje, frikë, hamendje e turp që ke nga fakti se je mysliman kur ballafaqohesh me botën e ashtuquajtur moderne dhe njerëzit ateistë, materialistë, jofetarë dhe dashakeqës të Islamit dhe myslimanëve në përgjithësi, që sot e udhëheqin atë në mënyrë direkte ose edhe indirekte. Ama, le ta dimë se këta njerëz vetë janë e do të jenë të nënçmuar e të ndrydhur gjithmonë, e jo ti apo un, që jemi kapur për litarin e Krijuesit tonë të vetëm, Allahut të amshueshëm, Elhamdulil-lah!.

# Erdogani njeriu më i fuqishëm në Turqi

**Simon Cameron-Moore and Daren Butler**

**Kryeministri Turk ka një marrëveshje të heshtur me elektoratin turk; ai ofron rritje të shpejtë ekonomike, vende pune, ndërsa votuesit e lënë atë që ta zgjedhë se çfarë lloj demokracie do të bëhet ky komb prej 74 milionë banorësh.**

Erdogani ka administruar/realizuar pothuajse një trefishim të të ardhurave për kokë banori në dekadën e kaluar. Kjo ka ndihmuar që të hiqen dyshimet rreth mënyrës se si sillet ai me kundërshtarët dhe i ka lejuar të nënshtrojë ushtrinë e fuqishme turke, e cila për një kohë të gjatë e konsideronte veten si kujdestare e shekullarizimit të vendit.Vitin e kaluar ai përdori një referendum për reformën kushtetuese, për të thyer klikat në gjyqësorin, që është një fortesë tjetër e rojës shekullare turke. Partia e Drejtësisë dhe e Zhvillimit e Kryeministrit (AKP), që nga ana sociale është konservatore dhe pasuese e një partie islamike të ndaluar, fitoi mandatin e tretë me 50 për qind të votave në zgjedhjet parlamentare në korrik më së shumti falë politikave të saj të suksesshme të tregut të lirë pro zhvillimit. Umit Ozlale, një profesor ekonomie në universitetin TOBB të Ankarasë, është shprehur: "Erdogani e kupton që ai do të jetë në pushtet për aq kohë sa prosperon vendi". Kur ekonomia është në rregull, ai i ballafaqon sfidat e tjera më me lehtësi, duke filluar që nga ushtria për t'u shtrirë deri tek gjyqësori apo burokracia. Në të njëjtën kohë një pjesë e madhe e turqve kanë një ndjenjë frike që rruga e Kryeministrit drejt demokracisë do të çojë gjithmonë tek partia e tij. Me bumin ekonomik që tashmë s'është shumë i sigurt, dhe me dorëheqjen e katër gjeneralëve më të lartë, më 29 korrik, tensionet në zemër të Turqisë së Erdoganit janë bërë një realitet që vështirë të injorohet. Timothy Ash, një analist nga Banka Royal e Skotlandës, u shpreh:"Frika në mesin e shumicës së kritikëve të partisë (AKP) është që partia tash gëzon dominim të madh me më pak kontrolle dhe baraspesha në krahasim me kontrollin e saj në të gjitha sferat e shtetit".

**Mundja e gjeneralëve**

Kur Shefi i Shtabit të Përgjithshëm Isik Kosaner u largua në fund të muajit të kaluar, së bashku me udhëheqësit e ushtrisë dhe flotës, deklaroi se nuk mund të rrite e të sodiste ndërkohë që 250 oficerë të tij vuanin në burgje, e që janë viktima të akuzave të cilat ai i përshkruan si me të meta dhe të padrejta. Kapitullimi i majës së ushtrisë nxori në shesh atë që pjesa më e madhe e turqve e dinin në vite: Gjeneralët janë një fuqi e harxhuar në politikën turke. Nga shumë anë, ky është një progres. Gjeneralët rrëzuan tri qeveri ndërmjet viteve 1960 e 1980 dhe e detyruan të largohej nga pushteti një koalicion të udhëhequr nga islamistë, pjesë e të cilit ishte edhe vetë Erdogan në vitin 1997. Turqit e respektojnë ushtrinë e tyre, mirëpo pjesa më e madhe e tyre duan që uniformat t'i mbajnë larg nga politika. Erdogani ka arritur të bëjë pikërisht këtë. Në vitin 2007 ushtria dështoi të ndalonte qeverinë e udhëhequr nga AKP, për të zgjedhur president Abdullah Gylin. Në të njëjtin vit, Erdogani fitoi një mandat të dytë si Kryeministër në zgjedhjet parlamentare, dhe ia bëri me dije ushtrisë se ata duhet të pushojnë së përzieri me demokracinë. Kjo krijoi një dinamikë të re ndërmjet ushtarëve dhe politikanëve. Gjeneralët e rinj, të cilët i zgjodhi Erdogani javën që shkoi, mund të mos e duan partinë AKP, por nuk ka të ngjarë që ata do të injorojnë oficerët e tyre që komplotuan kundër Qeverisë. Kur Erdogani udhëhoqi një takim me

Këshillin e Lartë Ushtarak vetëm disa ditë pas dorëheqjeve, tregoi qartë se kush ishte shefi. Me një qëndrim serioz dhe dinjitoz, Erdogani qe ulur i vetëm në krye të tryezës, ku normalisht do të mund t'i bashkohej Shefi i Shtabit të Përgjithshëm.

**Njeri i popullit**

Pasuesit e Erdoganit e duan personalitetin e tij të fortë dhe faktin që ai u rrit në lagjen e ashpër Kasimpasha të Stambollit, ku djemtë të mbajnë me krekosje dhe e kanë fjalën e fundit në çdo diskutim. Veç kësaj, ata e vlerësojnë devocionin dhe sensin e tij të drejtësisë, që disa ia atribuojnë studimeve të tij të Islamit. Një pjesë e madhe atë e shohin si një njeri të pakorruptuar. Ai lidhet më njerëz të zakonshëm,duke përdorur gjuhën e përditshme në fjalimet e tij dhe audiencave u drejtohet më komente si: "A nuk është kështu , motër?"; " A nuk mendoni kështu e dashur nënë?". Ata po ashtu e pëlqejnë, sepse ai ka bërë një zhvendosje të pushtetit nga pjesa e biznesit të Stambollit të vjetër tek të ashtuquajturit tigrat e Anadollit, në pjesën qendrore më konservative të Turqisë.

**Dhe tërheqja e tij shkon shumë më larg sesa vetë Turqia**

Kundërshtimi dhe fjalimi i ashpër që ai pati me Presidentin e izraelit Shimon Peres, në Davos në vitin 2009 rreth sulmit mbi Gazën, forcoi pa masë reputacionin e tij në Botën Islame. Dhjetorin e kaluar, pak kohë para se të fillonte Pranvera Arabe, e nxitur nga kryengritja ne Tunizi, një shofer taksi në Tunizi bëri me gisht nga një foto e Erdoganit në një gazetë - " Njeri i mirë", dhe shtoi duke i thënë një gazetari të Rojtersit: "Udhëheqësi më i mirë në Botën Islame tani për tani".

**Tri herë fitues**

Kryeministri i Turqisë e ka kuptuar që moti se çelësi i suksesit është rritja ekonomike. Përgjatë dekadës së kaluar ai e ka transformuar Turqinë nga një rast i humbur dhe i varur nga huat e FMN-së në ekonominë e 16 më të madhe të botës. Ai e dëshiron Turqinë që të jetë në top 10-shën e ekonomive të botës në vitin 2023. Të ngazëllyer nga paratë dhe nga ekonomia e tyre shumë më e mirë sesa ajo e Eurozonës, turqit kanë ulur dëshirën për t'iu bashkuar BE-së. Vitin e kaluar Turqia arriti rritje 9 për qind. Një bankier nga Stambolli tregon një rast për një myshteri të tij, i cili dëshironte të merrte një hua. Kur u pyet se sa vëllezër kishte në familje, djaloshi u përgjigj e tha: "Ne jemi katër, mirëpo Zoti na e ka dhënë edhe Tajibin (Erdoganin) , kështu që tash jemi pesë".Ka një bindje që, për aq kohë sa Erdogani t'i mbajë turqit në vende pune dhe paraja ecën poshtë e lart, njerëzit nuk do ta kishin problem nëse qeveria e AKP-së



humb diçka nga zelli i saj demokratik. Në fakt Erdogani ka qenë shumë i hapur rreth planeve të tij për një kushtetutë të re, e cila do t'i hapte atij rrugën që të bëhej President. Shanset e opozitës për ta larguar atë janë të largëta dhe ai nuk ka rival të vërtetë brenda AKP-së. Sinan Ulgen, kryesues i Qendrës për studime ekonomike dhe politikë të jashtme, me seli në Stamboll dhe Bruksel, përmend rrezikun më të madh për dominimin e Erdoganit, që është një krizë ekonomike që do të vinte nga kriza të jashtme. " Deri atëherë AKP ka një cekë të bardhë" - u shpreh ai, duke folur pak para trazirave të fundit në tregjet ndërkombëtare. " Kjo gjendje mund të vazhdojë për aq kohë sa tregjet ndërkombëtare mbeten stabile, dhe për aq kohë sa normat e interesit në nivel global mbesin të ulëta".

**"Fjala e fundit"**

Kjo është një perspektivë e zymtë për anëtarët e elitave të vjetra, të cilat kanë frikë se AKP e Erdoganit synon të rrënoj shtetin shekullar të parashikuar nga burrështetasi Kemal Ataturk i cili e krijoi republikën pas shembjes së Perandorisë Osmane. Erdogani tashmë ka qenë në zyrë më gjatë se cilido udhëheqës tjetër që nga Ataturku. Kritikët e tij të cilët i referohen mundësisë që ai do të udhëheq si President dhe kështu duke 'Putinizuar Turqinë" është një diçka që vërehet shpesh në shtypin turk. Kur diplomatët e huaj në Ankara pyeten së çfarë veprimi do të ndërmarr Turqia në ndonjë çështje, përgjigja shpesh është e tipit të : "Në fund



Erdogan do ta këtë fjalën e fundit". Natyrisht i takon gjyqësorit dhe shtypit që të ofrojnë një kontroll mbi qeverinë. Vetëm vitin e kaluar, Erdogan fitoi mbështetje në një referendum për reformat kushtetuese që përfshinë mënyrën se si zgjedhen gjyqtarët. Nuk ka dyshim se gjyqësori ka nevojë për reforma, por kritikën thonë se ndryshimet ulin pavarësinë e gjyqësorit. Turqia ka rënë në vendin e 138 nga vendi i 178 në Indeksin e Lirisë së Shtypit i nxjerr nga Reporterët pa Kufij të grupit për liri të medieve, nga vendi i 101 sa ka qenë ne vitin 2007. Uashingtoni dhe Brukseli kanë shprehur shqetësime në lidhje me këtë. Në fillim të këtij viti, gjatë kohës së zgjedhjeve, policia kishte arrestuar një numër gazetarësh që kishte lidhje me një rrjetë anti-qeveritar i quajtur Ergenekon, emër ky i marr nga një luginë sipas legjendës turke nga ku një fis turk i shpëtoi armikut duke pasuar një ujk të vetëm.

**Transformimi politik.**

Që nga koha e ardhjes në pushtet, Erdogan ka tejkaluar paraqitjen e tij si një model i pragmatizmit. Alkooli mund të kushtoj më shumë por tendenca kah legjislacioni ofron dëshmi për një agjendë religjioze. Një përpjekje për të ndaluar femrat e mbuluara muslimane që të hyjnë në universitete ose që të punojnë në sektorin publik nuk është përsëritur më që kur është hequr në vitin 2004. Sidoqoftë në vitin e kaluar, mezi u dëgjua një murmuritje kur Universitet filluan të marrin një qëndrim pranues kundrejt studenteve më mbulesë..Thirrësit me zë të lartë kundër përhapjes së islamizmit u treguan të jenë një votë më pak për opozitën shekullare, kështu që ata u ndalën së agjituari për të, duke preferuar të gjejnë gabime në imazhin e Erdoganit si kampion i demokracisë. Shtylla e programit të tij politik është një propozim për një kushtetutë të re e cila do ta zëvendësonte atë të vjetrën e cila u hartua pas pucit ushtarak në vitin 1980. Parlamenti pritet që të punoj për kapitullin e ri në tetor dhe ka të ngjarë se do ta dominoj agjendën politike deri verën e ardhshme. Erdogan u shprehë muajin e kaluar se "Ajo do të jetë një kushtetutë që do ta theksoj pluralizmin më shumë sesa një zë të vetëm. Do t'i marr individët dhe të drejtat e tyre si bazë kryesore të sajë, do të mbroj bashkimin kombëtar dhe vlerat tona të përbashkëta dhe do të pranoj pasurinë e diversitetit shoqëror.

Kritikët mbeten dyshues. Kur Erdogani pati thënë në të kaluarën se "demokracia nuk është një qëllim por se është një mjet," armiqtë e tij u ngritën në këmbë duke shenjuar kah fjalët si dëshmi e tendencave të tij autokratike. Ish gjykatësi i Gjykatës Kushtetuese Jekta Gungor Ozden i kishte thënë Rojters'it "Rendi i ri kushtetues nuk do të sjell liri dhe demokraci, ashtu siç po përpiqet qeveria të bindë vendet perëndimore porse do të sjell një rend të ri më të ashpër."

**Cfarë lloji i presidentit?**

Por forma e kushtetutës së re është akoma mjaftë e paqartë. Kryetari i komisionit parlamentar Burhan Kuzu është një mbrojtës i fortë i sistemit presidencial dhe argumenton që Turqia prosperon nga një udhëheqje vetëm nga një parti dhe rrëshqet prapa kur udhëhiqet nga koalicione të dobëta. Jo të gjithë në AKP e pëlqejnë idenë e një sistemi presidencial; për të fituar votat e parlamentit ai duhet të ndërroj kushtetutën dhe Erdoganit i duhet të kthehet tek partitë rivale. Ish ministri i drejtësisë Hikmet Sami Turk i ka thënë Rojters-it që shumë grupe të opozitës "nuk do ta pranojnë një sistem presidencial. Ai mund të çoj në një sistem diktatorial."Nëse Erdogani dështon të fitoj ndryshimet e tij, ai prapseprap do të kandidoj – dhe fitoj – presidencën edhe nëse posti mbetët me një rol formal. Sfida më e madhe e tij mbetët kriza ekonomike. Duke vepruar kundër mençurisë konvencionale, banka qendrore uli politikën e saj të normës së interesit në më të ultë në histori të saj më 4 Gusht, përkundër shqetësimeve në rritje për inflacionin dhe presionin mbi valutën Lira. Pak muaj më parë Erdogan u shprehë se ai do të dëshironte të shihte normën e interesit në zero. Deri atëherë, nuk ka asnjë dyshim se kush është shefi.

Përktheu nga anglishtja: Adnan Kika / reuters.com 8.8.2011

# Dokumenti i "al-Az-harit" për të ardhmen e Egjiptit

**Mr. Qemajl Morina**

**Pa dyshim që çështja e vizionit islam ndaj botës -e cila është e bazuar dhe e ngritur mbi bazat e besimit në Zotin Një dhe në unitetin e njerëzimit- është mesazhi islam botëror: "E Ne të dërguam ty (Muhamed) vetëm si mëshirë për të gjitha krijesat". (El-Enbijau,107).**

Më 20 qershor, shefi i universitetit të "al-Az-harit", Dr. Ahmed Tajib, bëri publik dokumentin për të ardhmen e Egjiptit. Ky ishte rezultat i një pune të mundimshme dhe pas konsultimeve të gjata që kishte pasur me mendjet më të ndritura të universitetit më të vjetër në botë, po edhe me të tjerë jashtë tij. Ky dokument u mirëprit nga dijetarët myslimanë, por edhe të krishterë. Lëvizjet fetare e cilësuan iniciativë të pjekur, kurse kisha egjiptiane një nismë "historike".

"Al-Az-hari" u themelua me themelimin e Kajros, në vitin (359h / 969) dhe ishte pjesëmarrës në të gjitha ngjarjet me rëndësi që u zhvilluan në Egjipt gjatë historisë së tij. Në revolucionin e 25 janarit të këtij viti nuk qe aq i zëshëm, për se edhe u kritikua nga një numër i konsiderueshëm intelektualësh. Këtë ai përpoq ta kompensonte me ideimin e nismës "Shtëpia familjare", sepse menjëherë pas revolucionit, në skenë dolën përpjekjet për përçarje në baza fetare në mes të krishterëve dhe myslimanëve, për se fajësoheshin elementë të pushtetit të ish-presidentit Hosni Mubarak. Kjo dukuri ishte e huaj për Egjiptin, sepse egjiptianët myslimanë e të krishterë për shekuj të tërë kishin jetuar në tolerancë dhe harmoni. Tek ata është e njohur sentenca: "Feja i takon Zotit, kurse atdheu është i të gjithëve"!

Dokumenti që shpalli shejhi i "al-Az-harit", përmban disa elemente me rëndësi, të cilat do të ndihmojnë stabilizimin e pushtetit në Egjipt, për arsye se në skenën politike janë paraqitur disa lëvizje fetare me ambicie politike, siç janë: "Vëllezërit Myslimanë", Lëvizja selefiste, Xhihadi islamik etj..

Dokumenti i "al-Az-harit" kërkon themelimin e shtetit kombëtar me sistem demokratik bashkëkohor, mbështetur në kushtetutën, të cilën e miraton i tërë populli në mënyrë demokratike, ku bëhet ndarja e pushteteve legjislative dhe atyre ekzekutive. Të përcaktohen të drejtat dhe obligimet e çdo individi të shoqërisë.

**Respektimi i plotë i diversitetit si dhe i tri besimeve monoteiste**

I pari i "al-Az-harit" theksoi në mënyrë shumë të qartë pikën më të përfolur këto ditë në medie, e ajo ka të bëjë me qeverisjen islame. Në dokument theksohet: "Islami në civilizimin e tij, në jurisprudencën e dhe as në historinë e tij të gjatë, nuk ka njohur atë që në kulturat e tjera njihet si shtet fetar apo regjim priftërinjsh, i cili mbizotëroi në disa vende, duke shkaktuar vuajtje për njerëzit në disa periudha kohore të historisë njerëzore".

Megjithatë, shejhi i "al-Az-harit" thekson që "principet kryesore të Sheriatit islam të jenë bazë të jurisprudencës, për t'u mundësuar pakicave fetare që çështjet e tyre familjare t'i rregullojnë në pajtim me ligjet e tyre fetare".

Dokumenti thekson "domosdoshmërinë e respektimit të lirive elementare, siç është liria e shprehjes, respektimi i plotë i të drejtave të njeriut, të gruas dhe të fëmijës, duke u mbështetur në përgjegjësinë e qytetarisë pa farë dallimi në fe, racë, gjini, gjuhë apo kombësi. Respektimi i plotë i diversitetit si dhe i tri besimeve monoteiste".

Dokumenti bën thirrje për respektimin e plotë të etikës së divesitetit dhe etikës dialogut.



Mënjanon fjalorin e blasfemisë e të tradhtisë. Ndalon keqpërdorimin e fesë për futjen e përçarjes dhe armiqësisë në mes qytetarëve. Çdo diskriminim në aspektin fetar, sektar apo racor, konsiderohet krim kundër kombit.

Në hartimin e dokumentit të quajtur "Pikëpamja e "al-Az-harit" dhe intelektualëve për të ardhmen e Egjiptit", morën pjesë shkrimtarë, mendimtarë, ulema, intelektualë, jo vetëm nga universiteti islam më i vjetër në botë, por edhe nga dijetarë të tjerë të pavarur dhe nga institucione të tjera, bile edhe nga mendimtarë të krishterë. Po përmendim disa prej tyre: Hasan Shafii, ish rektor i Universitetit Islamik në Pakistan, Dr. Ahmed Kemal Abul Mexhd, mendimtar islam dhe anëtar i Institutit për Hulumtime Islame, Mustafa al-Fekki, Semir Mirkas, Dr. Lejla Tikla (të krishterë), Xhelal Ahmed Emin, Xhabir Ahmed Asfur, shkrimtarët: Xhemal al-Gajtani, Jusuf al-Kaid, Biha Dhahir dhe regjisori Muhamed Fadil.

Ky dokument vjen në momentin kur Egjipti është i përfshirë në një debat politik të nxehtë, lidhur me faktin se a duhet të hartohet kushtetuta para se të organizohen zgjedhjet kombëtare apo pas zgjedhjeve. Mbretëron bindja se grupi "Vëllezërit Myslimanë", i cili është më i organizuari, mund të fitojë numrin më të madh të ulëseve, e pastaj ta hartojë kushtetutën sipas pikëpamjeve të tij.

Mirëpo, "Vëllezërit Myslimanë" tashmë e kanë bërët të ditur se ata nuk janë për themelimin e një shteti fetar në Egjipt. Ndërkohë vërehet shtimi i ndikimit të "selefinjve" , të cilët gjatë sundimit të regjimit të mëparshëm kanë qëndruar larg politikës, por dyshohet se ata qëndrojnë pas sulmeve që kanë ndodhur kohët e fundit, kundër disa kishave në Kajro.

Këshilli i Lartë Ushtarak, i cili udhëheq Egjiptin që nga 11 shkurti i këtij viti, kur ish-presidenti egjiptian Hosni Mubarak u detyrua të tërhiqej nga pushteti, në një prononcim për opinionin, pati deklaruar se ai nuk do të lejojë që Egjiptin ta udhëheqë një "Humejn i ri", aludim për Ajatullah Humejnin, i cili udhëhoqi revolucionin e Iranit në shkurt të vitit 1979.



# Mehmed Akif Ersoj 1873-1936

Poeti me prejardhje shqiptare, ngjarjet e vitit 1912-1913 i pershkruan kështu:

*...*
*Për t'ju copëtuar në fillim,*
*pastaj për t'ju gëlltitur;*
*Ndërsa keni shembull shqiptarët,*
*ç'është ende*
*Kjo politikë e ngatërruar,*
*kjo çështje pa kuptim?*
*Më duket se biri juaj*
*nuk e njeh rrugën kah kalon...*
*Përzejeni, më në fund,*
*hajdutin që ju udhëzon!*
*Dëgjomëni mua që po,*
*jam shqiptar...*
*S'kam tjetër ç'them...*
*Vendi im i mjerë!*
*...*

*Ç'është ajo fushë e shkretë që duket atje larg*
*E që rri ashtu e hidhëruar?*
*- A s'e njeh? Kosova!*
*Po si mund ta njihje? Po, edhe pse s'e njeh, ke të drejtë,*
*S'ka lënë gur mbi gur egërsira e tërbuar!*
*Po qe se më parë të ka sjellë rruga e nga kjo shkretëtirë ke kaluar,*
*A po sheh tani ndonjë shenjë nga e kaluara?*
*Ç'janë bërë gjërat që të japin kënaqësi? Gjithë ato vende të ba-nu¬a¬ra?*
*Si janë zhdukur ato vepra që s'kishin të numëruar?*
*Si është shkatërruar, o Zot, me një të kthyer,*
*Ajo luginë, në qiellin e së cilës ka kumbuar*
*Zëri tronditës i mbretërve trima si Bajaziti Rrufe,*
*Por mbi çdo gur të së cilës tani një korb ulet e rri?*
*Pa shih tani se nën këmbë të kujt rënkon toka*
*Që Muratin e Parë e fsheh në gji!*
*Në dorë të kujt e lamë amanetin e kujt!*
*Atë varrin tronditës të atij mbreti dëshmor*
*A do ta shkelnin, më në fund, ushtritë serbe,*
*Fanfara e tyre ushtarake në ballë e pirë?*
*O ti dëshmor i madh që shpirti yt i begatë dëgjon*
*Se ç'po heqin gërmadhat e mbetura mbi dhé,*
*Zbrit mbi ne të paktën një frymë nga ai shpirt,*
*Se ndryshe nuk zgjohen këta të vdekur që sheh!..*

*- Ç'janë ato hije që ecin atje përballë?*
*- Ushtria popullore fitimtare tani po vritet.*
*Popullsia muslimane qenka shtuar shumë,*
*Pra nga jomuslimanët nuk mund të qeveriset...*
*Muslimanët vriten që të sigurohet drejtpeshimi;*
*Pastaj vrasje muslimanësh më nuk do të ketë!..*
*Siç duket, ende nuk është drejtpeshuar që çdo anë digjet,*
*Mijra jetë priten sikur të priteshin dru në pyll!*
*Ç'hije e zezë ka rënë mbi atë Kosovë të blertë!*
*Drejt veriut, Prizreni, Peja, Gjakova*
*Janë kthyer në qiell të ditës së fundit nga klithmat e zisë...*
*Dhe një ditë e tillë kur nuk ka ndërmjetësi për shpëtim!*
*As e drejtë jete për të pafajshmit në djep,*
*As e drejtë jete për pleqtë tetëdhjetëvjeçarë në prag të shtëpisë!..*
*Ky, i prerë me sëpatë, ai i shpuar me bajonetë,*
*Grumbuj-grumbuj kocka përzjerë me gjak të ngrirë bashkë!*
*Gjithçka shihet, oxhaqe të shembura, jo gjë tjetër,*
*Oxhaqet e shuar u bënë njëqind e pesëdhjetë mijë!*
*O ju pesë-gjashtë të poshtër që e përgatitët këtë zjarr,*
*Që na turpëruat ne para kroatëve e serbëve,*
*Pse e ndatë Shqipërinë e lidhur me Kur'an pas hilafetit*
*Dhe e shkatërruat tërë vendin?*
*Kuptoni se ç'qenka të pretendosh për racë!*
*Shihni se në ç'rrugë u asgjësoka një komb!*
*O ju të patru që të parët e vollët këtë helm,*
*Pandehët se ikët e shpëtuat... Por sa gabim!*
*Po qe se sot ende s'e keni gjetur belanë,*
*Nesër rrufetë do t'ju plasin mbi krye pa dyshim!*

*O Vardar që ecën duke u fryrë e fryrë,*
*Burrat e gratë që ke mbytur, a kanë të numëruar?*
*Akoma nuk kanë të ngopur dallgët e tua*
*Së gëlltituri kufoma megjithëse e kanë një varr?*

*Minaretë u shtrinë për tokë, xhamitë heshtën,*
*Medresetë u shembën, tyrbet u rrafshuan.*
*Shumica e faltoreve s'janë më, kurse ato që kanë mbetur,*
*Ja mejhane janë, siç i ke parë, ja kishë.*
*Shtëpitë në qytete u bastisën, populli në fshatra u vra,*
*Nuk mbeti nder pa u fëlliqur! Dhe kush i bëri të gjitha këto?*

*A e di se cili vend po rënkon kështu?*

*Poezi nga 'Safahat' / botoi Logos-A / përktheu M. Hoxha / përzgjodhi E.A.*

# Si lindën 99 Supeheronjtë të inspiruar nga Islami

**Besim Mehmeti**

**Në botën e fëmijëve kemi mjaft mangësi në ofrimin e materialeve vizatimore edukuese për fëmijët tanë , por pse jo edhe për të rriturit.**

Angazhimet e shumta në transmetimet e mesazheve nga më të ndryshmet përmes animacionit, ndikojnë drejtpërdrejt në fëmijët tanë, në sjelljet e tyre dhe ndoshta edhe në mënyrën e jetës se tyre. Po jo vetëm kjo, veçse edhe nevoja e madhe për të kontribuar në përhapjen e një mesazhi të qartë islam, i cili bukur shumë u lidh me botëkuptime të errëta, siç është terrorizmi, prapambetja, moscivilizimi etj., tërë kjo gjendje bëri që të kërkohet një metodë e paraqitjes së një ideje për realizimin e një projekti mjaft tërheqës dhe konkurrent në botën e filmave vizatimorë. Kjo ide lindi në vitin 2005, por pas vizitës se Presidentit të porsazgjedhur amerikan Barak Obama, realizuar në Egjipt në vitin 2009, e nxitur më shumë nga fjalimi i tij i famshëm, i cili iu drejtua Botës Islame dhe kishte qëllim një fillim të ri në mes Amerikës dhe Botës Islame. Duke parë gjithë këto, një psikolog nga Kuvajti mori rrugëtimin e tij për të ndryshuar diçka në botëkuptimin perëndimor ndaj Islamit po edhe duke u munduar për të paraqitur një projekt, i cili ka për qëllim edukimin e fëmijëve tanë me virtyte të larta islame.

Në vijim do të përcjellim prezantimin e kësaj ideje të paraqitur në rrjetin e konferencave ndërkombëtare të famshme "TED"(Technology, Entertainment, Design)(1) më 3 gusht,2010:

Në tetor 2010, Lidhja e Drejtësisë e Amerikës do të jetë në bashkëpunim me 99 ikonat, siç janë Batman, Superman, Wonder Woman, ikona të animacionit që do të bashkëpunojnë me kolegët e tyre "ikonat" me emrat Xhabbar, Nura, Xhami'i dhe kolegë të tjerë.

Ky projekt është një tregim për kontakt ndërkulturor. Dhe kjo bisedë e këto tregime janë më të mira se bisedat dhe tregimet që u ngritën dhe dolën nga luftimi i fashizmit, të cilat në historinë e tij kanë konceptet gjeografike dhe kulturore. Kur fashizmi mori Evropën në vitet tridhjetë, kjo nxiti një reagim dhe lëvizje rezistence në Amerikën e Veriut. Ku u ndryshuan simbolet dhe ikonografia e krishterë, siç ishte kryqi i thyer i përdorur nga nazistët, në atë kohë u krijuan ikonat e famshme të animacionit si Batmeni dhe Supermeni, të cilët i krijuan nga njerëz të rinj hebrenj në Shtetet e Bashkuara e Kanadaja dhe të cilët u bazuan në citate të cekura në Bibël.




Duke pasur në konsideratë këto gjëra në vijim: për shembull, të gjitha ikonat e famshme të animacionit të lartpërmendur janë si profetët; të gjithë superheronjtë janë të humbur, pa prindër. Prindërit e Supermenit vdesin në Kripton para se ai të mbushë një vit. Bruce Wayn, i cili bëhet Batmen, humb prindërit e tij në moshën gjashtëvjeçare në qytetin Gotham City. Spajdermeni rritet nga halla e tij dhe xhaxhai. Dhe të gjithë ata, ashtu si profetët që marrin mesazhin e tyre nga Përëndia përmes Xhibrilit, marrin mesazhin e tyre nga lart. P.sh. Petër Parker është në një bibliotekë në Manhatan, kur zbret një merimangë nga lart dhe i jep atij mesazhin përmes një pickimi. Bruce Wayn është në dhomën e tij, kur një shkop i madh fluturon mbi kokën e tij dhe ai e sheh si një shenjë për t'u bërë Batmen. Supermeni nuk është dërguar vetëm në Tokë nga qielli, ose nga Kriptoni, por ai është dërguar në një anije fluturake, ashtu si Moisiu kur ishte foshnjë në lumin Nil. Dhe aty dëgjoni zërin e atit të tij, Jor-El, duke thënë: "Unë ju kisha dërguar birin tim vetëm në Tokë".




**Qëllimi i projektit**

Pra, këto tregime janë në mënyrë të qartë me bazë dhe strukturë biblike. Dhe qëllimi ishte për të krijuar një mendim pozitive për tregimet botërore, për t'i lidhur gjërat midis tyre, që mund të jenë të lidhura me të njëjtat gjëra që i përdorin njerëzit e tjerë për të nxjerrë botëkuptime të këqija, të cilat shkaktohen nga njerëz që e përdorin fenë në mënyre të keqe dhe negative. Sepse atëherë personi që është duke përdorur fenë për qëllime të gabuara, vetëm bëhet një njeri i keq me një mesazh të keq. Dhe vetëm me mendim pozitiv në dhe për të gjitha gjërat, mundemi të dominojmë mbi mendimet negative ndaj atyre gjërave, dhe ky koncept ishte qëllimi ynë për të prodhuar 99 heronjtë.

99 Heronjtë e kanë bazën në emrat e bukur të Allahut, të cilët bazohen në Kur'an, siç janë: Bujaria, Mëshira, Largpamësi, Dituria e dhjetëra të tjerë, për të cilët nuk ka dy njerëz në botë që nuk do të pajtoheshin në lidhje me këta emra, dhe kjo nuk ka rëndësi se çfarë është feja juaj. Madje, ehe në qoftë se jeni një ateist, sepse nuk mendoj se ka njeri që e mëson fëmijën duke i thënë se duhet të gënjejë tri herë në ditë. Ato janë vlera themelore të përgjithshme të mbarë njerëzimit.

Burimi i këtij tregimi të 99 heronjve ka filluar në vitin 1258; koha kur mongolët kishin pushtuar Bagdadin dhe e kishin shkatërruar. Të gjithë librat nga biblioteka Bait al-Hikma - biblioteka më e famshme në ditët e saj- , qenë hedhur në lumin Tigër, të cilit i ndryshuan ngjyrën dhe lumit Tigër i dhanë ngjyrën e zinkut të stilolapsit. Kjo është një histori e hidhur e kaluar dhe e vërtetë,e bartur brez pas brezi dhe për të është shkruar shumë.

Unë e rishkruaj atë histori,dhe në versionin tim, bibliotekarët janë ata që janë heronjtë e vërtetë. Ata, sipas tregimit tim, kishin një parandjenjë dhe dituri për atë që do të ndodhte. Pra, bibliotekarët u mblodhën së bashku për të gjetur një zgjidhje të veçantë, ata nxorën një zgjidhje kimike të quajtur "Uji mbretëror" , i cili, kur të përzihet me 99 gurë , do të jetë në gjendje për të shpëtuar të gjithë kulturën dhe historinë që ishte në libra. Por mongolët arritën atje të parët dhe i morën librat dhe i hodhën në lumin Tigër bashkë me "Ujin mbretëror". Disa bibliotekarë shpëtuan, dhe përgjatë ditësh e javësh, të shpëtuarit i hodhën gurët në Tigër për të thithur mençurinë kolektive, për të cilën ne të gjithë mendojmë se është e humbur për tërë qytetërimin.

Këta gurë u transportuan fshehurazi në tri rruaza, të cilat përbejnë 33 gurë –siç janë tëspitë- përmes Arabisë e deri në Andaluzi të Spanjës, ku qëndruan të sigurt për 200 vjet. Por në 1492 do të ndodhin dy gjëra të rëndësishme: E para është rënia e Granadës, që ishte krahina e fundit myslimane në Evropë. Dhe, e dyta është se Kolombo, në fund, merr financim për të shkuar në Indi, por e humb rrugën dhe arrin në Botën e re dhe kështu 33 nga gurët janë transportuar në Nina, Pinta e Santa Maria dhe janë të përhapur në Botën e re. 33 të tjerët shkojnë në Rrugën e mëndafshit në Kinë, në Azinë Jugore dhe Juglindore. Dhe 33 janë të përhapur në mes të Evropës dhe Lindjes së Mesme dhe në Afrikë.

**99 heronj nga 99 vende të ndryshme**

Dhe tani është viti 2010, dhe ka 99 heronj nga 99 vende të ndryshme. Tani është shumë e lehtë për të supozuar për ata libra, sepse ata ishin libra myslimanë dhe ishin nga një bibliotekë e quajtur "Al-Hikma" . Mirëpo kjo nuk ishte rastësi, sepse Kalifi në atë kohë kishte ndërtuar biblioteka. Emri i tij ishte al-Ma'mun - ai ishte i biri i të famshmit Harun Er-Rashid. Ai u kishte thënë këshilltarëve të tij: "Më sillni mua të gjithë dijetarët për të përkthyer në arabisht çdo libër që mund të bjerë në duart e tyre, dhe unë do t'i paguaj ata me ar sa është pesha e librit ". Pas një kohe, këshilltarët e tij u ankuan. Ata thanë: "Lartësia juaj, dijetarët janë duke mashtruar, ata janë duke shkruar me shkronja të mëdha për të marrë më shumë ar", për se ai tha: "Le të jetë, sepse ajo që janë duke na dhënë ata, është me vlerë shumë më tepër se ajo që jemi duke i paguar ata". Pra, ideja e një arkitekture të hapur, e një njohurie të hapur, - nuk është një gjë e re.

Koncepti i këtyre superheronjve dhe tregimeve rreth tyre qëndron mbi diçka të quajtur "Gurë Nuri". Nur në gjuhën arabe domethënë dritë, pra janë "Gurë drite". Pra, këta 99 gurë kanë disa rregulla në lojë: Së pari, ju nuk e zgjidhni gurin, por guri ju zgjedh ju. Ka një element ngjashmërie nga tregimi i Arthur King-ut. Së dyti të gjithë të 99 heronjtë, kur i marrin së pari gurët e tyre, apo fuqinë e tyre, ata abuzojnë me atë fuqi dhe në fillim i përdorin për interesat e veta-. Dhe këtu ka një mesazh shumë të fortë, se kur ju filloni të keqpërdorni fuqinë e gurit, ka njerëz të këqij të cilët do ta shfrytëzojnë këtë për qëllimet e tyre të këqija.

Dhe, së treti, të gjithë të 99 gurët kanë brenda tyre një mekanizëm të vetin.

Tash në Botën myslimane ka dy grupe njerëzish. Gjithkush beson se Kurani është i përshtatshëm për të gjitha kohët dhe të gjitha vendet. Por disa besojnë se është vetëm një interpretim origjinal i vjetër mbi një mijë vjet më parë, dhe nuk është i përshtatshëm e relevantë për ditët e sotme. Dhe unë nuk i përkas këtij mendimi. Dhe grupi tjetër që beson se Kurani është një libër i gjallë, i cili jeton dhe frymëzon vazhdimisht. Unë e mora ketë ide ose, të them, koncept dhe e vura në brendinë e këtyre gurëve, të cilët ripërtërijnë veten në çdo kohë.

Në këtë tregim rolin kryesor nga të këqijtë e ka një djalë që quhet "Raxhal", i cili përqendrohet dhe përpiqet për ndalimin e ripërtëritjes së fuqisë së këtyre gurëve. Ai nuk mund të përfitojë nga fuqia e gurëve po, me ndalimin e ripërtëritjes së tyre, atij i jepet mundësia për t'i realizuar idetë e

këqija, për të cilat punon ai. Ai merr disa nga 99 gurët për të punuar për të, dhe ata të gjithë vishen me uniforma në të njëjtën ngjyrë. Atyre u lejohet të shprehen individualisht kush janë dhe çfarë janë ata. Ai –Rahxal- i kontrollon ata plotësisht, mirëpo, kur ata lirohen dhe me kohë zbulojnë se kjo vërtet është ana e gabuar dhe se ata ishin të manipuluar, atyre u ndryshojnë rrobat dhe secili ka një veshje të ndryshme me ngjyra të ndezura.

Dhe pika e fundit rreth 99 gurëve të dritës, është se këta 99 heronj punojnë në ekipe tre nga tre. Pse tre? Për disa arsye. Së pari, në Islam ne kemi një thënie të profetit a.s.: "Kurdo që një njeri të vetmohet me ndonjë grua, shejtani është i treti i tyre". Besoj se kjo gjë është në të gjitha kulturat. Por kjo nuk është për propagandimin e fesë ose për konvertim, po është një mesazh i fortë social që duhet të vlejë dhe t'i largojë të çarat më të thella të intolerancës. Puna në ekipe nga tre: dy djem dhe një vajzë, dy vajza dhe një djalë, tre djem, tri vajza, nuk ka problem. Psikoanalisti zviceran, Carl Jung, flet edhe për rëndësinë e numri 3 në të gjitha kulturat, kështu që unë kam një mbulese për këtë. Disa nga qarqe të ndryshme më akuzuan se unë jam i dërguari i Papës për të predikuar trinitetin dhe katolicizmin në Lindjen e Mesme, edhe më shumë. Mirë, ky është koncepti im i tregimit dhe kushdo munde të besoj ose jo në versionin e tregimit tim.

Pra, këtu kemi disa nga personazhe, siç janë: Mujiba nga Malajzia, fuqia e saj kryesore është se ajo është në gjendje të përgjigjet për çdo pyetje. Por, kur ajo e merr fuqinë e saj për të parën herë, do të fillojë të tregojë lojë duke përfituar të holla. Personazh tjetër kemi Jabbar-in nga Arabia Saudite, i cili, kur merr fuqinë, fillon të thyejë gjëra. Tani, Mumita është shkatërruese.

**Superheronjt i mungojnë botës së animacionit për fëmijë**

Pra, janë përdorur të 99 atributet e Allahut. Kemi heronjt': Xhami'i nga Hungaria, i cili është ekspert i armëve të ndryshme shkatërruese; Musavir-in nga Gana, Hadin nga Pakistani, Xhelilin nga Irani me forcën e zjarrit, Al Batin nga Jemeni, që ka fuqinë e fshehjes, etj.. Ky ishte rrëfimi rreth superheronjve të Dr. Najif Muta'ava-it, të cilët i mungojnë botës së animacionit për fëmijë, e pse jo edhe për të rriturit.

Ai kërkoi investitorë të ndryshëm për një projekt profesional, i cili nuk do të jetë si prodhim i botës se tretë por do të jetë i rangut të prodhimit të "Supermen-it". Pra, nga dita e parë, njerëzit që u përfshinë në projekt, janë : Fabian Nicieza, autor i filmit tëe famshëm X-Men dhe Power Rangers. Pranë tij Dan Panosian, një nga krijuesit e karakterit për Burrat modernë X-. Top-shkrimtari, Stuart Moore, një shkrimtar për të Iron Man. Pranë tij është Xho McCrea, një piktori për Spajdermen-in.

Dr. Najif Muta'ava Dr. Muta'ava në një nga ligjëratat e tij në Fakultetin e Mjekësisë të Universitetit të Kuvajtit, u befasua nga një botëkuptim i shtrembër që ishte ngulitur në kokat e vetë myslimanëve të rinj në Kuvajt. Ai paraqiti në këtë ligjëratë dy tekste të botuara në "New York Times" dhe një nga revista "New York". Ai nuk e tha emrin e autorëve të tyre si dhe vendndodhjen e këtyre ngjarjeve. Tregimi i parë ishte në lidhje me një grup të quajtur Partia e Zotit, që donte të ndalonte manifestimin e ditës së të dashuruarve Shën Valentinit, kur ata çdo djalë e vajzë që i kishin hasur së bashku, i kishin detyruar të martoheshin menjëherë. Dhe tregimi i dytë ishte për një grua që ishte takuar me një burrë në rrugë. Atë e sulmuan gjashtë burra me mjekra dhe e tërhiqnin për ta marrë në pyetje, për shkak se ajo kishte folur me një njeri me të cilin ajo nuk ishte në lidhje farefisnore ose martesore. Pas leximit të dy tregimeve, u pyetën studentët në Kuvajt, se ku mendonin të kishin nodhur ato dy incidente. Për rastin e parë, ata thanë në Arabinë Saudite. Nuk pati debat. Për rastin e dytë, ata ishin të ndarë, në të vërtetë, ndërmjet Arabisë Saudite dhe Afganistanit. Mirëpo ajo që i befasoi të gjithë ishte se në fakt rasti i parë kishte ndodhur në Indi, dhe ajo ishte partia e një zoti Hindu. Kurse rasti i dytë u zhvillua në veri të Nju-Jorkut, ku ishte një komunitet ortodoks hebre. Por ajo që thyen zemrën, ishte se po të ishte një përgjigje nga jomyslimanët e rinj, nuk do të ishte e befasishme, po kjo ishte një përgjigje nga vetë myslimanët e rinj kuvajtian.

Kjo tregon se duhet punuar mjaft shumë për t'i ofruar një imazh sa më të mirë të mundur për Islamin jo vetëm Botës jomyslimanë po edhe Botës myslimane.

Ketë punë të mundimshme dhe që kërkon mjaft energji dhe mund, e vlerësoi shumë lart më 26 prill, 2010, Presidenti Barack Obama. Dhe ky ishte një moment krenar për 99 superheronjtë, kur Presidenti Obama e bëri të përmendet në lidhje me pronën intelektuale dhe krijuesin e saj, Dr naiv Al-Mutava, në fjalimin e tij në Samitin Presidencial për ndërmarrësi "Presidential Summit on Entrepreneurship", që u mbajt më 26 e 27 prill në Ronald Reagan International Trade Center në Washington, DC. President Obama përgëzoi 99 heronjtë për përhapjen e imagjinatave tek të rinjtë me mesazhe të tolerancës. Qindra sipërmarrësit nga e gjithë bota, duke përfshirë --në, autori i 99 superheronjve, morën pjesë në samit. Ai u përshëndet nga Presidenti Obama për krijimtarinë e tij.

(1)TED është jofitimprurëse e përkushtuar për Përhapjen e Ideve me vlerë. Ajo filloi nga (në vitin 1984) si një konferencë duke bashkuar njerëz nga tri botë: të Teknologjisë, Kulturës, Disenjit. Që atëherë qëllimi i saj është bërë gjithnjë e më i gjerë. Së bashku me dy konferenca vjetore - Konferenca e TED në Long Beach Palm Springs dhe çdo pranverë, dhe konferencën e TED Global në Edinburg UK çdo verë – TED përfshin vlerësimin me çmime të TED Talks video, Projekti i Hapur Përkthimi dhe TED Biseda frymëzuese TED Miqtë dhe programet TEDx, dhe Çmimi vjetor i TED –it.

**99 Heronjtë e kanë bazën në emrat e bukur të Allahut, të cilët bazohen në Kur'an, siç janë: Bujaria, Mëshira, Largpamësi, Dituria e dhjetëra të tjerë, për të cilët nuk ka dy njerëz në botë që nuk do të pajtoheshin në lidhje me këta emra, dhe kjo nuk ka rëndësi se çfarë është feja juaj. Madje, edhe në qoftë se jeni një ateist, sepse nuk mendoj se ka njeri që e mëson fëmijën duke i thënë se duhet të gënjejë tri herë në ditë. Ato janë vlera themelore të përgjithshme të mbarë njerëzimit.**















## PRITJE URIMI NGA MYFTIU I KOSOVËS

Sikur është bërë traditë tashmë, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, me rastin e festës së Fitër-Bajramit, nga ora 9-12, në selinë e Kryesisë së BIK-së organizoi pritje urimi. Për ta uruar Myftiun Tërnava për festën e Bajramit, selinë e BIK-së e vizituan përfaqësues të Pushtetit e të Qeverisë, të Përfaqësive diplomatike në Kosovë, të KFOR- it , dhe të partive të ndryshme e të institucionesh shkencore, fetare e kulturore publike dhe individë nga qendrat Kosovës dhe nga Jashtë.

**Nga institucionet:**
Presidentja e Kosovës - Atifete Jahjaga, Kryetari i Kuvendit të Kosovës- Dr. Jakup Krasniqi, Kryeministri i Kosovës – Hashim Thaçi, i shoqëruar nga ministri i shëndetësisë- Ferid Agani dhe ministri i drejtësisë – Hajredin Kuçi; Ipeshkvi i Ipeshkvisë së Kosovës - Dodë Gjergji; Komandanti I KFOR-it - Gjeneral-majori Erhard Buehler.

**Nga zyrat diplomatike:**
Një delegacion nga Ambasada i Britanisë së Madhe në Prishtinë; dhe një delegacion nga Ambasada e Shqipërisë.

**Nga partitë politike:**
Një delegacion i Lëvizjes "Vetëvendosje" i prirë nga Visar Ymeri; një delegacion i AAK-së, i prirë nga Ahmet Isufi; kryetari i LDD-së, akad. Nexhat Daci, me bashkëpuntorë; kryetari i Lëvizjes Demokratike për Integrim nga Medvegja, Rexhep Abazi; dhe shumë personalitete të tjera të jetës politike, kulturore e fetare të Kosovës.



# Program festiv për festën e Fitër - Bajramit









Për të dytën herë, Me rastin e festës së Fitër – Bajramit, organizuar nga Kryesia e BIK -së, ditën e parë të Fitër – Bajramit në orën 20, në sallën "1 Tetori" në Prishtinë, u mbajt një manifestim me program të pasur kulturor-artistik. Mysafirë në këtë manifestim ishin përfaqësues nga jeta fetare, akademike, politike dhe kulturore nga Kosova, Shqipëria dhe Maqedonia.

Në fjalën përshëndetëse, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, uroi të pranishmit dhe të gjithë myslimanët për Festën e Fitërm – Bajramit. Për kënaqësinë e të pranishmëve që ishin të shumtë në sallë, në skenën festive u paraqitën emra të dëshmuar të skenës artistike dhe kulturore të vendit.

Mysafirë të këtij manifestimi qenë: Violetë Kukaj ("O Allah!"); Shkurte Fejza ("Lutja e të varfëritë"); Okteti ("Hej, ju male!"); Basri Lushtaku ("Jam dëshmitar"); Abaz Jahja (profesionist i instrumenteve orientale); Nimon Mucaj ("Letër Vëllait"); Andin Randobrava & Avdush Krosa ("Më mëshiro"), Artan Bakija ("Urime ky bajram"), Myfarete Laze ("Ta ndezi një shpresë), Ismet Bugujevci ("Festë e madhe Ramazani") si dhe artistja e njohur shkodrane Rrezarta Smaja.

Një nga pikat kulmore të këtij manifestimi qe gjithsesi monologu "O i mbuluar", interpretuar nga artisti i popullit, Mirush Kabashi.

Manifestimi u mbyll me ilahinë "Udhëzuesi" nga Okteti Plus.





## PËRUROHET XHAMIA E RINOVUAR E SINAN PASHËS NË PRIZREN

Më 31 gusht, në vigjilje të muajit të Ramazanit, në qytetin e Prizrenit, në një manifestim solemn, u përurua xhamia e rinovuar "Sinan Pasha". Në ceremoninë e organizuar me këtë rast, përveç një numri të madh të besimtarëve nga Prizreni e rrethina, morën pjesë edhe Zëvendëskryeministri i Turqisë, Bekir Bozdag, zv/kryeministrat e Kosovës, Behgjet Pacolli e Mimoza Kusari, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava me bashkëpunëtorët, zv/Ministri i Punëve të Jashtme - Ibrahim Gashi, Ministri i Diasporës - Ibrahim Makolli, Ministri i Kulturës - Memli Krasniqi, Ambasadorja e Republikës së Turqisë në Prishtinë, znj. Songul Ozen, kryetari i Prizrenit Ramadan Muja, kryetari i KBI-së të Prizrenit, Lutfi Ballëk, dhe shumë mysafirë të tjerë. Për rinovimin e xhamisë, agjencia turke për zhvillim "TIKA" ka investuar mbi 1 milion euro. Zv/kryeministri turk Bozdag ka thënë se Kosova ka një rëndësi të veçantë për Turqinë, sepse, si dy popuj, këta kanë pasur një fat, kulturë dhe histori të përbashkët. Ai ka premtuar se shteti i tij do të vazhdojë të ndihmojë fuqishëm Kosovën në të gjitha aspektet. Ndërkaq zv/Kryeministri i Kosovës, Behgjet Pacolli, e ka quajtur moment të veçantë përurimin e xhamisë, që dëshmon miqësinë me shtetin e Turqisë. "Është shumë me rëndësi që tregon lidhshmërinë, vëllazërinë tonë, tregon se ne jemi njerëz që duam njëri-tjetrin dhe dita kur përurohet kjo xhami, është një ditë karakteristike dhe nata e muajit të shenjtë të Ramazanit", - është shprehur Pacolli. Myftiu i Kosvës, Mr. Naim Tërnava, pasi ka përshëndetur të pranishmit dhe ka uruar besimtarët për muajin e Ramazanit, ka thënë se ndihet krenar që përurimi i kësaj xhamie bëhet në natën e Ramazanit. Myftiu më tutje tha se rinovimi i kësaj xhamie ka një rëndësi të veçantë, ngase kjo xhami ka luajtur një rol të rëndësishëm në të kaluarën e populli tonë. Xhamia është ndërtuar nga bashkëvendësi ynë, i cili ka qenë sadriazem në Perandorinë Osmane. Ministri Memli Krasniqi ka thënë se xhamia e "Sinan Pashës" është një monument shumë i rëndësishëm. "Ky monument është më shumë se një monument fetar dhe më shumë se vetëm një xhami. Është pa dyshim një dëshmi e jashtëzakonshme e kulturës së lashtë dhe traditës" - ka theksuar ai.

Pak histori për xhaminë "Sinan Pasha": Xhamia e Sinan Pashës është ndër monumentet më të rëndësishme të Prizrenit dhe si e tillë mund të quhet edhe perla e qytetit dhe lirisht mund të them se është xhamia më me vlerë dhe më e bukur jo vetëm në Prizren, po edhe në Kosovë. Është ndërtuar në vitin 1615 nga Sinan Pasha, një ushtarak i famshëm osman me prejardhje shqiptare, nga fshati Vejle i Lumës, i cili ka qenë në pozita të larta në Perandorinë Osmane. Xhamia ndodhet në qendër të Prizrenit, në Shatërvan, e vendosur 2.5 m nga niveli i tijj, përbëhet nga një kupolë qendrore dhe tri kupola të tjera të vogla, dhe me një minare në lartësi 43 metra. Më 29 nëntor 1915, gjatë okupimit bullgar të Prizrenit, aty kishte shpërthyer një eksplodim i fuqishëm, meqë xhamia ishte shndërruar në depo municioni të artilerisë, si pasojë e së cilës tri kupola më të vogla të hajatit të xhamisë qenë rrënuar, dhe kishin pësuar plasaritje enterieri dhe muralet e brendshëm të xhamisë. Pas Luftës së Parë Botërore dhe riokupimit serb të Kosovës, pushteti serb do të provonte ta rrënonte këtë xhami në vitet 1920-1922, por Myftiu i atëhershëm i Prizrenit, Hafiz Rustem ef. Shporta, do të organizonte demonstrata masive disaditëshe të xhematit dhe qytetarëve të Prizrenit në mbrojtje të saj, dhe do t'i bëhej atentat e do të vritej inxhinieri i sapoardhur nga Beogradi – Vangelov, për realizimin e planit të rrënimit të xhamisë së Sinan Pashës. Në saje të veprimit të Myftisë së Prizrenit dhe xhematit e qytetarëve të Prizrenit, kjo xhami madhështore arriti të shpëtonte dhe është ndër më të bukurat në rajon. Myftiu i Prizrenit, Hafiz Rrustem ef. Shporta, si organizator i kësaj ngjarjeje dhe që kishte përgatitur e porositur vrasjen e inxhinierit Vangelov nga Beogradi, do të dënohej me 20 vjet burg në Zenicë dhe me konfiskimin e tërë pasurisë, përfshirë edhe shtëpinë e tij. Të njëjtën gjë u kishte premtuar adhuruesve dhe simpatizuesve të vet serb në vitet '90, lideri radikal serb Vojislav Sheshel (i cili tani gjykohet nga Tribunali i Hagës dhe mbahet në burgun e Shveningenit), në një tubim promovues të partisë së tij të mbajtur në shtëpinë e kulturës të Prizrenit. At, përveç të tjerash, ai pati thenë se, kur të vinte në pushtet, së pari do ta rrënonte xhaminë e Sinan Pashës në Prizren. Në shenjë proteste ndaj këtij kërcënimi të hapur të radikalit serb Sheshel, atdhetari, nacionalisti, hafizi i mirënjohur prizrenas Hafiz Jakub ef. Muqeziu, pati deklaruar: "Këmba e tij nuk do të shkelë më në sallën e Shtëpisë së kulturës të Prizrenit". I gjithë ky mllef dhe kjo neveri ndaj xhamisë së Sinan Pashës është ushqyer nga miti i rrejshëm shekuj me radhë. Xhamia e Sinan Pashës, me positën e

saj rrëzë e nën Kalanë e Prizrenit dhe në qendër të Shatërvanit, është një perlë e mrekullueshme, me kubenë e saj qendrore, e tani edhe me tri kube më të vogla të rindërtuara tani rishtas dhe me minaren e hollë dhe të bukur, tani përbën objektin më dominues në qytetin e Prizrenit. Xhamia si e tillë, përmban specifika të artit klasik osman me qendër në Stamboll, dhe është një nga veprat estetike të Ballkanit. Me pikturat dhe dekorimet e brendshme që përmban, xhamia është një prej shembujve më të bukur të artit dekorues në Ballkan. Përveç dekorimeve klasike, në xhami dominojnë edhe dekorime të stilit barok të shekullit XIX.

## MYFTIU TËRNAVA PRITI ZV/ KRYEMINISTRIN TURK BULENT ARNIQ

Myftiu i Kosovës, mr. Naim Tërnava, ka pritur më 11 gusht zv/kryeministrin e Turqisë, Bulent Arniq, i cili qëndroi në Kosovë në shënimin e përvjetorit të 622 të vdekjes së Sulltan Muratit. Në bisedë me zv/kryeministrin turk, Myftiu Tërnava ka kërkuar mbështetjen e qeverisë turke për Kosovën, përse zëvendëskryeministri turk, Bulent Arniq tha se Turqia do jetë përkrahëse dhe mbështetëse e Kosovës në forumet ndërkombëtare. Myftiu Tërnava e njohur zëvendëskryeministrin turk edhe me historikun, pozitën dhe sfidat e BIK. Në takim u bisedua edhe për gjendjen e monumenteve të trashëgimisë materiale islame që janë ndërtuar në Kosovë gjatë kohës së Perandorisë Osmane. Myftiu falënderoj për punën që ka bërë agjencia për zhvillim TIKA në restaurimin e objekteve monumente, ndërsa zëvendëskryeministri turk premtoi se në të ardhmen TIKA do të restauroi edhe monumente tjera që kanë nevojë.

## MYFTIU TËRNAVA TAKON ZV/ KRYEMINISTRIN TURK, BEKIR BOZDAĞ

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, ka takuar më 30 korrik në Prishtinë zv/ Kryeministrin e Turqisë, Bekir Bozdağ, i cili qëndroi në Kosovë në krye të një delegacioni të lartë të Qeverisë së Turqisë.Myftiu Tërnava e ka falënderuar zv/ Kryeministrin turk për përkrahjen pa rezervë që ka dhënë Qeveria dhe populli turk për Kosovën. Myftiu Tërnava, edhe kësaj radhe vuri në pah rolin që është duke luajtur diplomacia turke në sensibilizimin e qeverive arabo - islame për njohjen e pavarësisë së Kosovës. Myftiu kërkoi nga zv/ Kryeministri turk shtimin e investimeve turke në Kosovë, me se do të krijoheshin kushte dhe një ambient për zhvillim ekonomik dhe hapje të vendeve të reja të punës. Myftiu Tërnava dhe zv/ Kryeministrit turk biseduan edhe për gjendjen e monumenteve të trashëgimisë materiale islame të ndërtuara në Kosovë gjatë kohës së Perandorisë Osmane. Mysafirët turq të nesërmen shkuan në Prizren ku u bë përurimi i xhamisë “Sinan Pasha” pas i rinovimit që ka financuar agjencia turke “TIKA”. Në takim u bisedua edhe për marrëdhëniet dhe bashkëpunimin në mes dy



bashkësive islame, asaj të Turqisë dhe të Kosovës, të cilat u vlerësuan si shumë të mira.

## MYFTIU TËRNAVA PRITI DAVUTOGLUN

Myftiu i Kosovës, mr. Naim Tërnava, priti ministrin e punëve të jashtme të Turqisë, Ahmet Davutoglu, të cilin e falënderoi për kontributin e shtetit turk dhe të tij personal për mbështetjen e Kosovës në arnën ndërkombëtare, sidomos për punë që ka bërë ministri turk në lobimin për njohjen e Kosovës nga shtet që ende se kanë njohur.

Ministri turk i punëve të jashtme të Turqisë, Ahmet Davutoglu, tha se Kosova ka përkrahjen e parezervë të shtetit turk në arenën ndërkombëtare. Myftiu Tërnava e njohur ministrin turk edhe më arritjet që ka shënuar Bashkësia Islame, si dhe me sfidat dhe vështirësitë me të cilat përballet BIK.Një rëndësi të veçantë në bisede më ministrin e punëve të jashtme të Turqisë, Davutoglu, Myftiu Tërnava, ia kushtoi kujdesit, restaurimit e trajtimit të duhur të objekteve të trashëgimisë kulturore që i përkasin periudhës së Perandorisë Osmane. Myftiu, tha se në bashkëpunim me agjencinë “Tika” kemi bërë restaurimin e disa xhamive që kanë vlerë monumenti, por nevojat janë të mëdha edhe në disa xhami të tjera, siç është xhamia “Jashar pasha” në Prishtinë, “Sinan pasha” në Kaçanik etj. Ministri turk premtoi mbështetje për restaurimin dhe trajtimin adekuat të xhamive monumentale.

## PERSONALITETE TË NJOHURA UROJNË MYFTIUN TËRNAVA ME RASTIN E FILLIMIT TË RAMAZANIT

Me rastin e fillimit të muajit të madhëruar të Ramazanit, myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnavaa ka dërguar, e njëkohësisht, edhe ka pranuar telegrame të urimit për dhe nga personalitete të rëndësishme të rajonit dhe të botës islame. Këto ditë, myftiu Tërnava ka marrë telegram nga Ministri i Punëve të Jashtme të Arabisë Saudite, Saud al- Fajsal, në të cilin thuhet:

"I nderuar Myfti Naim Tërnava, Kam pranuar me respekt urimin Tuaj me rastin e muajit të bekuar të Ramazanit, Unë ju falënderoj përzemërsisht për ndjenjat Tuaja dhe lutjet Tuaja të sinqerta, lus Allahun fuqiplotë të jetë muaj i bekimit dhe mirëqenies për të gjithë". Myftiun Tërnava ka marr telegram urimi edhe nga Emiri i Kuvajtit, Sheikh Sabah Al-Ahmed As-Sabah, Ministri i Çështjeve fetare në Arabin Saudite, Saleh Al-Sheikh, Ministri i Haxhit në Arabinë Saudite, Fuad Al-Farisi, Ministri i Çështjeve fetare Në Jordani, Abdurrahim Al-Akur, Ambasadori i Arabisë Saudite në Tiranë, Drejtori i Fondacionit AL-Zayed nga Emiratet e Bashkuara, Salem Adh-Dhahiri, Drejtori gjeneral i Organizatës Botërore WAMY Dr. Saleh Al-Wuhejbi, etj.



## MYFTIU TËRNAVA U PRIT NGA MBRETI I ARABISË SAUDITE

Më 25 korrik, në Xhide, myftiu Tërnava u prit në audiencë nga Mbreti i Arabisë Saudite, Abduallah bin Adulaziz Al Saud, të cilin e falënderoj për përkrahjen e Kosovës në forumet ndërkombëtare. Myftiu Tërnava edhe kësaj radhe i kërkoj Mbretit që të loboj tek shtet e Konferencës Islamike e Ligës Arabe që ende s'e kanë njohur Kosovën ta bëjnë këtë sa më parë. Ndërsa, nga 23 – 25 korrik, Myftiu morri pjesë në konferencën e mbajtur në Mekë, ku qenë të pranishëm 300 dijetarë më eminent të Botës Islame. Në këtë konferencë, që u mbajt nën patronatin e Mbretit të Arabisë Saudite, Abdullah bin Abdulaziz Al Saud, të pranishmit diskutuar për problemet dhe sfidat me të cilat po ballafaqohet Bota Islame në përgjithësi, e në veçanti Bota Arabe, e cila po përballet me trazira të mëdha politike, ekonomike e sociale. Në Mekë Myftiu Tërnava pati një takim të veçantë me sekretarin e përgjithshëm të Lidhjes Botërore Islame, dr. Abdulmuhsin Et-Turki, nga i cili myftiu kërkoi që të përdorë autoritetin e tij për ti sensibilizuar pjesëmarrësit e Konferencës nga vendet që s'e kanë njohur Kosovën që të ndikojnë tek qeveritë e tyre që sa më parë të njohin pavarësinë e vendit tonë si dhe të mbështesinë Kosovën në institucionet dhe forumet ndërkombëtare. Po në Mekë, në margjina të konferencës, Myftiu Tërnava pati takime me shumë përfaqësues të shteteve pjesëmarrëse, e posaçërisht me përfaqësuesit e vendeve që ende nuk e kanë njohur pavarësinë e Kosovës si nga: Egjipti, Pakistani, etj. (R. Shkodra)



## MYFTIU I KOSOVËS, NAIM TËRNVA, VIZITOJ FAMILJEN E ENVER ZYMBERIT

Myftiu i Kosovës, Naim Tërnava, më 1 gusht ka vizituar familjen e policit të Njësisë Speciale të Policisë së Kosovës, Heroit të Kosovës, Enver Zymberi, i cili ndërroi jetë nga plagët e marra nga sulmi i strukturave kriminale serbe në veri të vendit. Pasi i ka shprehur ngushëllimet në emër të Kryesisë së BIK-së, në emër të besimtarëve dhe në emrin e tij personal, Myftiu ka thënë: "Enveri ra heroikisht në mbrojte të atdheut, në mbrojtje të integritetit e sovranitetit të vendit. Enveri, me përkushtimin e tij ndaj vendit, është krenari për familjen, rrethin dhe tërë kombin", për të shtuar: "S'ka dyshim se Allahu xh.sh. për ata që bien në mbrojtje të atdheut ka thenë se janë heronj-shehidë, dhe për ta ka premtuar Xhenetin".

## MYFTIU TËRNAVA TAKON MËRGIMTARËT TANË NË ZVICËR

Në kuadër të aktiviteteve që ka Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava gjatë muajit të madhëruar të Ramazanit, pas vizitave të shumat që u ka bërë Këshillave vendor dhe xhemeteve anë e këndë Kosovës, me qëllim që të jetë sadopak i pranishëm edhe në mesin e besimtarëve tanë në diasporë, më 20 e 21 gusht, qëndroj në Zvicër i shoqëruar edhe nga koordinatori për diasporën Mr. Ekrem Simnica.

Më 20 gusht, Myftiu Tërnava dhe koordinatori i diasporës, Ekrem Simnica morën pjesë në manifestimin e organizuar nga Qendra Shqiptare Islame – Grenchen në Solothurnit me rastin e marres së lejes për ndërtimin e xhamisë nga komuniteti shqiptar në këtë qytet. Në këtë manifestim përpos, mërgimtarëve tanë në Grenchen dhe nga rrethet tjera të Zvicrës, qenë të pranishëm edhe të ardhur special nga Kosova, Maqedonia, Lugina e Preshevës si dhe përfaqësuesit e Ambasadës së Maqedonisë në Zvicër. Duke ju drejtuar të pranishmëve, Myftiu Tërnava,tha se ndihet i privilegjuar që gjendet në një manifestim të organizuar nga diaspora jonë. Jemi tubuar sonte, këtu nga viset tona, Kosova, Maqedonia e lLgina, në këtë muaj të madh të mëshirës e rahmetit, në këtë muaj të agjërimit e sakrificës që së bashku të ndajmë këto momente, kur ju të nderuar vëllezër keni arritur që të merrni lejen për fillimin e ndërtimi të xhamisë. Kjo është një e arritur e madhe, dhe është bërë vetëm

fal organizmit të mirë të juve vëllezër, përse ju përgëzoj, ju dhe autoritete zvicerane që keni gjete mirëkuptim e duhur në të mirë të komunitetit. Jam i bindur që xhamia që ju do e ndërtoni do jetë një qendër ku do t'ju tuboj dhe do t' ju lidh edhe më shume me atdheun dhe fenë tuaj. Jam i bindur që xhamia do jetë kultivuese dhe ruajtëse e identiteti tonë kombëtar e fetar. Ne si Bashkësia Islame do ju mbështesim dhe do jemi pran jush në të gjitha aktivitet tuaja, madje ne për këtë qëllim ne edhe kemi krijuar Departamentit për Diasporë. Të pranishmit i drejtua edhe Fahredin Ebibi-dekan i Fakultetit Teologjik të Shkupit, i cili përshëndeti në emër të BFI të Maqedonisë. Më pas për të pranishmit u shfaq një program me lexim Kurani, ilahi, kaside, poezi e mologogje, si dhe u bë falja e namazit të teravive. (R. Shkodra)

## AKTIVITETE NË MUAJIN RAMAZAN

Departamenti i Gruas i Kryesisë së BIK organizoi një varg manifestimesh fetare dhe kulturore për nder të muajit të shenjtë Ramazan. Kështu, më 10.08.2011, në Lipjan, ku fillimisht u shfaq programi nga kori i DG, mandej ligjerata nga teologe Vlora Krasniqi me temën;"Etika gjatë agjërimit". Më pas më 11.08.2011 në teatrin "Istref Begolli" në Pejë u shfaq një program kulturor nga DG, pastaj ligjeratat me temën: 1 - "Dobitë e agjërimit në aspektin fetar" nga teologe Mr. Vaxhide Podvorica 2 - "Dobitë e agjërimit në aspektin shkencor" nga Dr. Teuta Mulla-Goga. Takimi i radhës ishte në Kaçanik më 12.08.2011, ku ishte përgatitur një program i pasur kulturor nga vendaset dhe pastaj një ligjëratë përmbajtësore fetare nga teologe Mr. Vaxhide Podvorica. Ndërsa më 13.08.2011 në bashkëpunim me "Shoqaten Kulturore Familja Kosovare", Deparatmenti i Gruas organizoi iftarin në Prishtinë,ku për: "Vlerën dhe urtësit e agjërimit" foli teologe Mr. Florentina Tërmkolli Për pasurimin e këtyre programeve në aspektin kulturor dhe argëtues u kujdes kori i i vajzave nga DG në Prishtinë, ku me zërat e tyre të këndshëm dhe me ilahitë e përzgjedhura me shije të veçantë e shtuan edhe më shumë atmosferën mbresëlënëse te mysafiret e pranishëm. Pas çdo programi është shtruar iftari në të gjitha qytetet.





## SHËNOHET ÇLIRIMI I MEKËS

Me rastin e përkujtimit të çlirimit të Mekës, Departamenti i të Rinjve i Kryesisë së BIK organizoi tribunë për nder të kësaj ngjarje historike. Tribuna u mbajt në ambientin e xhamisë "M.Sherif Ahmeti" në Prishtinë. Fillimisht të pranishmëve iu drejtua Mr. Fitim Gashi, udhëheqës i këtij Departamenti me një fjalim rasti. Ndërsa ligjëratë kushtuar kësaj ngjarje para të pranishmëve mbajti Mr. Ekrem Maçedonci – profesor në M.M. "Alaudin" të Prishtinës. Ai foli për çlirimin e Mekës, dhe rëndësinë e kësaj ngjarje. Prof Maçedonci një vëmendje të posaçme në fjalën e tij ia kushtoj edhe përfitimeve dhe mësimeve të nxjerra nga kjo ngjarje historike. Në fund pas ligjëratës u kënduan ilahi të ndryshme nga kori nxënësve të kësaj xhamie. ( F.Spahiu)

## KRYESIA E BIK SHTROI IFTAR PËR PËRFAQËSUESIT E KËSHILLAVE VENDOR

Më 16 gusht me rastin e natës së 17 të Ramazanit, respektivisht në kujtim të fitores në Betejën e Bedrit, Kryesia e BIK, shtroi iftar për udhëheqësit e Këshillave të BI dhe nëpunësit e institucioneve të Bashkësisë Islame të Kosovës. Në këtë iftar qe i pranishëm edhe myfti i Kosovës, Mr. Naim Tërnava me bashkëpunëtorët, që para dhe pas iftarit bashkëbisedojë me udhëheqësit e këshillave vendor për rrjedhën e aktiviteteve të Ramazanit në terën. Myftiu iftarin tashmë tradicional e shtroi në restorantin e Medresesë së mesme "Alaudin" të Prishtinës ku qenë të pranishëm mbi 200 pjesëmarrës. Duke iu drejtuar të pranishmëve në iftar Myftiu fillimisht tha: "Të nderuar vëllezër efendilerë! Më lejon që në emër të Kryesisë së BIK, t'ju falënderoj për pjesëmarrjen tuaj në këtë iftar të përbashkët organizuar për nder të Natës se madhe të Bedrit. Të gjithë ne e dimë betejën e Bedrit, e cila njëherë e përgjithmonë ndërroi faqen e historisë në të mirë të islamit, dhe falë këtij triumfi, islami triumfoi dhe po triumfon anë e këndë botës dhe kështu do të mbetet deri në Kjamet. E lusim Allahu xh.sh. që për hatër të këtij muaji të Kuranit, këtij muaji të ibadetit, këtij muaji të adhurimeve edhe më të shumta se në muajt e tjerë, këtij muaji në të cilin është edhe Nata e Kadrit, neve të na pranoj



agjërimin, ibadet, adhurimet tona të cilat i bëjnë vetëm në shenjë respekti ndaj Krijuesit suprem - Allahut xh.sh., të Cilin e lusim për një mirëqenie të përgjithshme në familjet tona, tek besimtarët anë e këndë republikës sonë, pastaj besimtarët tanë në mërgatën tonë ku ata jetojë e veprojnë." Më tutje Myftiu kërkoj angazhim e përkushtim nga udhëheqësit e Këshillave dhe imamët që të jenë më afër besimtarëve, përse tha: "Sonte edhe njëherë ju rikujtoj të gjithëve që nga mundësitë që keni, nga potenciali që keni, nga gatishmëria që keni të gjithë të angazhoheni edhe më shumë që të jepni kontributin edhe më të madh gjatë këtij muaji të shenjët sepse është muaj i shenjët, pra muaj i cili na vjen një herë në vit, e që është dhurata më e madhe e të madhit Allahut xh.sh. që i dedikohet ymetit, pra myslimanëve anë e këndë botës. Allahu xh.sh. na mbajt në vazhdimësi nën mëshirën dhe rahmetin e tij, dhe na i pranoftë ibadetet e adhurimet. Edhe sonte ju lus të gjithëve edhe njëherë që të punoni edhe më tepër në tubimin e zeqatit dhe sadakatul- fitrit që janë fondamente kyçe për mbarëvajtjen të BIK dhe të besimtarëve brenda Republikës sonë" (R. Shkodra)

**IFTARI ME PËRFAQËSUESIT E ASOCIACIONEVE RINORE**

Departamenti i të Rinjve i Kryesisë së BIK, për nder dhe respekt të muajit të bekuar të Ramazanit shtroi iftar, në ambientin e Hotel "Victory", për përfaqësuesit e Parlamentit Studentorë të Universitetit të Prishtinës, Kryetarë, anëtarë të senatit, përfaqësuesit e këshillave të fakulteteve të UP-së, përfaqësues të kuvendit të të rinjve të Republikës së Kosovës, profesorë të Medresesë "Alaudin", pjesëtarë të njësisë speciale për intervenim të shpejt të Policisë së Kosovës, përfaqësues të ndryshëm të organizatave joqeveritare si: PS, IRKT.. etj. Fillimisht u kënduan pjesë nga Kur'ani i madhërishëm nga lexuesi i mirënjohur Hakim ef. Ilazi.Mr. Fitim Gashi, udhëheqës i Departamentit te të Rinjve(DR), tha se DR tashmë i konsoliduar me 16 degët e tij nëpër qytetet e Kosovës objektiv parësor të vetin ka konsolidimin e një shoqërie të mirëfilltë, me një rini të shëndosh në të cilën do të respektohen vlerat fetare e kombëtare, andaj për të realizuar këto synime Departamenti është i gatshëm dhe mirëpret bashkëpunimin me ju dhe me të gjitha institucionet tona. Të pranishmit me një fjalë rasti i përshëndeti edhe kryetari i Parlamentit të Studentëve të UP-së , z.Mentor Hasani. ( F.Spahiu)

**U VU GURTHEMI I XHAMISË NË LAGJEN MATI 1**

Më 1 gusht, ditën e parë të Ramazanit, në lagjen Mati 1 të Prishtinës, në një ceremoni rasti, u vu gurthemeli për xhaminë e kësaj lagjeje. Në këtë manifestim, përveç një numri të konsiderueshëm të besimtarëve të lagjes, qe i pranishëm edhe vetë Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, i shoqëruar nga Bahri Sejdiu –kryetari i KBI-së të Prishtinës, dhe të ftuar të tjerë.

Në fillim, të pranishmëve iu drejtua imami i lagjes, Fadil ef. Musliu, i cili tha se është një moment i veçantë për besimtarët e kësaj lagjeje që në ditën e parë të Ramazanit, të nisë ndërtimi i xhamisë. Myftiu Tërnava, pasi ka shprehur urimet për muajin e Ramazanit dhe ka përshëndetur të pranishmit, ka thenë: "Zoti i shpërbleftë atq që së pari e filluan si ide ndërtimin e xhamisë në këtë vend, pastaj ata që u interesuan, e në veçanti ata që e dhuruan këtë vend, në mënyrë që këtu të ndërtohet një prej shtëpive të Zotit. Kush janë ata që ndërtojnë xhami? Allahu xh.sh., në Kuranin famëlartë thotë: 'E drejta ekskluzive e ndërtimit të xhamive u takon atyre besimtarëve të cilët E besojnë Allahu xh.sh.. Ata të cilët e besojnë Ditën e fundit, këta janë besimdrejtë, këta janë ata të cilët nga imani i thellë që kanë në zemër, në shpirt për Allahun Krijues, dashurinë, respektin ndaj Muhamed Mustafasë dhe Kuranit famëlartë, ata ndajnë nga pasuria e tyre, japin për të mbajtur gjallë këtë din, i cili do të jetojë e do të jetë kështu deri në Ditën e Kiametit".. Më tutje, duke folur për sevapet që ka ai që jep - jep për xhami, Myftiu tha: "Ai i cili e ka ndarë këtë vend , në këtë rast haxhi Skenderi me vëllanë e vet, për ta një ajet tjetër i





Kuranit thotë: 'Ata të cilët ndajnë nga pasuari e tyre, (ata të cilët japin nga pasuari e tyre), në rrugën e Allahut xh.sh., është sikurse një kokërr që themi ne e grurit që hidhet në arë e nga ajo mbijnë 7 kallinj dhe çdo kallinj jep nga 100 kokrra, në këtë mënyrë Allahu xh.sh. ka ka për t'ua rikthyer e shpërblyer pasurinë atyre". Ndërsa, duke folur për nevojën që ka Prishtina për ndërtimin e një xhamie të madhe në Prishtinë, Myftiu, tha: "Ne kështu bashkë, shumë shpejt do të vëmë edhe gurthemelin e një xhamie të madhe të Prishtinës, pas së cilës do të ndërtojmë edhe Qendrën Islame, sepse ky popull ka nevojë për xhami dhe qendër islame. Prishtina, kjo duhet ditur, ka nevojë edhe për shumë xhami në lagjet që s'kanë xhami, por të gjitha kërkesat do të zgjidhen në rrugë institucionale".

Ndërtimi i xhamisë për banorët e kësaj lagjeje ka qenë nevojë e kamotshme e besimtarëve të kësaj ane, sepse ata, për kryerjen e obligimeve fetare, detyroheshin të shkonin në xhami të lagjeve të tjera. Të shtyrë nga mungesa e xhamisë, besimtarët e kësaj lagjeje janë organizuar dhe tash e disa vjet kanë marrë me qira një lokal, ku kanë kryer namazin dhe ritet e tjera fetare. Megjithëkëtë, besimtarët, të prirë nga imami Fadil ef. Musliu, u interesuan në vazhdimësi që të kërkonin mundësinë për të siguruar lokacionin ku të ndërtonin xhaminë, madje për këtë kishin bërë kërkesë në institucionet përkatëse, por nuk patën zgjidhje, e zgjidhjen për truallin e xhamisë e bënë dy vëllezërit Krasniqi (haxhi Skenderi e Ismeti), pronarë të kompanisë "Përparimi", të cilët nga parcela (toka e tyre) e tyre ndan 10 arë truall për xhami. Xhamia do të jetë një objekt madhështor, që do të shoqërohet me objekte të tjera të nevojshme. ( R.Shkodra)

## NË GJAKOVË U INAUGURUA XHAMIA E RINDËRTUAR E LAGJES QYL

Më 20 korrik 2011, me një ceremoni solemne, është bërë inaugurimi i xhamisë së rindërtuar të lagjes Qyl, ku, përveç imamëve të KBI-së të Gjakovës, xhematlinjve dhe qytetarëve të komunës së Gjakovës etj.., mori pjesë edhe Myftiu i Republikës së Kosovës, Mr.Naim ef. Tërnava, me bashkëpunëtorë, përfaqësues të shoqatës humanitare arabe 'Sheik Eid Bin Muhamed Al Thani', Kryetari i komunës së Gjakovë, dr.Pal Lekaj me bashkëpunëtorë, përfaqësues të KFOR-it Turk, pjesëtarë të Policisë, si dhe përfaqësues të partive politike e të OJQ-ve .."Nga hapësirat e kësaj xhamie do të edukohen dhe do të arsimohen brezat e rinj në vazhdimësi, dhe nga ky vend do të thirret për paqe, tolerancë, harmoni dhe bashkëjetesë në mes të të gjithë shqiptarëve" - ka thënë kryetari i KBI-së të Gjakovës, Fatmir ef. Iljazi. Kryetari i komunës së Gjakovës, Pal Lekaj, tha: "Edhe kjo shtëpi e Zotit, si edhe të gjitha ato që ngrihen me qëllime të mira, për të pasuruar shpirtin tonë, për t'u edukuar në frymë njerëzore, për t'u vetëdijesuar dhe edukuar në frymë të Zotit, janë vende të cilat ne duhet t'i ndërtojmë dhe t'i ruajmë". Nga ana tjetër, kreu i BIK-së, Myftiu Naim Ternava, tha se ndërtimi i kësaj xhamie, shtëpie të Zotit, u krijon mundësi vëllezërve dhe motrave tona ta adhurojnë Krijuesin Suprem dhe t'i kryejnë obligimet e tyre fetare. "Prandaj dhe njëherë ju uroj këtë shtëpi të Zotit dhe ju falënderoj të gjithëve për prezencën tuaj, e në veçanti kryetarin e komunës për fjalët e mira e domethënëse dhe kontributin e tij, i cili në vazhdimësi ka treguar gatishmëri në përmbushjen e të gjitha nevojave për të cilat ka pasur KBI e Gjakovës"- theksoi Myftiu. Më pastaj u bë prerja e shiritit, shoqëruar me tekbire nga xhematlinjtë. Financimi i ndërtimit të xhamisë është bërë nga shoqata humanitare arabe 'Sheik Eid Bin Muhamed Al Thani' nga Katari, donatorja Selma Muhamed el Huti, po ashtu nga Katari, si dhe nga KBI i Gjakovë. (Esat Rexha)



## LLOSHKOBARJA ME XHAMI

Më 31 korrik, me tekbire e me lexim të Kuranit, në fshatin Lloshkobare (Ferizaj) është vënë gurthemeli i xhamisë së fshatit. Në këtë manifestim rasti, përveç xhemtlinjve, kryetarit të KBI-së të Ferizajt, Fehmi ef. Mehmeti, hoxhallarë etj., merrnin pjesë edhe përfaqësues nga Kryesia e BIK-së – Dr. Fahrush Rexhepi, Isa ef. Tërshana dhe Mr.Rexhep ef. Suma. Në fjalën e rastit. Dr. Fahrush Rexhepi, duke përcjellë përshëndetjet e Myftiut Mr. Naim ef Tërnava, theksoi rolin që luan xhamia në jetën e besimtarit që nga themelimi i shtetit islam

në Medinë, kur Muhamedi a.s. unifikoi besimtarët, i vëllazëroi ata dhe i orientoi drejt lumturisë dhe barazisë: "E drejtë e përkujdesjes së xhamive të Allahut është vetëm e atij që i ka besuar Allahut dhe Ditës së Fundit, e që e fal namazin, jep zeqatin e nuk i frikësohet askujt përveç Allahut. Të tillët do të jenë të udhëzuarit (në rrugën e drejtë)". (Et-tevbe,18), për të shtuar se xhamia ishte institucioni i parë shoqëror në historinë islame, që u ka shërbyer të gjithë myslimanëve dhe nga ky fakt bëhet shumë i kuptueshëm roli i saj i shumëfishtë. "Sot roli dhe funksioni i xhamisë kryesisht ka të bëjë me faljen e namazit dhe marrjen e njohurive themelore nga gjeneratat e reja", ka vënë në dukje Rexhepi, duke u lutur që të mund të falen dhe do të organizohet jeta fetare". Ndërkaq, kryetari i KBI-së të Ferizajt, Fehmi ef. Mehmeti, lavdëroi angazhimin dhe këmbëngulësinë e fshatarëve që të kenë një xhami, edhe pse për këtë xhami ka pasur bisedime të gjata derisa çështje erdhi në këtë pikë. "Ndërtimi i xhamive është prej veprave bamirëse, për të cilat njeriu shpërblehet, e edhe ju pa dyshim se do të shpërbleheni – theksoi ai. Gjithashtu ai kërkoi që në të ardhmen të mbushet xhamia me xhemat, sepse hijeshia e xhamisë është vetë xhemati. Përfaqësuesi i fshatit, Haki Mehmeti, theksoi se me këtë iniciativë nuk po përmbyllim vetëm një obligimin fetar ndaj Allahut, por por çojmë në vend amanetin e gjyshërve dhe stërgjyshërve tanë, të cilët vdiqën me merak që të kishin një xhami në këtë fshat. Duanë e këtij gurthemeli e bëri kryeimami i KBI-së të Ferizajt, Sylejman ef. Roshaj. (R.Suma)



**EDHE KËTË VERË U ORGANIZUA KURSI INTENSIV**

Në vazhdën e aktiviteteve të veta edukativo-fetare, xhamia qendrore e Shtimes, edhe këtë verë organizoi kursin veror prej datës 2 deri më 18 korrik. Interesimi i nxënësëve për regjistrim në këtë kurs ishte jashtëzakonisht i madh, mirëpo, për shkak të mungesës së hapësirës së mjaftueshme, u detyruam të kufizonim numrin e vijuesve, kështu që në këtë kurs mësimet i vijuan 180 nxënës. Ky kurs u organizua në tri nivele: niveli i parë për fillestarë, niveli i dytë për ata që e kanë kryer të parin, dhe i treti më i avancuar. Në këtë kurs intensiv, për dy javë rresht nga tri orë mësimi në ditë ( ora 30 minuta ), nxënësit morën njohuri nga lëndët: Akaid, Fikh dhe Edukatë Islame. Në fund të kursit nxënësit iu shtruan testimit mbi njohuritë e arritura, dhe dëshmuan sukses shumë të mirë, mbi 70% të vijuesve testin e kishin plotësuar me sukses mbimesatar. Në fund u organizua një piknik-shëti në Prevallë.Falënderojmë donatorët duke E lutur Krijuesin e Gjithëmëshirshëm që t'i shpërblejë me Xhenetul Firdevs. Në këtë kurs ligjëruan:Isa Tërshani, imam i xhamisë - Fikh, Mustafë Jakupi -Edukatë Islame, Zenel Hajdini - Akid, Ismet Hoxha , imam në Budakovë - Akid, Arton Bajrami, student në Medinë - Edukatë Islame dhe Vezir Ademaj - Fikh (Isa Tërshani)

**HATME NË SIBOFC**



Më 29.07.2011 në xhamin e fshatit Sibofcë (Podujevë),11 nxënës që vijuan mësim besimin në këtë xhami tek imami Beqir ef Nuredini, bënë hatme.

Këtë manifestim e begatoi edhe mysafirët nga Kryesia e BIK, Sabri ef. Bajgora, kryeimam i Kosovës, mr. Ekrem ef Simnica, përgjegjës i sektorit të diasporës.Dhe pasiqë ishte edhe e xhuma hytben e mbajti kryeimami Sabri Bajgora. Kryeimami BIK, Sabri ef. Bajgora, duke përgëzuar këtë të rinj për këtë arritje tha se "i përgëzoj këta të rinj, të cilët me përkushtim të madh kanë ndjekur mësimet në xhami dhe sot po kurorizojnë me bërjen e duasë së hatmes. Ndërsa imamin e nderuar Beqir Nuredini, në emër të kryesisë së BIK, e përgëzoj për këtë punë aq madhore, sepse të edukosh, e t'ia mësosh dikujt një fjalë nga kur'ani padyshim se është vepër e madhe dhe shpërblehet nga Allahu xh.sh.. Muhamedi a.s. thotë:"Më i miri prej jush është ai që e mëson kur'anin dhe ua mëson atë të tjerëve". Duan e hatmës e bëri Xhevat ef. Maçastena. Nxënësit që bënë hatme janë :Anita Gërguri, Arta Feta, Arlind Musa, Astrit Gerguri, Flearta Osmani, Kushtrim Bllaca, Mersime Gërguri, Qendrim Musa ,Valmire Zeneli, Xheneta Zymeri dhe Ylli Osmani. (Eset Qerimi)

**DUA HATMEJE NË XHAMINË E BARDHOSHIT**

Më 3 gusht 201, Xhamia e Bardhoshit ishte me xhematlinj, të cilët kishin ardhur për ta falur

namazin e drekës dhe njëkohësisht për të marrë pjesë ne programin që kishte organizuar imami i kësaj xhamie, si një rezultat i mësim-besimit. Në këtë manifestim ishin të pranishëm: anëtari i Kryesisë së BIK- Mr. Ekrem Simnica, Kryeimami i KBI-së të Prishtinës - Burhan ef. Hashani, sekretari i KBI-së të Prishtinës - Mr.Adnan Bërbatofci, Prof. Mustafë Havolli dhe hoxhollarë të tjerë. Imami Sead Llumnica, pasi falënderoi Zotin xh.sh., përshëndeti xhematin dhe mysafirët nga BI, për të cilët shprehi mirënjohje të madhe. Programin e hapi nxënësi Ejmen Mehmeti, me leximin e sures Fatiha, pastaj nga një fjalë rasti imami u dha me respekt të veçantë Mr.Ekrem Simnicës dhe Burhan ef. Hashanit, kurse ligjëratën për vlerën e Agjërimit e mbajti Mustafë ef.Havolli. Nxënësat që bënë hatme:H.Ismail Durmishi,muezini Ibrahim Zeka,Raif Gërbeshi,Nderim Shala,Erdonit Retkoceri,Gani Retkoceri,Indrit Rrustemi,Enes Zeqiri,Gramos Pllana,Fuad Durmishi dhe Shqiptar Ibishi. Mr.Ekrem Simnica të gjithë kandidatëve që kishin mbaruar hatmen, u dha certifikata dhe nga një Kuran, ndërsa duanë e Hatmes e bëri Mr.Adnan Bërbatofci.E lusim Zotin xh.sh. që njerëzit të vedijësohen dhe ta kuptojnë rëndësinë e mësim- besimit islam, dhe njëhkohësisht lutjet tona shkojnë edhe për të gjithë imamët që punojnë në këtë drejtim. (Sead Llumnica)

## BEKIM HASANI, DOKTORI I PARË NË BRUNEI DARUSSALAM

Bekim Hasani, i lindur më datën 16/08/1982 në fshatin Shtruhere (Shtitaricë) të Vushtrrisë, shkollën fillore e kreu në vendlindje, ndërsa shkollimin e mesëm në medresenë "Alauddin" të Prishtinës, ku në vitin 2001 diplomoi me sukses të shkëlqyeshëm. Pas shkollimit të mesëm, qe i vendosur t'i vazhdonte studimet më tutje jasht vendit, dhe po atë vit, me ndihmën e Allahut xh.sh., u pranua në Universitetin e Bruneit, gjegjësisht në Fakultetin e Studimeve Islame, drejtimi i Sheriatit. Para se t'i fillonte studimet islame, po në këtë fakultet ndoqi një kurs intensiv për mësimin e gjuhës arabe për disa muaj rresht dhe pastaj filloi studimet në fakultet, të cilat i përfundoi në vitin 2006, kur diplomoi me sukses. I entuziazmuar për t'i vazhduar studimet edhe më tutje, madje pa bërë asnjë pauzë, vendosi t'i vazhdonte studimet pasuniversitare, dhe, falë ndihmës



së Allahut xh.sh., i kreu studimet që zgjatën 1 vit e gjysmën, për të magjistruar me temën: "Legjislacioni Penal në Sheriatin Islam, studim krahasues me Legjislacionin Penal të Kosovës dhe Kanunin e Lekë Dukagjinit".Sukses pas suksesi, i vendosur me një vizion të qartë që studimet e tij t'i çonte deri në fund, në vitin 2008 u pranua për doktoraturë ne Universitetin Islam 'Sharif Ali' po ashtu të Bruneit. Studimet e doktoraturës zgjaten plot tre vjet, ndërsa tema e punimit të tij titullohej: "Të Drejtat e Njeriut në Islam dhe në Deklaratën Universale për të Drejtat e Njeriut, studim krahasues me të Drejtat e Njeriut në Islam". Pasi mbaroi m e sukses punimin e seminarit të doktoraturës dhe kontrollimin e tij nga kontrollues vendorë dhe të jashtëm, në mënyrë procedurale dhe zyrtare iu shtrua debatit për mbrojtjen e temës së doktoraturës. Kështu, më datën 18.07.201,1 në lokalet e Universitetit Islam "Sultan Sharif Ali" në Brunei Darussalam, Bekim Hasani mbrojti temën e doktoraturës përpara komisionit, i cili përbëhej nga 9 anëtarë:Dr. Haji Mohammed Hussain bin pehin Haji Ahmad (Dekan i f. të Usuluddinit,Kryetari i Jurisë;Antarët e Jurisë: Assoc. Prof Dr. Abdul Mohaimin bin Noordin Ayus (Dekan i f. të Sheriatit dhe Juridikut),Haji Ahmad Abdussalam (Drejtor i qendrës për studime pos-diplomike), Haji Tarip bin Mat Yassin Haji MD Samari bin Haji Md Noh . Assoc Prof.Dr. Farid Mostafa Ibrahim (Mentor) Prof Datuk Dr. Abdul Monir Yaocub (Kontrollues i jashtëm) Dr. Sadeq Shaif Noman (Kontrollues i brendshëm) Dr. Abdurrahman Haqqi në vend të Kontrolluesit të jashtëm Prof. Dr. Amany Lubis). Pas mbrojtjes që zgjati për më shumë se dy orë e gjysmë, më në fund u mor vendimi që kandidatit Bekim Hasani t'i jepej titulli i Doktorit në Politikë Islame, respektivisht në të Drejtat e Njeriut në Islam. (Islam Hasani)

## FILMI "MESAZHI", ËSHTË DUBLUAR NË GJUHËN SHQIPE

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës me qëllim që besimtarëve shqiptarë t'u ofrojë vlera artistike nga fusha e artit kinematografik, ka dubluar në gjuhën shqipe filmin e njohur kushtuar Misionit të Muhamedit a.s., "Mesazhi" i cili ka qenë i përkthyer në gjuhën shqipe me titra.Filmi "Mesazhi", edhe pse për besimtarët tanë është i njohur, ngase është shfaqur në TV tona anë e kënd trojeve shqiptare që pas rënies së komunizmit, si në TVSH, RTK e televizion të tjera.Për dublimin e filmit në gjuhën shqipe janë angazhuar 36 aktorë më të njohur nga Kosova dhe Shqipëria. Ndërsa për realizimin sa më të mirë dhe më cilësor kanë qenë të angazhuar 50 njohës të botës televizive. Dublimi i filmit është bërë nën kujdesin e një komisioni të veçantë të Kryesisë së BIK, ndërsa realizmin e kanë bërë Kompania filmike Audio - Vizuale, Olive Entertainment dhe Kompania filmike Audio Vizuale AA - Tiranë. Filmi i dubluar në shqip ë shtë shfaqur në TV tona.





## EKSPOZITË E VEPRAVE ARTISTIKE ISLAMIKE NË BIBLIOTEKËN KOMBËTARE TË FRANCËS

"Zbukurime me ar në territoret islame" përmbledh në vete veprat arabe, persiane dhe turke, të zbukuruara me ar, është një ekspozitë që vijon të jetë e hapur në Bibliotekën Kombëtare të Francës. Në këtë ekspozitë e cila është hapur ditë më parë dhe do të jetë e hapur deri në muajin tetor, ekspozohen rreth 90 vepra artistike-islamike në gjuhët arabe, perse dhe turke, të zbukuruara me ar. Përgjegjësit e Bibliotekës Kombëtare të Francës, duke vërejtur pritjen në nivel të madh nga ana e qytetarëve francez të ekspozitës së këtillë mbajtur vitin e kaluar, që ishte hapur nga Instituti për Botën Arabe në Parisë, kanë vendosur që edhe një herë t'i ftojnë qytetarët e interesuar për veprat artistike islame të pashembullta, dhe për këtë arsye kanë hapur këtë ekspozitë. Sipas këtij raporti, në këtë ekspozitë është ekspozuar edhe një manuskript i veprës madhështore "Shahname" të Ferdosit.

## LANCOHET KANALI SATELITOR I SISTEMIT BANKAR ISLAMIK

Kanali i parë satelitor për sistemin bankar islamik, në tri gjuhë me emrin "Inajetu", ka filluar transmetimin në prag të muajit të madhërishëm të Ramazanit. Zyrtarët e Arabisë Saudite dhe të Jordanisë kohët e fundit në Rijad të Arabisë Saudite kanë nënshkruar një marrëveshje për të lancuar këtë kanal satelitor dhe kanë deklaruar: Ky kanal satelitor do të veprojë si kanali i parë satelitor më profesional në botë për sferën e sistemit islamik të bankave në tri gjuhë, në gjuhën arabe, angleze dhe malaje. Kompania Financiare Islamike "Inajetu" nga Arabia Saudite dhe Kompania për Zhvillim Tregtar dhe Shërbimeve të Marketingut "Es-Selem" nga Jordania, bashkëpunojnë me njëra-tjetrën për të lancuar këtë kanal satelitor. Aa'ud Ed-Dervish, kryetar i bordit drejtues të Grupit të Kompanive të Qendrës Arsimore dhe Hulumtuese për Aktivitete Financiare Islamike "Inajetu" të Arabisë Saudite, në lidhje me këtë, ka thënë: ËPërgjegjësit e këtij kanali satelitor do të mundohen të transmetojnë programet e tyre në një nivel të ngjashëm me kanalet e tjera satelitore të zhvilluara dhe të njohura në botë". Sa'ud Ed-Dervish në vazhdim ka shtuar: "Programet e këtij kanali do të kenë qasje për kontinentet e Azisë, Europës dhe Afrikës, në mënyrë që të gjithë të interesuarit për sistemin bankar islamik të përfitojnë nga aktivitetet më të reja botërore në këtë fushë..

## OKSFORDI MBAN KONFERENCË PËR QYTETËRIMIN ISLAM

Konferenca zhvillohet në 9 shtylla kryesore: konceptet, burimet, jeta politike dhe juridike, sistemi financiar dhe ekonomik, përhapja e shkencës dhe teknologjisë, pjesëmarrja e myslimanëve në shkencat shoqërore, pjesa e rolit të myslimanëve në shkenca, dimensionet shoqërore dhe marrëdhëniet e qytetërimit islam dhe perëndimor. Në diskursin e "Koncepteve" do të trajtohen temat si "koncepti i qytetërimit", "koncepti i qytetërimit islam" dhe "koncepti i kulturës". Në diskursin e "burimeve", trajtohen temat "Kur'ani dhe Syneti", "struktura e besimit islame", "burimet", "esenca e Sheriatit dhe etikës në Islam" dhe "gjuha arabe". Në diskursin e "jetës politike dhe juridike" trajtohen temat "sistemet qeverisëse dhe shtetërore", "formimi i gjykatave në sistemet juridike në shekullin e parë islam", "esenca dhe filozofia e luftës dhe e paqes". Në diskursin "sistemi financiar dhe ekonomik" trajtohen tema si "vakëfet", "esenca dhe shtyllat e sistemit bankar islamik", "sistemi bankar islamik në botën moderne", "tregtia islame" dhe "të arriturat islame për ekonominë globale".Shqyrtimi dhe analiza e pjesëmarrjes të myslimanëve në shkencat shoqërore, siç janë "letërsia", "filozofia", "studimet krahasimtare të feve", "drejtësia", "gjeografia", "historia dhe arti", si dhe pjesa e rolit të myslimanëve në shkencat, siç janë matematika, astronomia, mjekësia, kimia, fizika dhe biologjia - janë prej temave të tjera të kësaj konference. Në diskursin "dimensionet shoqërore" gjithashtu trajtohen "klasat shoqërore në Islam", "minoritetet në shtetet islamike", "çështje në lidhje me gjininë", "pozita e familjes në Islam si një institucion", "çështjet e të rinjve dhe përkujdesja ndaj të moshuarve e ndaj personave me të meta fizike". Dhe në diskursin "marrëdhëniet e qytetërimeve islame dhe perëndimore" - "traditat historike të qytetërimeve dhe parametrat e dialogut në mes qytetërimeve".



## KARAKTERISTIKAT E DISKURSIT ISLAMIK BASHKËKOHOR

Unioni Botëror i Ulemave Myslimanë zhvillon kongresin kombëtar në temën "Analizë e karakteristikave të diskursit islamik bashkëkohor" në fund të këtij muaji në kryeqytetin e Egjiptit, Kajro.Fat'hi Abu Al-Vered, drejtor i Zyrës rajonale të Unionit Botëror të Ulemave Myslimanë në Kajro, në lidhje me këtë ka thënë: "Ky kongres është aktiviteti i parë i Unionit Botëror të Ulemave Myslimanë pas hapjes së Zyrës rajonale të këtij unioni në Kajro". Ai ka shtuar: "Në këtë kongres do të marrin pjesë Shejhu i Ez'herit, Ahmed Et-Tajjib, si dhe përfaqësues të të gjitha subjekteve dhe parive islamike të Egjiptit", për të sqaruar në vazhdim: "Qëllimi i zhvillimit të këtij kongresi është ofrimi i një alternative paralele dhe të përbashkët rreth natyrës dhe frymës të diskursit islamik bashkëkohor, prandaj ky kongres është iniciativa e parë konkrete për afrimin e lëvizjeve dhe subjekteve islamike të Egjiptit pas revolucionit të 25 janarit në këtë vend". Ai shpreson që në fund të këtij kongresi, përfaqësuesit e të gjitha grupacioneve dhe subjekteve do të hartojnë një dokument, i cili të përmbajë bazat dhe parimet themelore për arritjen e një pajtimi në mes parive politike dhe lëvizjeve të tjera të Egjiptit rreth diskursit islamik.

## GJERMANIA, NIKOQIRE E KONFERENCËS NDËRKOMBËTARE "SHKENCA DHE ARSIMI NË ISLAM..."

"Shkenca dhe Arsimi në Islam: bazat historike, ndikimi i tanishëm" është titulli i konferencës ndërkombëtare, e cila do t'i zhvillojë punimet prej 1 deri më 5 tetor të këtij viti në qytetin Guetingen të Gjermanisë. Kjo konferencë ndërkombëtare zhvillohet me kontributin e profesor Sebastian Ganter-it, drejtor i Institutit të Hulumtimeve Islamike dhe Arabe të .Universitetit Gutingen të Gjermanisë, dhe profesor Ali Shaban, dekan i Fakultetit për Përkthime dhe Gjuhë të Huaja të universitetit të Ez'herit. Në këtë konferencë do të marrin pjesë më shumë se njëqind ekspertë dhe shkencëtarë nga Evropa, Amerika Veriore dhe nga Lindja e Mesme si dhe do të jenë të pranishëm edhe një numër i madh i studentëve dhe të diplomuarave universitarë nga vende të ndryshme të botës, së bashku me një numër të konsiderueshëm personalitetesh të dalluara. Në këtë konferencë pesëditore, do të diskutohen dhe trajtohen temat, si "Ndikimi i Kur'anit fisik mbi arsimin islam", "Sunetet e të dërguarve të Zotit në sferën e arsimit dhe edukimit", "Të menduarit e vjetër iranian e arab dhe arsimi islamik", "Ndikimi i artit islamik në arsimin dhe edukimin, "Roli i femrave në arsim dhe edukim", "Marrëdhëniet në mes myslimanëve dhe jomyslimanëve në fushën e arsimit gjatë periudhave historike" dhe "Karakteristikat e arsimit në mes pakicave myslimane". Gjithashtu "Parim morale në mësimin fondament të Islamit', "Karakteristikat rajonale të arsimit në Islam", "Ndikimi i arsimit islam mbi shoqëritë bashkëkohore", "Fondet financiare të sistemit të arsimit dhe edukimit islam", "Racionalizmi i myslimanëve nga pikëpamja e politikës dhe identiteti i myslimanëve" – do të jenë prej temave të tjera, të cilat do të diskutohen dhe analizohen gjatë kësaj konference

## ÇMIMI "ZHAN POL II PËR PAQE" I DHUROHET NJË MYSLIMANEJE NGA SENEGALI

Ceremonia e dhënies së çmimit për paqe "Zhan Pol II" për këtë zonjë myslimane 56-vjeçare është zhvilluar në praninë e zyrtarëve të Kishës së Dakarit, në praninë e profesorëve të universiteteve të ndryshme të Senegalit dhe përfaqësuesve të organizatave islamike dhe krishtere. Përfaqësuesi i Vatikanit në Senegal, në këtë ceremoni, gjatë një fjalimit, duke falënderuar kontributin e kësaj zonje myslimane për ngritjen e kulturës të paqes dhe dialogut, ka thënë: "Penda Embu ka dhënë një mund shumë të madh për ngritjen e nivelit kulturor dhe fetar të shoqërisë; ajo është një zonjë myslimane, e cila jep kontribut të madh për ruajtjen e vlerave fetare dhe tradicionale të Senegalit dhe në këtë drejtim nuk mjaftohet vetëm me dhënien e teorive". Ky zyrtar i krishterë, në vazhdim



ka sqaruar: "Kjo historiane e shtrenjtë ka shpenzuar të gjithë jetën e saj për të ndërtuar një shoqëri të moderuar, të lirë e ideale dhe pikërisht ekzistimi i personaliteteve të këtilla ka bërë që besimtarët e feve të ndryshme në Senegal të jetojnë përskaj njëri-tjetrit në paqe dhe liri e respektim". Në pjesën tjetër të kësaj ceremonie, një numër i zyrtarëve myslimanë dhe profesorëve universitarë kanë folur në lidhje me rolin e kësaj historianeje myslimane në krijimin e kushteve dhe rrethanave të përshtatshme për arritjen e progresit të duhur në shoqërinë e Senegalit. Iniciativa për dhënien e çmimit "Zhan Pol II për paqe" është marrë nga Kisha e Dakarit me pjesëmarrjen e përfaqësuesit të Vatikanit në Senegal si dhe të një numri organizatash të krishtera të Afrikës, ndërsa çmimi u dha për herë të parë dhe iu dha një zonje myslimane.

| AUTOR: AGIM GASHI | KËNGËTARI PEJAN, KRASNIQI | LUTJA NË FUND TË USHQIMIT | SHAMIA, NAPA, RUBA | SINTEZA (KUND.) | EMËR I HUAJ FEMRE | KALI I SHALËS | E MIRË MATERIALE | INDUKSIONI | AI QË E DREJTON XHEMATIN | I.G.J. | INAT | SHESHI, MEJDANI | AI QË NGARKOHET PËR NJË MISION | TËRËSI IMAMËSH |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| MUAJI I KUR'ANIT | | | | | | | | | MEDRESEJA E MULLA IDRIZ GJILANIT | | | | | |
| POROSIA QË DUHET BËRË | | | | | | | | NJË NGA FORMAT E ADHURIMIT / ... FARA | | | | | | |
| APROVIMET, PRANIMET | | | | | | | | | | LLOJ LULEJE / IMJA (FR.) | | | | |
| BOTIME TË PËRVJETSHME | | | | | | MËNJANIM / ZANORE | | | | | | | | |
| LLOJ VESHJE GRASH | | | | | SHKENCA MBI MORALIN | | | | | | TRI ZANORE / E EPSHME | | | |
| AUSTRIA | | ABDULLAH ZENELI / LIBRI I PARË NË SHKOLLË | | | | | | | | ENERGJIA | | NAIM TËRNAVA / GEZIMI I AGJËRIMIT | | |
| NATRIUMI | | | ANGSTREMI / DUNJAJA | | | | | | | SËMUNDJE NGJITËSE | | | | I FISHKUR |
| | BAZAT E ARSIMIT TEKNIK / NAMAZ RAMAZANI | | | | | | | | | AFËRSI | | | | |
| PJESË E NJË APARATI ELEKTRONIK | | | | FITIMET E SËRISHME | | | | | | S.T. | | | 5 ROMAK / MIRËBERËSIA | |
| HAPËSIRË QIELLORE | | | | | | | | | | KODRA | | | | |
| KUJTESA KOMPJU-TERIKE | | | | | | | | | | PERSI | | | | |
| KËNGËTARI, VLADI | | | | | | | | | | SHKENCË EKZAKTE | | | | |
| VEZË | | | INDUKSIONI / ERA E KËNDSHME | | EMËR MASHKULLI ILIR | PJESA E NJË NDËRTESE | INSTITUTE OF TRANSPORT ENGINEERSS | SË BASHKU | NUMËR RENDOR | ENERGJIA / TEMPI | | IBRAHIM TATLISES / TOPTHI I BRUMIT | | |
| INDIA | | SULMIMET / TRADITË, ZAKON | | | | | | | | | INDEFANSIVE RIGHS OF USE / ARMË E VJ. JAPONEZE | | | |
| GRUPET E NDARA TË BESIMIT ISLAM | | | | | | | | | | PJESË E LIGJËRATËS / NORTH RICHLAND HILLS | | | | |
| | LLOJ PERIMEJE / J.SH. | | | | | | | NERGUT / S.LL. | | | | | | MUHAMED ALI |
| SHTET ISLAM | | | | | | | TË MBLEDHUR, STRUKJE / AMPERI | | | | | | | |
| TRUPI | | | | | | EMRI I KRIJUESIT TË GJITHËSISË | | | | | UNIVERSITY OF ALASKA ANCHORAGE | | | |



Trsmeton As'ed ibn Eves el-Ensari nga i ati i tij se Muhamedi a.s. ka thënë:

"Ne ditën e Bajramit , engjijt dalin para dyerve dhe thërrasin: 'O muslimanë! Shpejtoni te Zoti Fisnik, i cili ju siguron me begati dhe ju shpërblen me të mira. Ishit të urdhëruar të faleni (luteni) natën, u falet; ishit të urdhëruar te agjeronit ditën, agjeruat dhe iu nënshtruat Zotit tuaj, pra merrni shpërblimet tuaja!' Gjatë faljes një thirres thërret: 'Zoti juaj iu fali dhe kthehuni drejt ne vendbanimet tuaja sepse kjo është dita e shperblimit."

(Tabreaniu trasmeton ne vepren e tij El-Kebir trasmetimin e Xhabir El-Xhu'fit.
Këtë e trasmetojne edhe Bejhekiu me ibn Hibanin.)

DITURIA ISLAME

# HAXHI 2011

Njoftojmë besimtarët se Kryesia e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës
edhe këtë vit si tradicionalisht organizon shkuarjen në Haxh.
Të interesuarit për haxh mund të paraqiten nëpër këshillat vendorë.

**ARANZHMANI PËR KËTË VIT ËSHTË 2950 EURO,
VETËM ME AEROPLAN.**

Në aranzhman përfshihen ushqimi, kurbani, ihrami, shërbimet mjekësore,
transportin vajtje ardhje dhe nëpër vende të shenjta.

Informatat të tjera lidhur haxhin 2011 mund të merren çdo ditë në shërbimin përkatës
të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës në telefonat

038/ 224-001 / 038/ 224-022 / 038/ 224-024

Ose në zyrat rajonale të këshillave vendorë
të Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës

